IHSANOGLU I PËRGJIGJET LETRËS SË MYFTIUT TËRNAVA

# DITURIA ISLAME

NUMER 242 | VITI 25 | SHTATOR 2010 | SHEVAL 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## PËR KUR'ANIN ME KUR'ANIN!

## KRYEMINISTRI THAÇI VIZITON MYFTIUN TËRNAVA

## EDHE NJË HERË RRETH SHAMISË, LAICITETIT DHE HIPOKRIZISË

## PERANDORIA OSMANE DHE SHQIPTARËT



www.dituriaislame.net






## BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS
## Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjakovë
*dhe*
## İSTANBUL ULUSLARARASI YARDIM VE KÜLTÜR DERNEĞI
## SHOQATA NDËRKOMBËTARE HUMANITARE DHE KULTURORE E STAMBOLLIT

# Konkurs

Për regjistrimin e kandidatëve për HAFIZ (mësimin e Kur'anit përmendësh)
në Institutin e Hifzit, Medreseja e Madhe në Gjakovë,
Për kryerjen e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë (shkollë e mesme)
ose në Prizren me korrespodencë,

Përparsitë e institutit janë se:
Në Institut mësohet Kur'ani përmendësh
Plan programi i Medresesë "Alauddin",
Shkollimi zgjatë katër vjet dhe është falas.

Gjatë këtyre katër viteve Mësohet Kur'ani përmendësh dhe në fund nxënësi merë diplomë për "Hafiz". Paralelisht me këtë, secili nxënës diplomon në Medresenë "ALAUDDIN", duke dhënë provimet me korrespondencë në Prishtinë ose në Prizren. Diploma njihet dhe pranohet në të gjitha qendrat universitare të botës. Të gjithë ata nxenësa që bëhen hafiza,si shpërblim kanë:
1. Vizita e vendeve të Shenjta Mekke&Medine
2. Vizita në Turqi dhe vendet rajonale
3. Regjistrimi në Fakultetet e Turqisë dhe
4. Trajnime të ndryshme në Turqi.

Deri më tani janë bërë 12-të hafiza që kanë diplomuar, dhe se 6 nga ta u dërguan në Umre gratis dhe të tjerët në Turqi.

Instituti ynë në bashkëpunim me Shoqatën I.I.A.R.C -"ISTANBUL", siguron:

Banim falas, ushqim dhe literaturën shkollore në Medrese. Po ashtu ky institut bashkëpunon edhe me myftininë e Gjakovës për trajnimin e nxënësve në xhamia.

APLIKIMI
Kushtet e aplikimit për kandidatin:
1. Të jetë në klasën 5-10.
2. Të jetë në moshën 10-17 vjeç.
Shënim:
Kandidati i cili deshiron që të mësoj vetem Kur'anin, shkollimin mund ta vazhdon po ashtu në njërën nga shkollat shtetërore në Gjakovë.

Dokumentacioni :
1. Dëftesa e shkollës fillore,
2. Certifikata e lindjes,
3. Certifikata e mjekut,
4. Deklarata e prindit apo kujdestarit
5. Leje nga KBI e qytetit ku gjendet

Kërkesa së bashku me dokumentacionin e duhur duhet të dorëzohen në Medresenë e Madhe ne Gjakovë, Rr. Tahir Efendia Nr. 41 në lagjen e Hadumit.

Afati për dorëzimin e dokumentacionit është prej datës 15 Korrik deri më 25 Shtatorë 2010. (Perparësi do të ken ata të cilët kanë sukses të lartë, pastaj sipas renditjes së aplikimit)

Për informacionet më të hollësishme mund të kontaktoni në; 0390/327 106 / 044 684 363. Zyra e KBI-së Gjakovë. 0390/ 321 590 - email: hafizat@live.com

















*Sekretari i përgjithshëm i Konferencës Islamike (OKI), dr. Ekmeludin Ihsanoglu, i përgjigjet letrës së Myftiut Tërnava që i pati dërguar pas vendimit këshillëdhënës të GJND-së. Në letrën e z. Ihsanoglu për Myftiun Tërnava, thuhet:*






DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



**"O POPULLI IM, NDIQNI TË DËRGUARIT!" NDIQNI ATA QË NUK KËRKOJNË PREJ JUSH KURRFARË SHPËRBLIMI E QË JANË NË RRUGË TË DREJTË!**
**(JASIN: 21)**



# KULTURA E ARMËVE

*Kultura e armëve apo "Gun Culture" është një çështje që po debatohet gjatë nga njerëzit dhe ekspertët në debatet politike dhe mediale. Por, këto debate dhe debutuesit në përgjithësi ndahen në ata që rekomandojnë ruajtjen e së drejtës për armëmbajtje, dhe ata që e kundërshtojnë këtë e kërkojnë më shumë kontroll rreth armëve. Në Shtetet e Bashkuara, termi përdoret për t'i identifikuar mbrojtësit për armëmbajtje, të cilët janë legjitimë e pronarë legalë të tyre dhe përdorues të tyre për vetëmbrojtje, përdorime sportive (gjueti) dhe përdorime rekreative gjuajtja në target. Përkundrazi, në Britani dhe Australi përdoret ndryshe ky termi, që i referohet një përdorimi në rritje dhe posedimit të armëve nga kriminelët. Kjo frazë për herë të parë është përdorur më 1970 nga historiani i njohur Richard Hofstader, i cili frazën kultura e armëve e ka përshkruar si afeksion të zgjatur të amerikanëve për armë, duke përqafuar dhe festuar lidhjen e armëve dhe trashëgimisë amerikane. Për sa i përket gjendjes në rrafshin vendor, në Republikën e Kosovës konstatojmë që kjo kulturë ose përdorimi i armëve të zjarrit dita ditës po bëhet rrezikë permanent i qytetarëve tanë e sidomos në ahengjet familjare këtu, në disa raste po përfundon tragjikisht. Në Kosovë, për sa i përket shkrepjes së armëve, sidomos gjatë tubimeve e gazmendeve, si dasma, ahengje etj., përbën një kërcënim të përhershëm dhe gjithnjë e më shumë të rrezikshëm për shoqërinë tonë. Lidhur me krismat që shkrepen nëpër dasma dhe ahengje të ndryshme familjare, që nga paslufta tek ne në Kosovë vetëm sa është rritur, dhe në këtë mënyrë në shumë raste kanë përfunduar në mënyrë tragjike dhe kanë marrë jetë të shumë njerëzve, kështu që, nga pakujdesia gjatë përdorimit të armëve dhe nga plumbat e ashtuquajtur 'qorr' apo të pakontrolluar, gëzimin shpesh e kanë kthyer në një tragjedi.*

*Një fat të tillë në kohë të fundit pati edhe një dyvjeçar nga Mitrovica, i cili u plagos nga të shtëna armësh në një aheng në të njëjtin qytet, nga një plumb 'qorr', derisa ishte duke ecur me prindërit e tij. Policia ka marrë aksion për ndalimin e të shtënave dhe arrestimin e personave, të cilët mbajnë armë zjarri ilegalisht. Vetëm në javën e parë të muajit gusht, autoritetet blu të Kosovës kanë intervenuar në 51 raste të gjuajtjeve me armë zjarri, dhe kanë konfiskuar 42 armë zjarri të llojeve të ndryshme, përfshirë edhe 287 fishekë kalibrash të ndryshëm, si dhe ka arrestuar 29 persona. Policia është e vendosur në luftimin e kësaj dukurie, duke iu bashkuar apeleve të ndryshme për parandalimin e saj, njëri nga të cilët është "Festoni me zemër, jo me armë". Edhe pse Policia apelon vazhdimisht tek qytetarët që t'u shmangen veprimeve të tilla për arsye të sigurisë së tyre, sigurisë së të tjerëve si dhe për vetveten e tyre që gëzimet, ndenjjet, ahengjet dhe dasmat e tyre të përfundojnë ashtu siç dëshirojnë ata, për fat të keq kjo kulturë e gjuajtjes me armë nuk ndalon. As strukturat shtetërore nuk janë dorëzuar dhe për veprimin në kundërshtim me dispozitat e këtij neni, është paraparë gjoba prej 130 eurosh për pasagjerin si dhe 130 eurosh për shoferin e automjetit. Kjo dukuri e shëmtuar, kur tjetrit i rrezikohet jeta në çdo kohë prej plumbave 'qorr', vërtet është e pakuptimtë dhe thjesht habitem dhe pyes vetveten, a thua, vallë, çfarë kënaqësie ndiejnë ata që shtien me armë me aq epsh. Kanë probleme për të shprehur ndryshe harenë, apo, thjesht, duan të shihen si "të fortë" në lagje. Edhe më shqetësues është fakti se asnjë prej partive tona as që përmend ndonjëherë këtë dukuri, mbase për shkak se po merren me " çështje madhore" të shqiptarëve. Ajo që të gjithë ne e dëshirojmë, është që nëpër këto gazmende familjare të festohet me dinjitet e respekt, pa e dëmtuar askend ashtu siç na ka hije si popull dhe myslimanë.*

*Mr. Rexhep Suma*



FETARE

NËSE E SHFUQIZOJMË NJË AJET (NGA KUR'ANI), OSE NËSE E LËMË TË HARROHET, (NE) JAPIM MË TË DOBISHËM SE AI, APO TË NGJASHËM ME TË. A NUK E DI SE ALLAHU ËSHTË I PLOTFUQISHËM?
(EL BEKARE, 106)

Dr. Ismail Bardhi

# Ramazani – kohë për rimendimin e vlerave

Shumë shpesh, në fjalorin tonë të përditshëm dëgjojmë fjalën se kohët kanë ndryshuar, nuk është më ajo kohë që ka qenë... Por, në ç'mënyrë duhet kuptuar ky problem? A është Fjala e Zotit e mjaftueshme për t'iu përgjigjur këtyre pyetjeve? Ç'po ndodh me vlerat? A janë ato të ndryshueshme apo të përhershme? A janë ndryshimet problem dhe në ç'mënyrë Fjala e Zotit u përgjigjet atyre? Përsëritja e kohës së agjërimit çka na jep dhe si duhet ta ndijojmë atë, ose si të futemi në brendinë e kësaj kohe dhe a mund ta bëjmë këtë? Vështirësitë që na paraqiten sot si shoqëri, respektivisht si Ummet, na thërrasin që të mendojmë se në ç'mënyrë mund ta kuptojmë domethënien e vlerës në formën e përhershme, që ajo ta

marrë ngjyrën e natyrshme të saj. Njeriu nuk e përjeton vetëm, siç thonë filozofët, “krizën e metafizikës”, por e përjeton edhe krizën e vlerave dhe së mirës. Vlerat themelore në bazën e tyre përjetojnë kolaps ose ndryshim. Nëse feja si fenomen, respektivisht Shpallja ose Fjala e Zotit, mbyllet apo futet brenda historisë, atëherë ajo përjeton shkëputjen me qëllimin e saj natyror, faktikisht ajo nuk komunikon më me shpirtin njerëzor, nuk komunikon me gjuhën metafizike të saj, ashtu që jeta e njeriut ballafaqohet me vështirësi të mëdha. Shpalljet e mëparshme e kanë përjetuar këtë fat, ndaj nuk kanë kaluar mirë, dhe abrogimi ka qenë shpëtim për to. Prandaj, paraqitja e fundit e Shpalljes së Zotit, u bë në formë tjetër, me një natyrë tjetër, për arsye se Shpallja e fundit i tejkaloi kufijtë e shkronjës, ajo u bë Shpallje e përhershme, ripërtëritëse në vetvete me dëshirën e Zotit. Për Shpalljen e fundit në Kur’an thuhet huden li’l-aâlemin – “udhëzim për të gjitha botët”, do të thosha dhe shpjegim për të gjitha kohërat. Shpallja e fundit në mënyrë konstante i rivlerëson vlerat dhe i përkufizon ato në formën më të mirë. Kur’ani është libër i cili, që në faqet e para ia kumton lexuesit kërkesën që të mos dyshohet në diskursin e tij dhe me këtë e paralajmëron qartësinë e vet përkitazi me përcjelljen e idesë të cilën ai vjen ta proklamojë. Kur’anin, në rend të parë, duhet shikuar si vepër e kontekstit. Ai është shpallur në traditë në formën dhe përmbajtjen, me të cilat ka vendosur raporte të ndërlikuara dinamike me traditën në kuptimin më gjithëpërfshirës të kësaj fjale. Shpallja në zbulimin e së vërtetës njeriut, e ka respektuar në tërësi rendin që sundon në botë. Ka mbajtur llogari të përpiktë për rrethanat dhe mundësitë e të kuptuarit të njeriut dhe nevojat e tija. Gjithmonë ka ardhur deri te përgjigjja për ato nevoja. Edhe pse si qëllim përfundimtar e ka pasur ndryshimin e shoqërisë dhe krijimin e rrethanave të volitshme, megjithatë është dashur që t’u përshtatej deri-diku kushteve të dhëna. Është fakt që Fjala e Zotit është vendosur në kohë dhe hapësirë dhe se zbatohet dhe realizohet në histori. Është fakt, po ashtu, se e vërteta na tregohet dy llojesh: në llojin e botës dhe në llojin e logosit (fjalës). Padyshim, midis këtyre dy llojeve nuk mund të ketë kundërthënie dhe mospajtim, sepse që të dyja janë pasqyrim i Qenies Absolute, që na shfaqet në dy aspekte: në vepër (bota e dukshme) dhe fjalë (Kur’ani). Prandaj, midis njërit dhe tjetrit duhet të ketë harmoni të plotë. (H. Gjozo)

### NJERIU I SOTËM PARA FATIT TË VLERAVE

Njeriu në botë dhe bota për njeriun janë në një realitet të dhimbshëm të ekzistimit. Në ne dhe rreth nesh ekzistojnë dhe fshihen mundësi madhështore, të lartësuara por edhe të rrezikshme. Është fakt që aty ku nuk është njeriu gjërat nuk janë as të mira e as të këqija, as të bukura e as të shëmtuara, as të përkryera e as të papërkryera. Ato thjesht janë, dhe asgjë më tepër. Si qenie e arsyeshme, njeriu ka aftësi t’i zbulojë qëllimet në to, ta njohë strukturën e tyre të brendshme, t’i kuptojë ato, t’i krahasojë dhe t’i vlerësojë. Ura konceptore midis të kuptuarit të tij, krahasimit, dëshirave, nevojave dhe veprimtarive të tija është sjellje vlerësuese, që duhet të mbajë njëfarë rendi. Kështu, pas vlerave si orientuese themelore të rendit, qëndrojnë pyetjet: ç’është e drejtë dhe ç’po ndodh me të drejtën; çfarë guxon e çfarë nuk guxon; cili është kuptimi i jetës; a ka diçka për të cilën vlen të jetohet, për të cilën vlen angazhimi; ose si të dëshmohet feja dhe besimtari, çfarë po ndodh me fenë, “besimtarin” dhe institucionin fetar?

Është fakt që njeriu i së sotmes nuk e shikon më veten në kuadër të vlerave të përhershme apo në sfond të realitetit që është më i madh se vetë ai. Ai nuk e përjeton vetëm krizën e metafizikës, siç thonë filozofët, por e përjeton edhe krizën e vlerave dhe së mirës. (R. Guenon) Në shoqërinë e sotme të rrezikut, përparësi kanë përjetimet. Realiteti shndërrohet në një tërësi loje dhe zbavitjeje. Jetojmë në një rreth të nihilizmit banal që në rezultatet e tij nuk është banal. Ëndërrimtarin utopik, sot e ka zëvendësuar konsumatori i pangopur, njeriu bredhës, i pastrehu, i dëbuari, vrapuesi nëpër tehet e zbrazëtisë përmbajtësore, nevojtari për plotësimin e ëndrrave të lëvizshmërisë së tij të përhershme. Automobili është simbol i atij “realiteti kinetik” të kohës në të cilën jetojmë. (A. Spengler) Lëvizshmëria e jetës së lirë apo e punës është e shënuar nga arritjet teknologjike. Mediumet telekomunikuese dhe elektronike e kanë rrjetëzuar në mënyrë ideore të gjithë botën, duke ofruar fotografi, informacione, stile të jetës dhe elemente të botëkuptimit divergjente. Globalizimi, nga njëra anë dhe vetëdija e arnuar, nga ana tjetër, e shënojnë pozitën tonë cilësisht të re. U shuan vatrat shtëpiake. Lëvizshmëria e përgjithshme i prishi shpejt marrëdhëniet njerëzore, duke filluar nga ato familjaret – ku gati nuk ka bashkësi në kuptimin klasik të fjalës, respektivisht, bashkësi të fortë dhe të qëndrueshme, e deri te raportet me të tjerët, madje edhe me natyrën. Programet më të shikuara për tinejxherët, sipas një ankete, i tregojnë prindërit si jo të qëndrueshëm emocionalisht, të paarsimuar, të varur nga alkooli – si ekzistenca të kota (“The Economist”, 28 janar, 1992). Të çorientuar dhe të pamotivuar, shumë të rinj janë të kapur brenda banalitetit, gjenden në jo-kulturën personale dhe shoqërore të pakonsideratës dhe grabitjes. Shumica i dorëzohen ekzistencës së fluturës dhe fluturojnë nga “lulja në lule”, duke kërcyer nga ishulli në ishull, eksperimentojnë me këtë apo atë. I nënshtrohen logjikës: nëse do të kesh vlerë, duhet të posedosh diçka – vetëm atëherë je dikush! Shumica në këtë situatë janë të tërhequr mbi humnerën, të çorientuar, të pamotivuar, të lodhur e të rraskapitur.



Shoqëria bashkëkohore, për hir të pluralizimit të sferave të jetës, orientohet nga ajo që ta shohë njeriun si një konglomerat funksionesh dhe rolesh të ndryshme. Gjatë kësaj, identiteti diakronik dhe sinkronik i personit humb gjithnjë e më shumë nga horizonti (Ch. Taylor). Nëse deri para tridhjetë vitesh entuziazmoheshim për idetë e lëvizjeve studentore, ose para disa vitesh për idenë e lëvizjes ekologjike, sot vëmendja e njeriut në Perëndim është e drejtuar vetëm mbi listat e kursit valutor. Individualizmi e le individin e alienuar, të paaftë dhe pa dëshirë për ofrimin e çfarëdo sakrifice të konsiderueshme për idealet e përbashkëta. Jetojmë në një kohë, kur është shtrembëruar të folurit për të ashtuquajturat "vlera themelore", para së gjithash të folurit për dinjitetin e personit njerëzor. Si shembull, dy deri në tre suedezë mendojnë se njerëzit dhe kafshët kanë vlerë të njëjtë, se u përket i njëjti dinjitet ("Die Presse", 16.01.1989). "Vlerat themelore" në bazën e tyre përjetojnë errësim, "kolaps" (P. Corbett). Këtu qëndron fillimi dhe fundi i krizës së njeriut dhe i njerëzimit. Vizioni për shoqëri të hapur dhe demokraci liberale, siç na ofrohet sot, edhe tek ne mbështetet mbi politikën pa të vërtetën, pra që nuk mbështetet mbi vlerat dhe të vërtetën, por mbi procedurën dhe vendimin e shumicës. Mbi faktet e përmendura (si humnerë para së cilës qëndron njeriu dhe mbarë njerëzimi) hapen pyetjet: ç'është sot e rëndësishme e çka e parëndësishme? Cilat vlera, modele apo norma mund të "mbajnë ujë" sot dhe në të ardhmen?

## PSE DEMOKRACIA NUK I NËNSHTROHET FESË, POR KËRKON QË AJO TA NËNSHTROJË FENË?

Një nga parimet e metafizikës klasike është e vërteta se të gjitha qeniet janë historike, të papërkryera, të papërfunduara dhe jo të plota, por edhe që çdo qenie meriton respekt dhe për këtë shkak edhe vlera. Për metafizikën vlerë është ajo për shkak të së cilës qenia thjeshtë është. Njeriu si qenie e arsyeshme dhe e lirë i pranon vlerat në nivele të ndryshme: në nivelin biologjik, psikologjik, intelektual dhe shpirtëror. Vlera si diçka e dëshiruar shkakton zgjedhje dhe nxit veprim. Në të folurit e zakonshëm nocioni i vlerës është mjet përcaktimi midis subjektit dhe ndonjë gjendjeje të gjërave në predikatin pozitiv apo negativ: kjo është me vlerë, apo kjo është pa vlerë. Kategoria parësore e orientimit vlerësues është përmbajtur në çiftin vlerësues: mirë-keq. Në këtë kuptim vlerat na mundësojnë një zgjedhje relativisht të shpejtë dhe të sigurt. Me çdo vendim që marrim, me çdo veprim që e kryejmë është i ndërlidhur ndonjë vlerësim. Nëse i japim përparësi diçkaje, mund të shohim se çka çmojmë dhe çka na duket me rëndësi. Madje edhe aty ku qëndrojmë para zgjedhjes mes dy të ligave, e liga më e vogël na paraqitet si vlerë më e madhe.Vlera e gjësë nuk është sipas vetes dhe përgjithmonë, por matet sipas situatës dhe nevojave. Pra, vlerat tregojnë modalitetet e sjelljes zgjedhëse njerëzore ndaj nevojave. Në gjurmën e psikologjisë humaniste, nevojat mund të jenë ndjenjë subjektive ose e metë objektive. Nevojat biologjike dhe fiziologjike, si dhe nevojat për siguri janë të vendosura në thelbin e motivit të mungesës, ndërsa nevojat e tjera në thelbin e motivit të rritjes. Në këtë kontekst flitet për të a.q. "nevoja themelore" në majën e të cilave është ideja për vetë-sendërtim (A.H. Maslow).

## JO DISTANCIM NGA IDEJA E ETIKËS SI SHKENCË

Idealin përfundimtar për projektin e tij ai e gjeti tek "mbinjeriu". "Mbinjeriu" do t'i posedojë ato cilësitë dhe karakteristikat e vërteta: ai do të ishte këmbëngulës, nuk do të frikësohej nga rreziku, do t'i donte ndërmarrjet dhe kërcimet në të panjohurën dhe të papriturën, nuk do të ndalej në gjysmë rruge. Ai do ta çmonte pikërisht atë që më së shumti e dënonin moralistët: vetë-dashjen, egoizmin, kënaqësinë në fuqinë ndaj të tjerëve. Fuqia që del nga jeta, bëhet për të kriter i çdo gjëje. Prandaj, është e mirë e gjithë ajo që e shton vullnetin për fuqi, ndërsa e ligë e gjithë ajo që e dobëson atë fuqi (Z.A. Badaiyuni). Në fillim të shekullit XX, u formësua mësimi për vlerat materiale si orientues të veprimit njerëzor, dhe se me përpjekjen intuitive arrihen vlerat ideale. Mbretëria e vlerave është mbretëri idesh. Çmimi për këtë ishte ndarja e botës së prekshme të realitetit nga bota e paprekshme e vlerave. Bota (ose shkenca),

i takon asaj që është, ndërsa vlerat asaj që duhet të jetë. Në frikën nga "politeizmi i vlerave", M. Weber angazhohej për objektivitetin e supozimeve shkencore. Postulati i lirisë së vlerave, sipas tij, duhej t'i shërbente asaj që të sigurohej rëndësia empirike-objektive, d.m.th. pozitive e shkencës që është e kërcënuar nga pohimet dhe vlerësimet subjektive, të cilat në thelb nuk mund të arsyetohen shkencërisht. Të nxitur nga ato ide shumica pas Weberit (madje edhe jo aq shumë të kthyer nga metafizika), të folurit për vlerat e konsiderojnë si "shenjë të sterilitetit intelektual-politik të mendimit, intelektualizim klerikal të politikës apo apel për kthimin përfundimtar në mesjetë" (H. Schelsky). Për neo-pozitivistët të folurit për vlerat paraqet katastrofën e filozofisë si shkencë. Pohimet vlerësuese nuk janë assesi gjykime, por qëndrime psikike, që e ve në pikëpyetje edhe vet shkencërinë e etikës (I. Supek). Në përgjithësi, ne jetojmë në humnerën midis qenies (thelbit) dhe vlerave. Në diskutimin bashkëkohor për etikën flitet shpesh për vlerat dhe gjykimet përshkruese dhe normative, dhe bëhet distancim nga ideja e etikës si shkencë normative dhe objektive. Mirëpo, përkundër të gjitha perspektivave subjektive dhe kulturore, çdo lloj vlerësimi nuk është arbitrar dhe sipas qejfit, por është i ndërlidhur në mënyrë objektive me supozimet dhe qëllimet. Harrohet se vlerësimi në të vërtetë është orientim normativ në mënyrë që jeta jonë dhe veprimet tona të kenë sukses dhe të jenë domethënëse.

## MBI TEORITË PËR NDRYSHIMIN E VLERAVE

Është fakt që jetojmë në një kohë kur janë të luhatura masat e vlerësimit. Shkalla e vlerësimit i merr përmasat e saja ashtu siç i nevojitet dikujt në një çast të caktuar. Nga shenjat e shumta që mund të vërehen sot dhe që i japin konotacion kohës sonë, duhen përmendur gjithsesi pluralizmi dhe liberalizmi, kthimi nga modeli piramidal (hierarkik) i mendimit në atë qarkor (diskursiv), ngecja e strukturave, kulti i trupit, kriza e identitetit dhe autoritetit. Pas të gjitha këtyre lëvizjeve shpirtërore qëndron mendimi se vlerat i nënshtrohen ndryshimit dhe zëvendësimit, qoftë në kuptimin e përputhjes së niveleve të ndryshme, qoftë në kuptimin e pluralizimit (I. Supek). Idetë e ndryshme përshkojnë njëra-tjetrën dhe çojnë në përcaktuese të ndryshme të vlerave. Zgjerimi i tillë i spektrit të vlerave dhe humbja e vetë-kuptueshmërisë së tyre shprehet në zvogëlimin e rëndësisë së veprimit. Vlerat shpeshherë nuk hynë në procesin e veprimit të vërtetë. Për to flitet aq gjatë, ndërsa kjo nuk kushton gjë. Këtu edhe një herë shihet qartë ndarja mes realitetit dhe idealit. Idealet nuk i takojnë më realitetit. Kjo vërehet në bisedat e shpeshta për vlerat themelore, për shembull, për vlerën e paqes, sidomos asaj në emër të fesë. Përse diskutimet e sofistikuara në atë fushë ngelin pa rezultate? Njerëzit



janë të dehur nga përmbajtja e lartësuar e fjalës PAQE dhe kënaqen vetëm me shqiptimin e saj. Thënë me fjalën e Librit të Shenjtë: Thonë paqe, por edhe dashuri, drejtësi – e paqe, dashuri, drejtësi nuk ka askund! Njëfarë frike nga prekja e realitetit e pengon sendërtimin e kësaj vlere.

Drejtimi i ndryshimit të vlerave nga të vërteta në të pastra, rrjedh edhe në drejtimin e individualizmit. Kohëve të fundit në shoqërinë moderne vërehet lidhja e ngushtë midis rritjes së standardit dhe ndryshimit të vlerave. Sociologët provojnë se ekzistojnë efekte të standardit, ku mund të vërehen tri periudha apo lloje ndryshimesh: standardi i njeriut ka qenë diçka e re dhe e pazakontë (këto janë qartë vlera konservative – lidhja shoqërore, gatishmëria për sakrifikim, puna e rëndë, kursimi në lidhje me ardhmërinë); ato vlera tradicionale me kalimin e kohës e humbin kuptimin (theksohen liria e individit dhe mundësitë zhvillimore individuale); në atë kontekst ndjehet frika nga humbja e standardit, egoizmi i rëndë dhe ndërprerja me solidaritetin (E. Çimiq). E gjithë kjo e shkatërron stilin qytetar të jetës (siç janë vlera e madhe e punës, prodhimtaria, bindja se mundi paguhet, besimi në përparimin, vërtetimi i dallimeve dhe konkurrencës midis njerëzve, kursimi, largimi nga kënaqësia afatshkurtër, respekt para posedimit, prestigji, konservativizmi që të ruhet e fituara), dhe procesi i këtyre ndryshimeve në kuptimin e vlerave shpie në "ikje" apo kërkim të shtuar për komoditet.

### NË QENDËR TË TË MENDUARIT PËR VLERAT, JANË VLERAT E INDIVIDIT

Shpesh njeriu i së sotmes para punës e parashtron pyetjen: çka kam unë nga kjo? Punës i kundërvihen kënaqësitë. Etika e sakrifikimit, që ka qenë e gatshme t'i shërbente punës ose institucioneve të tjera, dobësohet. Absolutësia e vlerave humb çdo kuptim. Me humbjen e absolutësisë së vlerave morale, shkon dorë më dorë edhe humbja e sigurisë. Sot nuk ka përgjigje të sigurta në pyetjen se çfarë duhet bërë? Flitet për guximin për zgjidhje jo të plota dhe të përkohshme. Në sfondin e analizës së rrjedhës kohore të edukimit, vërehet se në qendër të të menduarit për vlerat, janë vlerat e individit. Me këtë krijohet një filtër i ri në lidhje me zgjedhjen e vlerave, qëllimeve dhe mënyrave të veprimit. Pranohet ajo që i kontribuon zhvillimit personal, për të cilën përndryshe vështirë do të vendosnit. Vlerat janë në mënyrë manipuluese të varura nga zhvillimet e modës. Vetëzhvillimi i individit në mendësinë "shfrytëzoje rastin" në të vërtetë do të thotë "ecje e kotë", që e mbështet cinizmin dhe skizofreninë e moralit. Si shembull të atij cinizmi dhe skizofrenie mund të përmendim qëndrimin e njeriut të sotëm ndaj të drejtës dhe normave juridike. E drejta pranohet nëse i jep të drejtë individit – përndryshe kundërshtohet me të madhe.

Në përgjithësi, vlerat janë të drejtuara në përbërjen socio-kulturore që nxit në ndryshime në etikë. Nga perspektiva e të a.q. "etikë feministe", gjithnjë e më shumë në plan të parë vendoset vlera e afrisë, "kujdesit", që do të duhej ta zëvendësonte atë të drejtësisë. Kjo përzierje e vlerave në sfondin e teorive kulturore dhe shoqërore-politike e vendos njeriun e së sotmes para një përgjegjësie të madhe. Është fakt që vendi, të cilin do ta zërë ndonjë vlerë në kulturë dhe shoqëri varet në masë të madhe nga edukimi dhe arsimimi, gjë që i bën edukimin dhe arsimimin bashkë-përgjegjës për horizontin moral-vlerësues të një kohe dhe populli të caktuar. Atëherë, ç'të thuhet për vlerat në hapësirën e fesë? Duket sikur kriza këtu është akoma më e dukshme dhe më e thellë. Në të vërtetë, është fakt që në kohën e sotme vërehet religjioziteti i pathemeltë, pezullues apo i vakët, religjiozitet i rezervuar për kohëra të veçanta, para së gjithash në lëvizjet e reja religjioze ose në kuadër të ideve që i quajmë thjesht sekularizëm Me shfaqjen e sekularizmit ringjallet forma e fesë pa raporte konfesionale e historike – e a.q. "fe civile". Për sekularizmin, vlerat fetare nuk janë më të nevojshme, por as që pengojnë. Ato janë të përziera dhe boshe. Feja shndërrohet në dukuri sipërfaqësore, të modës. Flitet për "fuqinë në vdekje të institucioneve fetare" (A.F. Ansary). Sekularizimi në hapësirën e fesë e mbështet rrymën e ndryshimit të vlerave në lidhje me zvogëlimin e rëndësisë së saj. Ky proces mund të shikohet në katër nivele: e para, në nivelin e përgjithshëm shoqëror sekularizimi do të thotë mungesë e rëndësisë së fesë; e dyta, kemi shtyrjen e institucionit fetar jashtë hapësirës së shoqërisë – politikës dhe ekonomisë; e treta, bashkësitë fetare vendosen në prapavijë; dhe e katërta, motivimi fetar dhe normat fetare e humbin kuptimin praktik. Është e qartë se sot feja shpesh matet me vlerën e zbavitjes e jo në sajë të aftësisë për të dhënë orientim të qëndrueshëm. Vlerat fetare ngjiten në konceptin e vetëzhvillimit dhe të vetë-sendërtimit njerëzor. Qytetari shërbehet me fenë kur t'i nevojitet ajo. Kështu krijohet religjiozitet pavetor pa asgjë tërheqëse, ose institucionet fetare shndërrohen në "shërbime burokratike". Sot humnera midis vlerave të përkrahura religjioze dhe praktikës religjioze, shpesh është e thellë. Edhe në hapësirën e fesë sot shpesh dhe me ëndje flitet për të a.q. "vlera të pastra". Kështu edhe në hapësirën e fesë zgjerohet shpërpjesëtimi midis vlerave dhe praktikës. (Gj. Shushnjiq)

### PËRFUNDIM

Ne besimtarët, si halifetullahi fi'l-erd, nuk guxojmë t'i harrojmë shpresën dhe gëzimin. Këtu duhet ta shqyrtojmë vlerësimin e personit njerëzor, të dinjitetit, drejtësisë, paqes, kujdesit. Na duhet një ritëm më njerëzor për të jetuar – një cilësi e re e kohës dhe vlera humane. Kemi nevojë për furnizim, mirënjohje, mirëkuptim, falje, durim. Është mirë të tregohet në këtë mungesë dhe mjerim në marrëdhëniet tona ndër-njerëzore dhe shikimi të drejtohet nga Pejgamberi a.s., si shpëtimtari ynë. Përderisa sipas Kur'anit nuk mësojmë t'i çmojmë, respektojmë dhe t'i vlerësojmë drejt jetën, veten, njeriun, vlerat dhe Zotin, do të ishte e kotë që t'i zgjidhnim të gjitha krizat tona në mënyrë sipërfaqësore. Krizës së qytetërimit duhet t'i përgjigjemi me angazhimin për njeriun, për qytetërimin e dashurisë, që do të duhej të ishte i themeluar mbi vlerat e përgjithshme të paqes, solidaritetit, drejtësisë dhe lirisë, të cilat sendërtimin e plotë të tyre e gjejnë tek rikthimi në burimin.Vetë gjeneza e Shpalljes tregon padyshim në këtë fakt. Shpallja në zbulimin e saj të shkallëshkallshëm të së vërtetës për Zotin, njeriun dhe botën, "e ka respektuar rendin dhe u është përshtatur rrethanave të dhëna". (H. Gjozo). Ka ofruar vetëm aq sa është dashur të pranojë njeriu në kushtet e duhura dhe aq sa i është nevojitur atij. Ajo e ka ndjekur hap pas hapi zhvillimin e shoqërisë. Shpalljet e mëparshme kanë pasur tipare lokale dhe kohore. Çdo shpallje pasuese e ka ndryshuar parapraken. Është zgjeruar, plotësuar dhe ndryshuar sipas ndryshimit të rrethanave, zhvillimit të shoqërisë dhe nevojave të njeriut dhe të jetës. Mu për këtë arsye, Kur'ani mbetet vepër e hapur për çdo kohë, për çdo vend, që në vazhdimësi i jep njeriut zgjidhje dhe shpëtim, pa marrë parasysh "ndryshimin" e vlerave.




Fatos Gërvalla

# Mos u largo nga Kur'ani

Falënderoj Allahun i Cili na bëri nga Ymeti i Kur'anit, Libri i qartë i Allahut: "Ai është një libër ngadhënjyes (i pashoq). Atij nuk mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit". (Fusilet, 41-42). Në të nuk ka divergjenca e as kundërthënie: "A nuk e përfillin ata (me vëmendje) Kur'anin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie". (Nisa, 82). Libër në të cilin nuk gjendet shtrembërim: "Falënderimi I takon vetëm Allahut Që ia shpalli robit të vet Librin dhe në të nuk lejoi ndonjë shtrembërim". (Kehf, 1). "Duke qenë Kur'ani arabisht që nuk ka shtrembërim, me qëllim që të ruhen prej rrugës së gabuar". (Zumer, 28). Në të gjendet sqarimi për çdo gjë: "Ne ta shpallëm ty librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për muslimanët". (Nahl, 89). Allahu i Lartësuar e zbriti tek i Dërguari i tij që të na nxjerrë nga errësira në dritë: "Elif, Lam, Ra. (ky është) Libër; Ne ta shpallëm ty që, me urdhrin e Zotit, t'i nxjerrësh njerëzit prej errësirave në dritë; (t'i nxjerrësh prej errësirës) në rrugë të Fuqiplotit, të Falënderuarit". (Ibrahim,1). "Është e vërtetë se ky Kur'an udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira, i përgëzon se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh". (Isra, 9).

**MREKULLITË E ALLAHUT NUK PËRFUNDOJNË**

Nuk përfundojnë mrekullitë dhe nuk kanë fund fshehtësitë e tij, dhe nuk mundet dot nga kundërshtarët e shumtë. Allahu i Lartësua na lehtësoi, na e dërgoi të Dërguarin e Tij përgëzues për besimtarët dhe qortues për mohuesit: "Ne e bëmë atë (Kur'anin) të lehtë me gjuhën tënde, vetëm që me të t'i përgëzosh të devotshmit, dhe me të t'i tërheqësh vërejtjen një populli që është kryeneç". (Merjem, 97). Zoti ynë na këshilloi që të meditojmë në të, ai që flet me të, e thotë të vërtetën; ai që gjykon me të, sjell drejtësi; ai që kërkon udhëzim, udhëzohet në rrugën e drejtë, e ai që largohet devijon dhe shkatërrohet, në të gjenden lajmet e atyre që ishin para nesh dhe mirësia pas nesh. Vëlla im i dashur! Para se të paraqesim gjendjen e të parëve tanë me Kur'anin, këtu dëshirojmë të përkujtojmë gjendjen e të ngurtave dhe gjendjen e pabesimtarëve, bile edhe të exhinëve. Thotë Allahu i Lartësuar: "Sikur Ne ta zbritnim këtë Kur'an mbi ndonjë kodër, do ta shihje atë të strukur e të çarë prej frikës nga All-llahu. Këta janë shembuj që ua shkoqisim njerëzve, që ata të mendojnë". (Hasher, 21). Pabesimtarët nuk e kanë kundërshtuar madhështinë e tij, njëri prej tyre (Velid bni Mugire) ka thënë: "S'ka dyshim se ai ka ëmbëlsi,

dhe se në të gjendet bukuria, dhe se fillimi i tij është i lartë, fundi frytdhënës, dhe se ai triumfon e nuk triumfohet". Sikur një citat i tij të kishte zbritur tek ata atë ditë, Çifutët do ta bënin festë, ndërsa të krishterët, të cilët besuan në Isain a.s. dhe nuk e mohuan ata: "Kur e dëgjojnë atë që i është zbritur të dërguarit (Kur'anin), prej syve të tyre rrjedhin lot, ngase e kanë kuptuar të vërtetën dhe thonë: "Zoti ynë, ne kemi besuar, pra na regjistro ndër ata që dëshmojnë (ndër umetin e Muhammedit)". (Maide, 83). Pasi dëgjuan atë, exhinët qortuan popullin e tyre dhe u mahnitën nga madhështia e tij dhe i besuan atij: "(Kujto) Kur disa prej exhinëve i drejtuam tek ti që ta dëgjojnë Kur'anin dhe kur u afruan dhe e dëgjuan atë, thanë: "Heshtni!" dhe kur u krye, u kthyen te populli i vet dhe e këshilluan". (Ahkaf, 29).

### ZEMRAT S'NGOPEN NGA LEXIMI I KUR'ANIT

Ndërsa shokët e të dërguarit të Allahut, Muhamedit a. s., dhe të parët tanë gjendjen e tyre me Kur'anin nuk mund ta përshkruanin, nga ai u ishte dridhur trupi dhe shpirti i tyre, dhe me të u ishte shtuar besimi, - ishin lidhur me të në aspektin shkencor dhe shpirtëror, në lexim dhe meditim, praktikuan ligjet e tij para se t'i praktikonin shkronjat e tij. Thotë prijësi i besimtarëve Othman ibni Afani r.a.: "Nëse zemrat tona pastrohen, nuk do të ngopen nga leximi i Kur'anit". Prijësi i besimtarëve Omeri r.a., nëse lexonte një citat të tij, ndalej tek ai duke qarë derisa përplasej përtokë, pastaj shkonte në shtëpi dhe njerëzit e vizitonin sikur të ishte i sëmurë. Sufjan bin Ajine thoshte: "Ai që e do Kur'anin, e ka dashtë Allahun". Muhamed ibni Shuxha, kur iu afrua vdekja, shikoi shtëpinë dhe tha: "Në këtë shtëpi kam përfunduar së lexuari Kur'anin në namaz, tre mijë herë". Ebu Alije thotë: "Ne kemi konsideruar se nga mëkatet e mëdha është që njeriu të mësojë diç nga Kur'ani e pastaj të flejë e të mos lexojë diçka prej tij".

### VLERA E BARTËSVE TË KUR'ANIT

1. Ngritja në shkallën e të mirëve: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kur'anin dhe ua mëson atë të tjerëve".
2. Allahu ia ngre shpërblimin: "S'ka dyshim se Allahu me këtë Kur'an i ngre lart popujt".
3. Ndërmjetëson për shoqëruesin e tij: "Lexoni Kur'an, se me të vërtetë Kur'ani ndërmjetëson për lexuesit e tij".
4. Për çdo shkronjë që lexon, ke shpërblim.
5. Në Ditën e Gjykimit ngrihet pozita e tyre: "I thuhet poseduesit të Kur'anit, lexo ashtu siç e ke lexuar në dynja, vendi yt është në fundin e citatit që lexon".
6. Tregtia e tij me Allahun nuk përfundon e as humb: "Ata që lexojnë librin e Allahut, e falin namazin dhe, nga begatitë që Ne u kemi dhënë, japin fshehtazi e haptazi, ata shpresojnë një fitim që kurrë nuk humbet". (Fatir, 29).

### EDUKATA E MIRËSJELLJES ME KUR'ANIN

1. Sinqeriteti e lutja për pranimin e leximit, dhe largimi nga mendjemadhësia: "Njëri nga tre që do të zvarriten të parët në zjarr, është lexuesi që ka lexuar Kur'an që t'i thuhet lexues Kur'ani".
2. Kujdesi që çdoherë të jetë me Abdes: "S'ka dyshim se ai është libër i lartë, nuk e prekin përveçse të pastrit."
3. Drejtimi nga Kibla sipas mundësive.
4. Ndjenja se Allahu i Lartësuar është ai me të cilin flet.
5. Meditimi, frika dhe droja, dhe të lexojë Kur'an sikur është duke i zbritur atij.
6. Nënshtrimi dhe të qarët, e nëse nuk mund të qajë, atëherë le të përpiqet.
7. Të vepruarit me atë që ke lexuar, të lejon të lejuarën e tij dhe të ndalon të ndaluarën e tij.
8. Dhe të falënderojë Allahun për atë që i ka dhënë dhe ta lusë që të mos ia ndalojë shpërblimin.

Pas këtij përkujtimi, a je mallëngjyer që të jesh nga ithtarët e Kur'anit, të cilët janë edhe ithtarët e veçantë të Allahut? A e kujton lutjen tënde: "O Allah, furnizona leximin e Kur'anit gjatë natës e ditës, në mënyrën që Ti je i kënaqur nga ne? Nëse është kështu, falëndero Allahun, e në të kundërtën, ki kujdes që të jesh nga ata që janë cilësuar braktisës të Kur'anit.

### DETYRAT PRAKTIKE:

1. Përkushtimi që të kesh një pjesë gjatë ditës për të lexuar Kur'an, dhe përpiqu që Kur'anin ta përfundosh së lexuari brenda një muaji.
2. Shfrytëzimi i kohës, dhe sidomos gjatë pritjes së namazit, gjatë udhëtimit, pas namazit të mëngjesit dhe para gjumit.
3. Shoqërimi i Musafit.
4. CD të Kur'anit, sidomos për pronarët e veturave; dëgjuesi ka shpërblimin e lexuesit: "E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të cilëve, kur përmendet All-llahu, u rrëqethen zemrat e tyre, të cilëve, kur u lexohen ajetet e Tij, u shtohet besimi, dhe që janë të mbështetur vetëm tek Zoti i tyre". (Enfal, 2)
5. Meditimi për atë që lexon, dhe përfitimi i disa mësimeve dhe veprimi sipas tyre.
6. Përsëritja e asaj që ke mësuar përmendsh dhe sidomos në namazet vullnetare.
7. Ndihma e familjes për realizimin e leximit ditor.



Emine A. Vezaj

# Për Kur’anin me Kur’anin!

**“Kur’ani është, pa dyshim, Shpallja e Zotit të të gjitha botëve. E solli i besuari Xhibril. Në zemrën tënde, të bëhesh thirrës, lajmëtar. Në një gjuhë të qartë arabe”.(Esh- Shu’ara: 192 – 195)**

Bota Islame, që nga zbritja e Kur’anit, pati këtë libër një, në fenë islame nuk ka tjetër tekst kanonik me prejardhje hyjnore; vetëm Kur’ani e ka këtë privilegj – të mbetet libër ose Frymë Hyjnore që nga fillimi deri në fund. Kur’ani është Fjalë e Zotit, është edhe mrekulli e Tij. Ka zbritur në këtë botë Natën e Fuqisë (Lejletul Kadër), nga fundi i muajit Ramazan, muaji i nëntë i kalendarit hënor, muaji i cili agjërohet nga myslimanët, kurse kjo natë festohet në mënyrën më specifike. Kjo ishte “zbritje” (tenzil) shpirtërore në zemrën e Pejgamberit a.s., derisa ai gjatë muajit Ramazan përsiaste në një shpellë në malin Hira, jo shumë larg Mekës. Kjo zbritje vertikale e Kur’anit u shfaq në dimensionin e jashtëm në shpalljet fragmentare që dolën prej tij, të nxitura nga kjo apo ajo rrethanë, përgjatë periudhës 23-vjeçare të misionit të tij pejgamberik.[1] Por, nuk kishte asgjë të re në mesazhin mbi malin Hira. Kjo ishte thjesht Feja e vjetër e Zotit, që kishte zbritur vazhdimisht, por që i ishte besuar të Dërguarit Muhamed për t’ua përcjellë jo vetëm arabëve, po të gjithë njerëzve të botës. Kjo fe tashmë “e re”, nuk kishte filluar në malin Hira, veçse në ditën e Krijimit, sepse edhe vetë Kur’ani nuk deklaron fshirjen e zbritjeve të mëparshme.[2] Kur’ani është mrekullia e vetme dhe më e madhja që Allahu xh.sh. e përcolli përmes Xhibrilit tek i Dërguari i fundit -Muhamedi a.s., tek një i Dërguar që, siç e ka cilësuar edhe Gëteja Muhamedin në një dorëshkrim që mban datën 27 janar 1816, është “Kreu i qenieve të krijuara”. Zbritja e Kur’anit nga rrafshi i pakrijuar i realitetit në atë të krijuar, u krye përmes rrezes ndriçuese të dritës së Shpirtit të Shenjtë, i personifikuar në Xhibrilin a.s. - Krye – Engjëllin e Shpalljes dhe tutorin e Pejgamberit a.s.. Mrekullia që përshkon këtë libër dhe që ka dallim të madh karshi një libri të rëndomtë, nuk ka të bëjë me karakteristikat gramatikore, sintaksore, gjë që mund të imitohen, por prania Hyjnore në çdo shkronjë, melankolia e një artikulimi të bukur,

bashkërendimi i ngjarjeve, - që të gjitha këto janë të paimitueshme, janë mrekulli e vetëm një koleksionuesi – Allahut xh.sh.. Pejgamberi a.s nuk kishte kurrfarë kontrolli mbi rrjedhën e Shpalljes. Kur'ani i erdhi pavarësisht nga dëshira e tij: ai as nuk mund të shpejtonte ardhjen e vargjeve dhe të kapitujve, dhe as ta shtynte atë për më vonë. Realitetin e Shpalljes ai e përjetonte si subjektivisht, ashtu edhe objektivisht. Xhelaludin Rumiu, në veprimet e tilla që zbulojnë shumëllojshmërinë e interpretimit të Kur'anit, ka vërejtur "të hequrit e mbulesës" nga Kur'ani për se ka thënë se nuk dimë kurrë me siguri nëse ndonjë mbulesë është "ajo e vërteta". Ai thotë: "Kur'ani është si gruaja e re e martuar. Madje edhe nëse orvateni t'ia hiqni perçen, ajo nuk do t'ju shfaqet. Nëse debatoni për Kur'anin, nuk do të zbuloni asgjë dhe nuk do të shijoni kurrfarë kënaqësie. Kjo është për shkak se mundoheni ta shkulni mbulesën, po Kur'ani nuk e lejon këtë. Duke përdorur dinakërinë dhe mashtrimin e duke u bërë të neveritshëm dhe të padëshiruar në sytë tuaj, ai ju thotë: "Unë nuk jam ajo që doni ju". Dhe në këtë mënyrë ajo mund të shfaqet në çfarëdo forme." Shpallja Kuranore, të cilën Pejgamberi kishte filluar ta marrte nga momenti i meditimit në malin Hira, shkaktoi pasoja shpirtërore, psikike dhe fizike tek Pejgamaberi a.s.. Ishte një përjetim tronditës, sublim, i një prezence që mbushi të gjithë horizontin dhe prej të cilit "shpëtimi" ishte i pamundur. Ai tashmë ishte hedhur në një fushë që nuk e kishte imagjinuar kurrë, pjesa e sipërme e trupit të tij dridhej nga konvulsionet, vërshimi që përjetonte nga këto momente të kontaktit me Xhibrilin, kishin ndikuar edhe në natyrën fizike të tij. Me një rast, kur po i shpalleshin disa ajete të Kur'anit, trupi i Pejgamberit a.s. u bë aq i rëndë, saqë deveja mbi të cilën ishte ulur, më kot përpiqej ta mbështeste barrën e shtuar, me përshtatjen e këmbëve të veta. Në kohën kur u ndërpre shpallja, barku i devesë ishte ngjitur përtokë, ndërsa këmbët ajo i kishte të shtrira (Hadith).[3] Njëherë Pejgamberi a.s. pati deklaruar: "Asnjëherë nuk mora një mesazh pa kujtuar se shpirti u shkul prej meje". Sidoqoftë, krahas të gjitha vështirësive që kishte pasur gjatë këtij misioni në marrjen e Shpalljes nga ana e Pejgamberit a.s., Kur'ani u bë në një shpirt të pastër, pa kurrfarë pengesash që do ta errësonin rrezatimin e Shpalljes: "A nuk ta hapëm kraharorin dhe ta hoqëm barrën". (El-Inshirah 1-2.)

## ALLAHU ËSHTË MBROJTËS I KUR'ANIT

S'do mend, duhet të jetë e vështirë të shkruhet për një libër – mrekulli, që nuk është as i ngjashëm, por as nuk krahasohet me ndonjë libër tjetër, veçse, meqë u drejtohet krijesave, duhet bërë përpjekje për ta kuptuar brenda suazave të asaj që kuptohet. Për Kur'anin ka folur vetë Kur'ani, por kanë dhënë përshkrime dhe shumë kuptimësi edhe hadithet e Pejgamberit a.s.. Në pamundësi (për natyrën e shkrimit) për të përmbledhur të tëra ajetet dhe hadithet, një pjesë prej të cilave flasin në këtë drejtim, pra, vetëm disa ajete kur'anore, hadithe dhe emërtimet që i bëhen në tekstet hyjnore Kur'anit, janë të përfaqësuara një numër i madh karakteristikash të Fjalës Hyjnore, të cilat njëkohësisht mundësojnë edhe qasje më të mirë të njerëzve në kontaktin me Kur'anin. Kur'ani për Kur'anin, në disa ajete thotë: "Ne të zbritëm ty librin me plot të vërteta, që të gjykosh në mes njerëzve me atë që të mësoi Allahu...". (En - Nisa, 4:105); "Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij".(El - Hixhr, 15:9). Kur'ani e përshkruan veten edhe: "Kur'an i nderuar në librin e fshehtë".(El Vakia, 76-77.); "Kur'an i lavdishëm në tabelën e mbrojtur"(El Buruxh, 22). Prandaj edhe hadithet e Pejgamberit a.s. flasin për Kur'anin, për shkakun e zbritjes së Kur'anit, për zbatimin e urdhrave të Kur'anit, formën se si duhet të lexohet etj.. Pejgamberi a.s. thotë: "Unë ju lashë dy gjëra. Nëse u përmbaheni atyre, nuk do të devijoni. Librin e Allahut dhe Sunetin tim". "Ata që dëshirojnë të dinë dijen e të parëve dhe të prapëve, le ta lexojnë Kur'anin".

## KUR'ANI NË RETROSPEKTIVË

Jemi në një vit jubilar të përkthimit të Kur'anit në gjuhën shqipe, përkujtim për një libër i cili është bazë themelore e fesë islame, e kulturës dhe e qytetërimit në përgjithësi. Është platformë e vetme që unifikon gjithë besimtarët myslimanë kudo që janë. Kur'ani, si një libër i pakrahasueshëm gjatë gjithë kohëve qysh nga fillimi i zbritjes, kishte nxitur edhe interesimin e njerëzve nga të gjitha anët e botës, pra një libër që nuk i interesonte vetëm Botës Arabe, por mbarë botës në përgjithësi. Të gjithë të interesuarit nuk kishin të njëjtin qëllim, disa e studiuan për ta kuptuar thelbin e Kur'anit dhe për të kënaqur shpirtin nga bukuria që përmban ky libër; të tjerët iu qasën në mënyrë tendencioze për qëllimet e tyre antiislame. Sidoqoftë, sot Kur'anin e kemi një libër të kompletuar, pa asnjë fije dyshimi. Sot nuk ka popull në botë që nuk e ka të përkthyer këtë libër në gjuhën e tij. Edhe shqiptarët, pavarësisht nga rrethanat, izolimet, okupimet e njëpasnjëshme si dhe konfliktet që përjetuan me armiqtë, në veçanti nga vendet fqinje, në këtë drejtim nuk mbetën mbrapa. Përderisa te popujt e tjerë të Evropës Kur'ani ishte përkthyer nga të krishterët, shumica e të cilëve ishin orientalistë, specialistë për gjuhën e kulturën orientale në përgjithësi dhe atë arabe në veçanti, dhe përkthimit të Kur'anit i ishin qasur për çështje misionare me qëllime antiislame, - Ilo Mitko Qafëzezi përkthimit të Kur'anit i hyri që t'u ofronte vëllezërve të tij të gjakut, që i përkisnin fesë tjetër-fesë islame. Në faqen e brendshme të kopertinës është dhënë përkushtimi i përkthyesit: "Bashkatdhetarëve kombëtarë të Shteteve të Bashkuara të Amerikës u dedikohet".[4]

**KUR'ANI SOT**

Duket se ka qenë e vështirë, madje edhe e pamundur që një gjuhë, siç është gjuha e Kur'anit, të përkthehej, prandaj kjo punë u bë problem serioz për shumë përkthyes, sepse e dimë se gjuha kur'anore krijon një botëvështrim (i cili është edhe religjioz), ndërkohë që s'duhet harruar që historia e tërësishme e gjuhës arabe, para se të "sanksionohej" me Kur'anin si gjuhë e shenjtërisë dhe shpirtërores islame, kishte qenë nën ndikime të pareshtura të traditës monoteiste, e cila ishte zhvilluar në indin e gjuhës hebraike, si edhe të gjuhëve të tjera, me të cilat korrespondon "gjenetikisht" dhe gjeografikisht.[5] Rrjedhimisht, gjuhët janë të ndryshme, dhe "ndryshueshmëria e gjuhëve dhe e ngjyrave të njerëzve është argument i Zotit"(Kur'ani, 30: 22). Sot, meqë e kemi Kur'anin në gjuhën shqipe, do të thotë se ky Kur'an në vete, përveç një përkthimi që hera-herës, është përkthyer vetëm nga kuptimi sintaksor, - duhet parë si një rezultat dhe si një eveniment shumë i rëndësishëm për besimtarët myslimanë shqipfolës. Sidoqoftë, përkthimi i Kur'anit që nga fillimi i historisë së vet, nuk arriti të shterohej asnjëherë nga gjykimet teologjike mbi "pamundësinë" e përkthimit, duke e quajtur madje të gabueshëm ndërmarrjen e një përkthimi të tillë. Por, pavarësisht nga të gjitha këto qëndrime e opinione, Kur'ani është përkthyer në të gjitha gjuhët e botës. Nuk do të hyjmë në çështjen e të dhënave statistikore rreth historikut të përkthimit të Kur'anit në gjuhën shqipe, por me pak fjalë do të shtrojmë se edhe tek ne, fillimisht, kishte pasur rezistencë rreth përkthimit të Kur'anit. Megjithëkëtë, mund të theksohet se kjo rezistencë ishte jetëshkurtër, sepse çështja u shtrua më tepër jo a të përkthehet Kur'ani, por si të përkthehet ai më mirë dhe çfarë metode e rruge të ndiqet gjatë përkthimit. Por, rezistenca e ulemasë shqiptare rreth mos/përkthimit të Kur'anit ishte e arsyeshme, sepse në fund të shekullit XIX dhe në fillim të shekullit XX populli shqiptar ballafaqohej me ndikime politike, ushtarake, ekonomike dhe kulturore të shumta e të fuqishme perëndimore, nën dirigjimin e kishës katolike dhe lindore të dirigjuara nga Kisha ortodokse. Cituar sipas Dr. Ismail Bardhit, disa autorë vonesën e përkthimit të Kur'anit në gjuhën shqipe e shohin si provë të konceptimit të ulemasë së vendit mbi pamundësinë e përkthimit të Kur'anit në gjuhë të tjera[7]. Pavarësisht nga të gjitha situatat nëpër të cilat ka kaluar Kur'ani, qoftë në ruajtjen e tij në origjinalitetin që ka edhe sot (dhe do ta ketë)(Ismail Bardhi, Hafiz Ibrahim Dalliu dhe ekzegjeza e tij kur'anore..("Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij" Hixhr, (15:19), por edhe në përkthimet që i janë bërë, myslimanët e kanë të vetmen pikë referimi për çdo sjelle të jetës njerëzore. Madje, cituar sipas Dr. Metin Izetit: "Qëllimi i Kur'anit para së gjithash është përqendruar në dy momente themelore: 1) Në lidhshmërinë e njeriut me Zotin e tij dhe 2) Në lidhshmërinë e njeriut me shoqërinë njerëzore. Sipas aspektit të parë njeriu nëpërmjet Kur'anit formon lidhshmërinë me Zotin e vetëm dhe që e pranon natyra njerëzore, e konfirmon Njëshmërinë e Zotit të vërtetë me bindje për t'i eliminuar të gjitha llojet e zotave të rrejshëm dhe që i dalin në rrugë këtij qëllimi. Sipas aspektit të dytë, njeriu formon lidhshmërinë me shoqërinë për ta kompletuar mënyrën e solucionit të vetëm të problemit të kontrastit dhe për ta realizuar në të njëjtën kohë edhe drejtësinë hyjnore..."[8]. Kur'anin e lexojnë mijëra shqiptarë kudo që ndodhen, e ruajnë si librin më të çmuar, e vendosin më lart karshi çdo libri tjetër, e ruajnë në sirtarët më të bukur. Ky është libër për të gjitha nevojat shpirtërore dhe një bibliotekë e shenjtë që jep libra të përshtatshëm për rrugët e për metodat e të sinqertëve dhe dijetarëve[9]. Çdo xhami në Kosovë ruan dhe kultivon institucionin e mësimit të leximit të Kur'anit nga gjeneratat e reja; organizata të shumta me qëllime sublime kanë krijuar kurse për mësimin e leximit të Kur'anit, brenda vetë Medresesë funksionojnë edhe garat e leximit të bukur të Kur'anit, që mbahen çdo vit dhe tashmë kanë krijuar një traditë. Të gjitha këto janë vetëm një dëshmi se Kur'ani asnjëherë nuk do të shuhet në këto troje, jo vetëm sepse i Madhi Zot ka garantuar për ruajtjen e këtij libri, por pikërisht edhe për faktin se janë besimtarët ata që e kultivojnë dhe e transmetojnë brezni pas breznie. Një praktikë të tillë myslimanët e morën nga ashabët e Pejgamberit a.s., ndërsa këtë praktikë ua mësuan edhe të tjerëve, shpeshherë duke bërë leximin e Kur'anit jo si të një libri me fabul ose tregim interesant, por si një mrekulli që nuk ka ngjasim me asnjë libër tjetër. Si përfundim për këto që u thanë, dua të përmend vetëm shembullin e Gëtes. "Shileri, në një letër për Kimbelin, që mban datën 22.02.1815, tregon se Gëteja u lexonte me zë të lartë anëtarëve të familjes së Dukës së Vajmarit dhe miqve të tyre përkthimin e Kur'anit në gjuhën gjermane nga Jozef fon Hameri dhe se vetë Shileri, bashkë me të shoqen, kishin marrë pjesë në një takim të tillë"[10]. Për Gëten Kur'ani është, thjesht, libri i librave (Das Buch der Bücher).

(1)Ismail Bardhi. Kriza e teologjisë myslimane shqiptare, Shkup, 2009, botoi "Logos – A", f. 56. (2) Karen Armstrong, Muhamedi një biografi e Profetit, Tiranë, 2006, f. 110. (3) Ismail Bardhi. Ibid. f. 59. (4) Cituar sipas Ramadan Shkodrës, Nisma e përkthimit të Kur'anit në gjuhën shqipe nga Qafëzezi – vepër monumentale e kulturës islamo – shqiptare. Në, www.forumishqiptar.com. (5) Enes Kariç, Si të komentohet Kur'ani, pa vit botimi, Botoi Fakulteti i Studimeve Islame – Prishtinë. f. 46. (6) Cituar sipas Nexhat Ibrahimit, Mbi përkthimin e Kur'anit, në www.zeriislam.com. (7) Ismail Bardhi, Hafiz Ibrahim Dalliu dhe ekzegjeza e tij kur'anore, Shkup, 1998 f. 110, fusnota 195. (8) Metin Izeti, Ethet e metafizikës, pa vit botimi, Botoi shoqata kulturore "Skofia" f. 138.(9) Musa Musai, Psikologjia e identitetit fetar, Gostivar, 2005. f. 209.(10) Edvin Cami, Gëtja mes perëndimit dhe misticizmit oriental, Tiranë, 2009. f. 63.

Dr.Fahrush Rexhepi

# Administrata e Uthmanit dhe çlirimet në kohën e tij

Pejgamberi a.s., ndaj Uthmanit r.a. kishte respekt të veçantë. Kjo është vërejtur shumë herë sa ishte në jetë Pejgamberi a.s.. Madje Pejgamberi a.s. e kishte lënë zëvendës Uthmanin dy herë, një herë gjatë betejës në Dhatu Rik`a dhe herën e dytë gjatë betejës së Gatafanit në Dhi Emër në Nexhd. Edhe Ebu Bekri dhe Aliu r.a. kishin vlerësime dhe komplimente të veçanta për Uthmanin r.a.. Edhe besimi dhe respekti i Umerit, për Uthmanin r.a. ishte shumë i madh. Prandaj të gjitha këto përshtypje vetëm sa e vërtetojnë drejtësinë në rastin e zgjedhjes së Uthmanit halif të muslimanëve. Kur Uthmani r.a. u zgjodh halif, gjendja e përgjithshme e muslimanëve ishte e fortë dhe stabile. Gjatë sundimit të tij u zhduk shteti i Persisë, u dëbuan bizantinët nga tokat e Shamit dhe të Egjiptit dhe u dha fund të gjitha padrejtësive dhe dukurive raciste si dhe diferencimeve ekonomike e sociale. Në kohën e halifit Uthman muslimanët dhe të tjerët jetonin të qetë e pa konflikte, të garantuar nga perspektiva e islamit, ku liria e besimit ishte garantuar për të gjithë në shtetin e administruar nga muslimanët.

### ADMINISTRATA E UTHMANIT R.A.

Uthmani r.a. nuk e kishte ndjekur rrugën e dy halifëve të mëparshëm përsa i përket modestisë në veshje. Ai vishte uniformën-mantelin zyrtarë me ngjyrë të gjelbër me material nga mëndafshi dhe shëtiste krenarë. Historianët përmendin se Uthmani r.a. i kishte mbështjellur-përforcuar dhëmbët me ari. Ai e preferonte ushqimin nga mëshira të zgjedhur por është e vërtetë se ai ushqehej nga pasuria e tij private, e jo nga ajo e Bejtul Malit duke qenë kështu shembull për të gjithë muslimanët.Uthmani r.a. e kishte caktuar këshilltarë të vetin Ebu Dher El-Gifarin që t`i vizitonte muslimanët dhe t`ju shpjegonte atyre se si pasurinë që iu tepron ta shpërndajnë për të varfëritë, nevojtarët dhe për nevoja tjera të përgjithshme të shtetit Islam. Ai si shembull në aktivitetet e tija me këtë qëllim argument mbështetës e përdorte ajetin kuranor: "Ata të cilët e ruajnë arin e argjendin e nuk e japin në rrugën e Allahut, lajmëroji për një dënim të dhembshëm". Pas zgjedhjes së Uthmanit halif, ai menjëherë u dërgoi mesazhe të gjithë guvernatorëve dhe mëkëmbësve nëpër qytete duke kërkuar nga ata që të nxirrnin mësim nga e kaluara e popujve të mëhershëm, që mos të harrojnë Zotin dhe të mos mashtrohen pas kësaj bote dhe të e harrojnë botën tjetër (Ahiretin), për të cilën ka paralajmëruar Allahu xh.sh. në shumë vende në Kur`anin famëlartë. Uthmani r.a. i këshilloi ata përmes këtyre porosive që të jenë të devotshëm ndaj Krijuesit dhe t`i përmbahen drejtësisë në qeverisjen e tyre. U sqaroi atyre rëndësinë dhe përgjegjësinë që kanë në kryerjen e detyrës së tyre duke i paralajmëruar se ajo nuk është gjë tjetër vetëm se një amanet (obligim) që u ishte ngarkuar mbi supet e tyre me përkujdesje të madhe. Në mesazhin e dytë, të cilin ua dërgoi komandantëve dhe ushtarëve të vet, thuhej: "Ju jeni mbrojtësit e muslimanëve. Umeri ka vendosur për ju rregullat dhe të drejtat me dijen tonë. Atë e bëri publikisht, para nesh. Mos më lajmëroni për ndonjë ndryshim a ndërrim, lëreni që Allahu t`ju ndryshoj e t`ju ndërroj me dikë tjetër. Shikoni se si do të jeni. Vërtetë unë shikoj atë që Allahu më urdhëron të bëjë". Në mesazhin e tretë të cilin ua drejtoi atyre që jetonin në vende të largëta, thuhej: "Unë kam marrë punëtorë (këshilltarë) të më informojnë për çdo kohë. I kam urdhëruar në të mirë dhe i kam ndaluar nga e keqja. Nuk ka ndonjë kërkesë që bëhet te punëtorët e mi e që unë të mos i përgjigjem asaj. As unë e as fëmijët e mi nuk gëzojmë të marrim të ardhura nga prona e popullit. E kush ka ndonjë ankesë, le të ma dërgojë në kohë".

Ardhja e Uthmanit r.a. në pozitën e halifit të muslimanëve, reflektoi tek muslimanët sjelljet e tij, ku mbi të gjitha vihej në pah zemërgjerësia dhe fisnikëria e tij. Ai në përpjekje të avancimit dhe ngritjes së mirëqenies në shtetin musliman, shtoi asistencat sociale për gjithë frymën e popullatës muslimane në të gjitha qytetet e saj me ngritje për njëqind dinar më shumë. Ekonomia e shtetit musliman në periudhën e udhëheqjes së Uthmanit ishte gjithnjë në zhvillim, ndërsa tregtia në çdo pjesë zgjerohej dhe rritej duke ngritur edhe fitimin. Në kohën e tij filluan të hapeshin punëtori dhe zejtari të ndryshme, disa prej të cilave të reja dhe të panjohura më parë nga arabët, siç ishte ndërtimi i anijeve. Sukseset e Uthmanit r.a. në 5 vitet e para të sundimit të tij do të rezultonin me çlirime të shumë vendeve të reja si: çlirimi i Afrikës Veriore dhe Perëndimore, shtrirja edhe më shumë në zonat e Lindjes, derisa arritën kufijt e Kinës. Por në 5 vitet e dyta të hilafetit të tij këto suksese do të ndërprehen, pasi tani për muslimanët kishte ardhur koha të sprovoheshin me probleme tjera, më të mëdha dhe më të rrezikshme. Muslimanët, tashmë i prisnin kohë të vështira, kohë trazirash dhe luftërash, jo më ndaj të huajve, por ndaj vetvetes. Periudhën e dytë

të udhëheqjes së Uthman ibn Affanit, dijetarët islam e konsiderojnë si fillimi i trazirave që lanë gjurmë të thella në besimtarët muslimanë. Në ato trazira u derdh shumë gjak i pafajshëm ndër muslimanët. Shumë sahabë ishin sakrifica e radhës në ato vite të vështira dhe të përgjakshme. Në ato vite aktivitetet e luftërave çlirimtare u pezulluan, muslimanët filluan të përjetojnë probleme nga më të ndryshmet dhe më të vështirat. E tërë përçarja filloi me një shkëndijë që e ndezi një hebre nga fiset hebreje të Jemenit me emrin Abdullah ibn Sebe`, i cili së bashku me disa të tjerë filluan të shkaktonin konflikte nëpër shumë qytete dhe vende të shtetit Islam. Ata prapagandonin dhe shpifnin edhe ndaj halifit dhe bashkëpunëtorëve të tij për të nxitur turmat e popullit në kryengritje e në gjakderdhje. Qëllimi final i këtyre njerëzve ishte shkatërrimi i islamit dhe futja e përçarjes në Umetin musliman.




**ÇLIRIMET NË KOHËN E UTHMANIT**

Siç dihet Umeri i kishte dërguar ushtritë e muslimanëve në Irak dhe në Sham. Ndërsa, në 10 vitet e Halifatit të Uthmanit rrjedha e luftës të muslimanëve nuk pushoi. Këto aktivitete ushtarake u ndalën vetëm në dy vitet e fundit të sundimit të tij. Çlirimet në kohën e Uthmanit u përqendruan në tre fronte: Fronti lindor, fronti perëndimor dhe fronti detar. Ushtria e frontit lindor u përqëndrua në Kufe dhe në Basra. Në Kufe gjendeshin gjashtë mijë luftëtarë në rrugën e Allahut nën komandën e Said bin El-Asit, të cilët u nisën në drejtim të Teheranit të sotëm, Azerbajxhanit dhe të Armenisë. Kur arritën në kufijtë e këtyre vendeve, komandanti i myslimanëve kërkoi nga Halifi i besimtarëve që t`i dërgonte Hasanin dhe Hysenin, Abdullah ibn Abasin, Abdullah ibn Mesudin, Abdullah bin Umer bin Hatabin dhe Abdullah bin Amër El-Asin. Këta luftëtarë të denjë arritën që për një vit ta çlironin Teheranin, Azerbejxhanin dhe Armeninë, kjo ndodhi në vitin 26 h.. Në zonën e Basrës ishin 4000 luftëtarë nën komandën e El-Velid bin Ukbe ibn Ukme bin Ebij Muit, i cili keqtrajtonte Pejgamberin a.s. në Mekë. Këto forca ushtarake u nisën në drejtim të Horasanit dhe të Afganistanit. Në frontin perendimor përfshiheshin Egjipti dhe Shami. Komandantë të këtij fronti ishin Muavi bin Ebu Sufjani në Sham dhe Amr bin El-Asi në Egjipt. Më vonë vali i Egjiptit u zgjodh Abdullah bin Sad bin Ebij Es-Sarhu. Muaviu u nis në drejtim të Umerijes në jug të Ankarasë, kurse Es-Sarhu u nis në drejtim të qytetit të Tunisit. Ushtria e muslimanëve ishte në kufijtë e Tripolit të Libisë në kohën kur vdiq Umer ibn Hatabi r.a. Ushtria kundërshtare në Tunis numëronte 120 mijë ushtarë, ndërsa ajo muslimane numëronte vetëm njëzetmijë luftëtarë. Komandanti i ushtrisë muslimane kërkoi nga halifi i muslimanëve që t`i dërgonte disa sahabë të Pejgamberit a.s., që me ndihmën e tyre të çlironin Tunisin. Halifi Uthman r.a. i nis Hasanin e Hysenin, Abdullah bin Zubejrin dhe Ebu Dherr El-Gafariun. Edhe në këtë rast Allahu xh.sh. ua solli fitoren muslimanëve. Abdullah bin Zubejri kërkoi nga tridhjetë kalorës muslimanë që t`ia mbronin shpinën dhe u nis drejtë vendqëndrimit të komandantit të ushrtisë armike. Vrau atë, ndërsa pjesa tjetër e ushtrisë kundërshtare u shpartallua dhe kështu muslimanët e fituan luftën. Përsa i përket frontit detar Muaviu kërkoi nga Umer bin Hatabi, halifi i muslimanëve që t`i jepte leje të ndërtonte flotën detare. Umeri e pyeti Amër bin El-Asin për detin dhe i tha t`ia përshkruante atë. Amri i tha: "Deti është diçka madhështor. Kur futesh në të, ndihesh i vogël. Ata që futen në det janë si krimbat në degë, kur është i qetë, prehen zemrat, kur tërbohet, tronditen mendjet. Të sigurtin në të e përshkon dyshimi". Umeri i tha: "Jo, pasha Allahun që dërgoi Muhamedin a.s. me të vërtetën, nuk bëj të futen në të muslimanët"! Kur Uthmani r.a. u bë halif i muslimanëve, Muaviu sërish kërkoi leje nga Halifi që të ndërtonte flotën. Uthmani i dha leje me kusht që mos detyronte askënd të hipte në anije. Flota detare u ndërtua në kohën e Halifatit të Uthmanit r.a. dhe është e njohur se me të u çlirua Qiproja. Më vonë pati edhe beteja tjera me anije, ku prapë muslimanët dolën fitimtarë.

(1.) Hasan Ejub, Katër halifët e drejtë, SHB "Furkan ISM"-Shkup, 1424 H -2003, f.262 (titulli origjinal: El-hulefaur-rashidun). (2.) El-Jakubi, pjesa e dytë, f.176. 93.) Dr. Sejjid Abdul-Aziz SSalim, Tarih Devletul Arabije, Aleksandri. (4.) Kur`an, Et Tevbe: 34. (5.) Amr Halid, Katër halifët e drejtë, Prishtinë, 2009, f. 140-141. (6.) Eduart Thartori, Islami në kohë trazirash, Prishtinë, 2008, f.77. (7.) Po aty, f.78. (8.) Amr Halid, Katër halifët e drejtë, f.141-142. (9.) Po aty, f. 142. (10.) Po aty, f.143.

Arsim Dauti

# Thirrja islame kërkon angazhim dhe sakrificë

Sot, shumë myslimanë, kur bëhet fjalë për Thirrjen islame (da'veja) arsyetohen se nuk kanë njohuri të mëdha për ta kryer këtë obligim të Zotit, duke e lënë këtë vetëm në duart e imamëve dhe prijësve fetarë, shumica prej të cilëve, për fat të keq, nuk bëjnë asgjë jashtë asaj me se janë të ngarkuar brenda xhamisë. Islami është një sistem jetësor që e obligon njeriun me disa detyra që duhet t'i përmbushë me maturi dhe sukses. Një nga obligimet që njeriu duhet ta kryejë, është edhe da'veja apo angazhimi i tij në shpjegimin dhe ofrimin e së Vërtetës njerëzve të tjerë. Thirrja në rrugën e Zotit, pikësëpari është detyrë e profetëve të Allahut, të cilët janë njerëzit më të vyeshëm dhe robërit më të mirë që janë krijuar nga i Gjithëmëshirshmi. Gjithashtu, kjo është detyrë edhe e pasardhësve të profetëve apo dijetarëve islamë, mirëpo, përveç këtyre, angazhimi në rrugën e davetit është detyrë e çdo pjesëtari të fesë islame. Këtë më së miri e ilustron rrëfimi kur'anor, që do ta përmendim në këtë artikull, ku Allahu i Madhërishëm përmend një njeri që e thërret popullin e tij që të pranojnë mesazhin e tre profetëve që kishin ardhur për t'i ftuar në besim. Ky obligim, pas imanit, është vepra më e mirë, ngase frytet e tij janë udhëzimi i njerëzve në rrugën e drejtë dhe nxjerrja e tyre prej errësirës në dritë. Këtë e përmend Allahu i Madhërishëm në Kur'anin famëlartë: "E kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut, bën vepra të mira dhe thotë: "Unë, në të vërtetë, jam musliman". (Fussilet, 33)

### THIRRËSI SPROVOHET

Duhet cekur se kjo detyrë nuk është edhe aq e lehtë. Obligimet e tjera, siç është namazi apo agjërimi, janë obligime që kanë të bëjnë me vetveten, kurse thirrja islame është obligim për të cilin bartësi ballafaqohet me sfida të ndryshme. Thirrësi në rrugën e Zotit ballafaqohet me lloj-lloj sprovash: ai shihet me dyshim; ballafaqohet me mendje të prapambetura, me zemra të sëmura nga zilia, mburrja, kryelartësia dhe kokëfortësia. Thirrësi, në këtë rrugë, ka raste kur sulmohet edhe fizikisht. Në këto kohë, shumë shpejt bëhet objekt i keqkuptimit mediatik dhe i sulmit nga shoqëria politike e civile, të cilat janë anti-da've. Për të pasur sukses në këtë rrugë, duhet të jemi të përgatitur me cilësi shumë të larta. Kjo rrugë kërkon angazhim, sakrificë, moral të lartë, mençuri dhe urtësi të madhe. Si të mos kërkohen këto cilësi, kur dihet mirë se njerëzit janë të paparashikueshëm, kurse thirrësi në rrugën e Zotit duhet të jetë i gatshëm për çdo situatë.

Faqet e Kur'anit janë të mbushura me rrëfime, ku tregohet angazhimi dhe sakrifica e njerëzve që kanë thirrur në rrugën e Zotit. Për të treguar vlerën dhe rëndësinë e këtij obligimi, do të japim këtu një rrëfim nga Kur'ani famëlartë.

### NJË SHEMBULL I ANGAZHIMIT DHE SAKRIFICËS NË KËTË RRUGË

Allahu i Madhërishëm në zemrën e Kur'anit përmend një njeri, i cili mund të jetë simbol i sakrificës në rrugën e Zotit.

"Dhe nga skajet e qytetit erdhi një njeri, duke nxituar, e tha: "O populli im, ndiqni të dërguarit! Ndiqni ata që nuk kërkojnë prej jush kurrfarë shpërblimi e që janë në rrugë të drejtë! (Jasin, 20-21). Allahu i Madhërishëm në një prej qyteteve dërgoi tre profetë për t'i thirrur njerëzit në rrugën e Tij. Kur arritën në qytet, ata takuan këtë njeri të moshuar, të cilit ia prezantuan mesazhin e Zotit të tyre. Ai së pari i shikoi me dyshim, por, kur ata treguan argumentet për thëniet e tyre, u besoi menjëherë. Të tre profetët, pas takimit me të, vazhduan rrugën drejt vendit ku ishin dërguar. Ata filluan t'i thërrisnin njerëzit e atij qyteti për të besuar në një Zot, por mendjemadhësia dhe kokëfortësia e tyre ua kishte mbuluar zemrën shumë, saqë ata, jo që nuk pranuan mesazhin e tyre, por i sulmuan që të tre profetët. Atëherë në skenë doli njeriu që, sipas komentuesve të Kur'anit, quhet Habib En- Nexhar. Kur dëgjoi se bashkëkombësit e tij kishin sulmuar profetët e Zotit, nuk qëndroi duarkryq, ashtu siç bëjnë shumë myslimanë në kohën tonë, të cilët nuk reagojnë aspak dhe qëndrojnë si të hutuar kur dëgjojnë se sulmohet Islami ose thirrësit në rrugën e Zotit. Ky njeri, me zgjuarsinë e tij, e kuptoi menjëherë se thirrja në rrugën e Zotit është obligim edhe i tij e jo vetëm i atyre tre profetëve.

Në këto kohë të vështira, kur është fjala për thirrjen në rrugën e Zotit, pjesëtarët e Islamit presin se, vallë, çfarë do të bëjnë imamët dhe teologët, sikur Islami të ishte shpallur vetëm për ta! Sot, shumë myslimanë, kur shtrohet çështja e thirrjes islame (da've) arsyetohen se nuk kanë njohuri të mëdha për ta kryer këtë obligim të Zotit, duke e lënë këtë vetëm në duart e imamëve dhe prijësve fetarë, shumica prej të cilëve, për fat të keq, nuk bëjnë asgjë jashtë asaj me se janë të ngarkuar brenda xhamisë.Le të shohim se si e thërret ky njeri popullin e vet.



## ISLAMI SI ËMBËLSIRË

Edhe pse në mesin e atyre banorëve Allahu kishte dërguar tre profetë, pra, ky njeri i moshuar, i cili jetonte në një shpellë dhe kishte qëndruar për një kohë shumë të shkurtër me ata profetë, kur dëgjoi se populli nuk e kishte pritur mirë mesazhin e tyre, nuk tha: le të bëjnë çfarë të duan, ata janë të dërguar të Zotit, unë nuk kam njohuri të mëdha për t'u dalë në ndihmë, por u nis me vrap drejt qytetit dhe, me një zgjuarsi të rrallë, u tha banorëve: "O populli im, ndiqni të dërguarit!" Ndiqni ata që nuk kërkojnë prej jush kurrfarë shpërblimi e që janë në rrugë të drejtë! (Jasin, 21). Pra, nuk nevojitet ndonjë njohuri e madhe që dikujt t'i ofrosh ëmbëlsinë e Islamit, të cilën e ke shijuar ti vetë. Mjafton që atë që e di, t'ia tregosh dikujt tjetër. Ndoshta kjo do të ndikojë që ai që nuk ka aspak njohur për fenë e Zotit, të fillojë të interesohet për të. Shikoni se me çfarë urtësie debatoi me popullin e tij ky njeri, i cili sapo kishte pranuar besimin në Krijuesin e vetëm: "Përse të mos E adhuroj Atë, i Cili më ka krijuar e tek i Cili do të ktheheni të gjithë? Vallë, përse duhet të adhuroj zota të tjerë përveç Tij? Nëse i Gjithëmëshirshmi do të dëshironte të më godiste me ndonjë të keqe, ndërmjetësimi i atyre (zotave) nuk do të më sillte kurrfarë dobie dhe as që do të mund të më shpëtonte. Atëherë unë do të isha me siguri në humbje të dukshme." (Jasin 22-24). Pra, sapo e kishte kuptuar se zotat që i adhuronte më parë, nuk i sillnin as dëm e as dobi, këtë menjëherë ua tregoi edhe bashkëkombësve të tij. Nuk ka nevojë të thellohemi në çështje fetare dhe njeriun, i cili nuk ka aspak njohuri rreth fesë, ta lodhim me argumente dhe tema të rënda; mjafton që t'ia tregojmë gjërat elementare të fesë së Zotit. Mendjemadhësia dhe kokëfortësia - janë cilësi që njeriun e dërgojnë në humnerë, këto cilësi nuk e lejuan këtë popull, sikur edhe shumë të tjerë, të shijonin ëmbëlsinë e besimit në një Zot. Prandaj zemërimi i tyre filloi të shtohej, këtë e pati vërejtur edhe njeriu që erdhi nga skaji i qytetit. Madje ai e kuptoi shumë mirë se, për t'i shpëtuar profetët që të vazhdojnë misionin e tyre, duhej ndonjë sakrificë e madhe. Në momentin kur banorët filluan t'i sulmonin profetët, ai, pa pasur frikë fare, u kthye nga ata dhe u tha: "Unë I kam besuar Zotit tuaj, andaj më dëgjoni!" (Jasin,25). Sapo i dëgjuan këto fjalë, bashkëkombësit u kthyen nga ai, e rrëzuan përtokë dhe e shkelnin me këmbë derisa i doli shpirti. Në këtë rrëmujë, falë sakrificës së një njeriu, i cili e kishte kuptuar shumë mirë rolin e tij në këtë botë, profetët e Zotit patën mundësinë të shpëtonin dhe të largoheshin gjallë nga ai vend dhe nga ajo shoqëri e çoroditur.

## DURIMI ARMË E FORTË E THIRRËSIT

Nëse na ndodh neve që dikush të na ofendojë, apo të tallet me punën tonë në rrugën e da'ves, sigurisht që shumica nga ne do t'i shanin, do t' i mallkonin apo edhe do t'i sulmonin fizikisht ata që na ofendojnë. Po vallë, si reagoi ky njeri në çastet sa ishte nën këmbët e tyre? Katade thekson se, derisa bashkëqytetarët e tij e shkelnin, ai pa pushuar thoshte: "O Allahu im, udhëzoje popullin tim, sepse ata nuk dinë" – këtë e tha derisa i doli shpirti". (Tefsiri i Ibn Kethirit). Ky shembull dëshmon dashurinë e madhe të këtij njeriu për të tjerët: Derisa ata e shkelnin, ai E luste Allahun që t'i falte! Dashuria e këtij njeriu nuk përfundoi këtu. Ibn Abbasi, duke komentuar ajetin: (Pasi e vrau populli i vet, atij) iu tha: "Hyr në Xhenet!" Ai tha: Ah sikur ta dinte populli im, se si më fali Zoti im dhe më bëri të nderuar"! (Jasin, 26-27), - thotë se, njeriu i kaptinës Jasin, pasi e këshilloi popullin e tij duke qenë gjallë, këtë e bën edhe pas vdekjes, duke thënë: "Ah sikur ta dinte populli im, se si më fali Zoti im dhe më bëri të nderuar"! Pra, të kishin besuar atë që besova unë, dhe me këtë të kishin fituar shpërblimin që mora unë. Pra, ai dëshiron që edhe ata të fitojnë faljen dhe Xhenetin. Të përmendim se raste të këtilla kemi edhe në jetën e Profetit të fundit, Muhamedit a.s. Të kujtojmë rastin e Taifit. Pasi banorët e Taifit sulmuan Muhamedin a.s. me gurë, erdhi meleku i kodrave dhe i propozoi profetit që t'i hidhte mbi atë popull kodrat përreth, por, ai duke e ditur se ata janë një popull injorant, u përgjigj: "Jo, atë nuk e dëshiroj! Lus Allahun që nga shpina e tyre të nxjerrë pasardhës që do të adhurojnë vetëm Allahun dhe nuk do t'I bëjnë shok Atij." (Buhariu dhe Muslimi). Të këtillë janë profetët, evliatë dhe thirrësit e sinqertë. Zemrat e tyre janë të pastra nga urrejtja dhe dëshira për hakmarrje. Përkushtimi i vetëm i tyre është ta largojnë njeriun nga humnera dhe ta çojnë drejt mëshirës së Zotit. Sakrifica për realizimin e kësaj ideje, nuk është edhe aq e rëndësishme. Shkaku përse sot nuk kemi një sukses të tillë, qëndron pikërisht në mosangazhimin tonë në këtë rrugë, mospasjen e vullnetit dhe mungesa e sakrificës. Neve, për fat të keq, edhe një sprovë e vogël na ndal në rrugën tonë për prezantimin e së Vërtetës në mesin e njerëzve, sa kohë që edhe një provokim shumë i vogël na hidhëron dhe na çon në apati. Pikërisht për këtë shkak nuk kemi ndonjë sukses në thirrjen tonë.

1. Tefsir Jasina - Shefik Kurdiç, El-Kelimeh, Novi Pazar, 2009. (2) Edukimi kulturor i thirrësit - Jusuf El-Kardavi, Furkan, 2002. (3) Jasini - Sejid Kutb, Logos-A, 2008. (4) Tefsiri i Ibn Kethirit -Versioni i shkurtuar - Nesib Rifai, Sarajevë, 2000



Hamdi Nuhiju

# Këshilla të Ibn Kajjimit

Historia e mendjes është e lyer me freskinë e shpirtit. Ndoshta dukja e kësaj historie do të ishte e hidhët dhe me gjemba, porse nevoja e saj është permanente. Secili njeri ka nevojë për një udhërrëfyes në këtë botë. Filozofët, dijetarët, njerëzit e thjeshtë, madje edhe pejgamberët kanë udhërrëfyesit e tyre. Pejgamberit Muhammed a.s.. udhën e Islamit dhe myslimanëve ia rrëfente Engjëlli Xhibril, i porositur prej Allahut për këtë veprim.

Në një hadith të shkurtër Resulullahu a.s. thotë: ”Feja është këshillë”. Duke iu përshtatur këtij hadithi madhështor të Resulullahut a.s., shumë dijetarë myslimanë kanë nxjerrë këshilla, urtësi e dobi të shumta për Ymetin. Në mesin e tyre veçuam njërin prej dijetarëve të mëdhenj islamë, i cili përmes këshillës së tij të shkurtër, përmbledh bazamentet e veprimtarisë kolektive të njerëzve. Ai është Ibn Kajjim el Xhevzi, i cili, me këshillat e tij, na lehtësoi rrugën e bashkëjetesës dhe vëllazërisë. Ndërmjet të tjerash, ai tha:“Katër gjëra sjellin urrejtjen dhe mërinë: mendjemadhësia, zilia, gënjeshtra dhe bartja e fjalëve”.Në fe ka dashuri dhe urrejtje.

### DASHURI PËR HIR TË ALLAHUT, DHE URREJTJE PËR HIR TË ALLAHUT

Nëse përzihen këto koncepte, atëherë përzihet koncepti i të jetuarit tonë në këtë botë si të nënshtruar

ndaj Urdhrave të Allahut. Por, edhe në raportet ndërnjerëzore ka dashuri dhe urrejtje. Njeriu gjithmonë duhet të tentojë të arrijë dashurinë e t'i largohet urrejtjes, pasi pasojat e urrejtjes janë të tilla, që gjenerata të tëra i vuajnë më pas. Populli ynë urrehet prej disa popujve fqinjë; pasojat e kësaj urrejtjeje po i përjetojnë edhe gjeneratat e sotme, ndërsa urrejtja është e vjetër, madje shumëshekullore.Në këtë jetë ka vijë të kuqe, e cila nuk lejohet assesi të kapërcehet, ngase do të shkatërrohej kjo botë dhe bota tjetër. Me vijë të trash të kuqe, Ibn Kajjimi vizaton dallimin midis fitimit të përhershëm në Xhennet, dhe humbjes së kësaj bote dhe të Botës tjetër. Këto këshilla janë karvani që na orienton drejtë një jete më të përshtatshme me Urdhrat e Zotit. Jemi në rrugën e Zotit, atëherë kur ndjekim pikë për pikë këto këshilla madhështore, por edhe shumë këshilla të tjera, që meritojnë trajtim të veçantë. Largohemi nga rruga e Zotit, nëse biem pre e këtyre kurtheve. Mendjemadhësia është një cilësi e djallit të mallkuar. Ai u bë mendjemadh duke thyer Urdhrat e Zotit, për të mos i rënë në sexhde Ademit a.s.. Kjo cilësi fatkeqësisht gjendet edhe tek disa grupe njerëzish dhe asnjë njeri nuk është i mbrojtur prej kësaj dere famëkeqe. Të gjithë mund të futemi në këtë derë, me vetëdije ose pavetëdije, dhe në këtë mënyrë të humbim botën tonë. Në momentin kur s'e falim namazin me kohë, ne futemi në derën e mendjemadhësisë, ngaqë dera e mendjemadhësisë u hap në momentin e thyerjes së Urdhrave të Zotit nga ana e djallit të mallkuar. Edhe kur sillemi keq me prindërit, me fqinjët, me të afërmit, ne bartim me vete këtë cilësi identifikuese të djallit në mesin e krijesave të tjera. Na kujtohet shumë mirë hadithi i Resulullahut a.s. për njeriun që ka mendjemadhësi sa një grimë dhe si rezultat i kësaj, nuk do të kishte mundësi të shihte asnjëherë Xhennetin.

## MENDJEMADHËSIA NA BËN TË PADASHUR EDHE TEK NJERËZIT DHE JO VETËM TEK ALLAHU

Kur nuk u japim hakun dijes sonë, kohës sonë, punës sonë, ne futemi në grupin e njerëzve mendjemëdhenj, ngaqë në këtë mënyrë bëhet thyerja e Urdhrave të Zotit.

Mendjemadhësia na bën të padashur edhe tek njerëzit dhe jo vetëm tek Allahu. Sjellja e njeriut mendjemadh është arrogante, fyese, nënçmuese, përbuzëse, dhe në këtë mënyrë njeriut mendjemadh i mbyllet dera e shoqërisë. Ai kujton se është i përjashtuar prej shoqërisë, ndërsa në fakt, vetvetja e tij është larguar prej shoqërisë përmes kësaj cilësie djallëzore.Disa mendojnë se zilia është një cilësi e mirë. Ata mbështeten tek hadithi i Resulullahut a.s. se lejohet që të kemi zili dy persona, njërin të cilit Allahu i ka dhënë pasuri dhe ai e shfrytëzon këtë pasuri në rrugën e Tij, dhe tjetrit që Allahu i ka dhënë dituri, dhe ai e shfrytëzon këtë dituri në rrugën e Tij. Mirëpo, nëse e shohim në esencë këtë hadith, do të vërejmë se ky hadith është thënë në formë kushtëzimi, këtu zilia si dukuri psikologjike e njeriut nuk është cilësuar tërësisht e mirë. Por, përderisa nuk ka mundësi të mënjanohet prej njeriut tërësisht, madje edhe të zhduket, atëherë ajo duhet të minimizohet ose edhe të kthehet në sferën e veprimtarisë pozitive në shoqërinë njerëzore. Shumica prej nesh, duke e justifikuar në bazë të këtij hadithi të Resulullahut a.s., zilinë e marrim tërësisht si pozitive dhe në këtë mënyrë krijojmë barriera midis nesh dhe të tjerëve. Ibn Kajjimi për zilinë thotë se shton urrejtjen e njerëzve, por pa dyshim zilia shton edhe urrejtjen e Allahut. Shpesh dëmtohemi e dëmtojmë edhe të tjerët përmes këtij vesi. Prandaj duhet të jemi të matur me hadithin e Resulullahut a.s., ashtu siç na e paraqet ai këtë hadith. Besimtari mund të jetë frikacak, por gënjeshtar asnjëherë. Ky është një parafrazim i një hadithi madhështor të Pejgamberit a.s..

## RESULULLAHU A.S. QARTËSON SE NUK MUND TË JESH EDHE BESIMTAR EDHE GËNJESHTAR

Në ditët tona, kur jeta është shndërruar në thashetheme e gënjeshtra, është bërë gjella kryesore midis vëllezërve, motrave dhe gjithë Ymetit tonë. Nëse ndalemi dhe numërojmë gënjeshtrat që themi brenda ditës, dhe i shkruajmë në një fletore, me siguri nga rezultatet do të habiteshim fort. Kjo gjë është rezultat i largimit tonë prej rrugës së Resulullahut a.s.. Sepse, përndryshe, nëse do të ndjekim rrugën e Resulullahut a.s.., me siguri gënjeshtra nuk do të kishte vend në jetën tonë asnjëherë. Besimtari mysliman mund të jetë koprrac, frikacak, por gënjeshtar asnjëherë, ngaqë gënjeshtra përlyen dinjitetin e njeriut dhe humb seriozitetin e tij. Njeriu erdhi në këtë botë si një misionar për të realizuar misionin deri në përfundim. Gënjeshtra është pengesa e madhe e shndërrimit të njeriut në njeri. Bartja e fjalëve është një dukuri shumë e përhapur në mesin e motrave dhe vëllezërve tanë. Njeriu i cili nuk e angazhon veten e tij me ndonjë vepër adhurimi, si për shembull, me punë, lexim, namaz, vepër të mirë, urdhërim për të mirë dhe ndalim nga e keqja, - në fakt lidhet ngushtë me veprimtarinë djallëzore të bartjes së fjalëve. Vetë natyra njerëzore urren një njeri që luan këtë rol. Bartja e fjalëve në vetvete ngërthen shumë dëme. Në mesin e tyre dëmi më i madh ishte përçarja e Ymetit islam. Si rezultat i bartjes së fjalëve, njerëzit dashakëqij shpifën për nënën e besimtarëve rreth ndershmërisë së saj. Edhe në betejën e devesë dhe të Sifinit, bartja e fjalëve ishte një armë përfundimtare e përgjakjes së myslimanëve ndërmjet tyre. Allahu na ruajttë prej këtyre cilësive djallëzore! Dhe, nëse ndonjërën prej këtyre cilësive ose edhe të gjithat i posedojmë, Allahu na mundësoftë që të largohen prej nesh.

Sedat Islami

# Frika nga zjarri i xhehennemit

**Besimtarë të nderuar!**

Robërit e sinqertë të Allahut, ani pse përvetësuan një thesar të tërë virtytesh, ani pse në llogaritë e tyre depozituan aq shumë të mira, ishin modestë, të vetëpërmbajtur, falnin madje edhe namaz nate, ata as edhe për një çast të vetëm nuk ia lejuan vetes të binin në grackën e asketëve injorantë. Përkundrazi, ata vërtetuan se, krahas devotshmërisë, kanë thithur edhe nektar diturie, dhe në kohën kur i shohim të tjerët tek mbështeten në adhurimin e tyre dhe pretendojnë një lloj sigurie dhe komoditeti nga Xhehenemi, këta ndiejnë një frikë, për se i drejtohen Allahut me lutje: "Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë". (66). "Ai, vërtet është vendqëndrim dhe vendbanim i keq." (El-Furkan, 65-66).

## NUK MASHTROHEN ME ATË QË KANË BËRË

Kështu është puna e besimtarit të sinqertë. Sado që të jetë i devotshëm, sado që të jetë në shërbim të fesë dhe Fjalës së Allahut, ai asnjëherë nuk pretendon pavarësi prej mëshirës së Tij. Madje jo vetëm kaq, por ai e di se një gjë e tillë është mëkat, që sipas terminologjisë profetike, përmban rrezikun e shkatërrimit. Pejgamberi, a.s., në një hadith, përveç të tjerash, thotë: "Tri gjëra janë shkatërruese…: koprracia e respektuar, epshi i pasuar dhe mashtrimi i njeriut nga vetvetja (nga veprat e tij);…" (Sahihu'l xhamii, 3045.) Nëse shpëtimi nga Xhehenemi si produkt i veprës, nuk i qe garantuar as Muhamedit, a.s., krijesës më të devotshme, atëherë ku mbetet vend për të tjerët të shpresojnë apo të mbështeten në veprat e tyre. A nuk ka thënë Muhamedi, a.s."Askënd vepra e tij nuk mund ta fusë në Xhenet! A as ty o i dërguari i Allahut?!- e pyetën me habi.- As mua, përveç nëse Allahu më mbulon me mëshirë- u përgjigj ai" (Muslimi.) Nëse do ta kuptosh këtë figurativisht, atëherë shfleto pakëz me mua historinë e një legjende të gjallë, Omerit, r.a., i cili thoshte: "Sikur të thërriste prej qiellit një thirrës: O ju njerëz! Që të gjithë do të hyni në Xhenet me përjashtim të një njeriu, do të kisha frikë se mos unë jam ai". Prandaj nuk është çudi kur të shohësh ndonjërin nga gjeneratat e para – tek dëshmojnë se: "Po të buja fjetur dhe të ngrihesha me keqardhje, do ta kisha më të dashur sesa të buja duke u falur e të gdhija i mashtruar nga ajo që kam bërë (të ndiej sikur kam bërë shumë punë të madhe)." Kjo për faktin se, siç është sqaruar nga Imam Gazaliu[1], vetëmashtrimi – të mendosh se ke bërë mirë shumë-, njeriun e bën t'i anashkalojë dhe harrojë mëkatet, e kështu të bjerë thellë në humnerën e mëkateve.

## PËRSE FRIKA NGA ZJARRI I XHEHENEMIT?

Çfarë e bën atë aq të rrezikshëm, saqë besimtari të ketë frikë të madhe prej tij? Pse si tipar për të shquhen robërit e sinqertë të Allahut? Përgjigjen e këtyre dhe pyetjeve të ngjashme do ta gjejmë në vijim.

- Ngase është adhurimi më i mirë. Vehb b. Munebihi pati thënë: "Allahu nuk është adhuruar me diçka të ngjashme sikur frika." E për ta kuptuar sekretin e kësaj forme adhurimi, i kthehemi fjalës së Sulejman ed Daranit, i cili shpjegon se "Bazë e çdo të mire në dynja dhe Ahiret është frika, ngase një zemër që nuk është e mbushur me frikë prej Allahut, ajo është gërmadhë."

- Ngase, për rrezikun që paraqet, edhe Pejgamberi, a.s., lutej në çdo namaz për t'u mbrojtur prej tij. Nëse kihet parasysh se kush është Muhamedi, a.s., dhe cila ishte pozita e tij tek Allahu, atëherë sqarimet duhet të mjaftojnë me kaq. Imam Muslimi transmeton se Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Kur ta kryejë dikush prej jush teshehuudin e fundit, le të kërkojë mbrojtje tek Allahu prej katër gjërave: prej ndëshkimit të Xhehenemit, prej ndëshkimit të varrit, prej sprovës së të gjallëve e të vdekurve dhe prej sherrit të Mesihut Dexhall".

- Ngase takimi me Xhehenemin, çfarëdo që të jesh, i mirë a i keq, i sinqertë a mëkatar, është i pashmangshëm. Allahu ka thënë: "Dhe nuk ka asnjë prej jush që nuk do t'i afrohet atij. Ky (kontaktim i xhehennemit) është vendim i kryer i Zotit tënd". "Pastaj, (pas kalimit pranë tij) do t'i shpëtojmë ata që ishin ruajtur (prej mëkateve), e zullumqarët do t'i lëmë aty të gjunjëzuar." (Merjem, 71-72).

Dijetarët kanë polemizuar se ç'kuptim ka afrimi ndaj Xhehenemit. Disa kanë thënë se bëhet fjalë për kalimin pranë tij, e të tjerë thanë se bëhet fjalë për hyrjen në të[2]. Sido që të jetë, për kuptimin e tyre, ne do t'i ktheheshim njërit që këto ajete ia kishin humbur gjumin për një kohë të gjatë. Ibni Ebi Mejsere, kur shkonte të flinte, qante shumë dhe thoshte: Ah sikur nëna të mos më kishte lindur fare! Kurse e ëma, e cila e dëgjoi tek qante dhe tha këtë fjalë, iu drejtua: Po përse kështu, o biri im? A nuk të ka bërë mirë Allahu?! A nuk të ka udhëzuar

xhehenemit. Atyre as nuk u lehtësohet (vuajtja) dhe aty janë të dëshpëruar. Ne nuk u bëmë atyre padrejtësi, por ata vetë kanë qenë horra. Dhe ata thërrasin: “O Malik, le të na e marrë shpirtin Zoti yt!”. Ai thotë: “Ju do të jeni aty përgjithmonë!”. Ne ju patëm sjellë të vërtetën, por shumica prej jush ishit urrejtës të së vërtetës.” (ez Zuhruf, 74-78). E shihni, ata kërkojnë edhe vdekjen, e duan atë më shumë se çdo gjë, duan t’i japin fund jetës, por jo, vdekje më nuk ka.

- Ngase ka pamje trishtuese dhe një imazh që, po të arrihej pikturimi i tij, çdokush që do ta shihte, do të binte në komë, për të mos thënë se do vdiste fare. Ka thellësi shumë të madhe[3], madje ka edhe lugina të tilla[4]; nxehtësia e tij është e papërballueshme[5], banorët e tij janë të prangosur[6]; ushqimi dhe pija e tyre janë shumë të hidhura[7]; rrobat i kanë nga zjarri dhe katrani, e të tilla edhe mobiliet dhe orenditë ku do ta kalojnë jetën e pafund[8].



në Islam?! Po, nënë e dashur, por Allahu na ka treguar se ne doemos do të ndalemi tek zjarri e pastaj nuk na ka treguar se a do të dalim prej tij apo jo- ia ktheu ai. Në fakt, Allahu ka përmendur se ata që ia kanë pasur frikën Atij, do të shpëtojnë prej Xhehenemit, por, ah sikur ta dinim se a jemi prej tyre apo jo! - Ngase zjarri i Xhehenemit është diçka që nuk zmbrapset dot nga asnjë forcë. Allahu ka thënë: “Është e vërtetë se dënimi i Zotit tënd patjetër do të ndodhë. Atë nuk ka kush që mund ta largojë.” (Tur, 7-8). Një natë, gjersa kalonte Omeri pranë një xhamie, dëgjoi një njeri të devotshëm, i cili kishte zgjedhur xhaminë për namaz nate, tek lexonte këto ajete. Për një çast u ndal. Mendoi e mendoi dhe pastaj tha: ” Pasha Allahun, Zotin e Qabesë, ky është një betim i vërtetë! Omeri u sëmur nga ky kërcënim hyjnor dhe për një muaj mbeti në shtrat pa lëvizur fare. Njerëzit e vizitonin, por nuk e dinin se prej çfarë vuante. - Ngase dënimi në të është i pafund. Kjo sigurisht se për pabesimtarët dhe hipokritët, porse një gjë e tillë vlen si mësim edhe për besimtarin. Se për çfarë bëhet fjalë në të vërtetë, do të mësojmë nga këto ajete kur’anore: “Ndërkaq, kriminelët janë në vuajtje të përjetshme të

## NDËRMJET FRIKËS DHE SHPRESËS

Ndarjen me ju, pas kësaj frike që sqaruam dhe pas këtij përshkrimi që i bëmë Xhehenemit, nuk do ta bëjmë shpejt, ngase nuk duam që tek ju të krijohen përshtypje a bindje të gabuara. Po kështu, nuk duam as që të bëheni pesimistë e të humbni nga e vërteta. Duam t’jua sqarojmë pozicionin që besimtari duhet ta ketë dhe kursin që duhet ta ndjekë përkitazi me frikën nga Xhehenemi, por edhe me shpresën në Xhenet. Islami bën thirrje që të ndiqet një mesatare ndërmjet tyre. As nuk thërret për frikë, e cila të shpie në pesimizëm, por as për shpresë, e cila do ta bënte shumë të thjeshtë rrugën e mëkateve. Megjithatë, për shkak se instinktivisht ngacmohet nga epshet, që për pasojë ndonjëherë edhe bie në mëkate, për të mos thënë se disa të vogla i bëhen edhe traditë, caktoi që frika t’i paraprijë shpresës tek njeriu, sa të jetë gjallë, ndërsa kur të vijë çasti i dhënies shpirt, atëherë shpresa t’i paraprije frikës, në mënyrë që të dalë nga kjo botë duke pasur mendime të mira për Allahun. Apo, ai duhet të jetë, sipas shembullit të hoxhës së nderuar, Muhamed Husejn Jakubit, sikur një shpend që nuk mund të fluturojë dot pa lëvizur që të dy krahët.

Vëllezër të nderuar!

Le të jenë frika dhe shpresa krahët tanë, të cilët në rrugëtimin tonë do të na shpien tek Allahu në formën më të sigurt të mundshme. Le të kujtojmë se Allahu nuk është vetëm Falës, por edhe ndëshkues dhe ndëshkimi i Tij është shumë i ashpër.

(1)Tehdhibu meuidhati’l mu’minine, Muhammed Xhemaluddin el-Kasimijj, Daru Ibni Haldun, Aleksandri, Egjipt, pj.2, f.112. (2) Për më gjerësisht, shih Tefsirin e Taberiut, rreth këtyre ajeteve.(3) Hadithi është autentik. Shih: Sahihu’l xhamii, 1618. (4) Shih kaptinën Merjem, ajeti 59. (5) Shih kaptinën et Teube, 81. (6) Shih: el Insan, 4; el Hakkah, 32. (7) El Hakkah, 35-36, ed Duha, 43-46, el Muzzemmil, 12-13, El Kehf, 29, Ibrahim, 16-17. (8) Shih: Ibrahim, 44-50, El A’rafë, 41.



# SHKENCORE

Dr. Ibrahim Ozdemir

## Mjedisi në Kur'anin famëlartë

Problematika e mjedisit konsiderohet prej çështjeve më të rëndësishme me të cilat përballet njeriu i kohës moderne. Kjo problematikë nuk kërcënon vetëm njeriun e kohës së tashme, po edhe gjeneratat e ardhshme dhe jetesën e tyre, pa harruar dhe klimën shëndetësore. Një problematikë e tillë mund të themi se ka përfshirë gjithë globin. Njeriu bashkëkohor, i cili ka arritur zbulime të papara në fushën e shkencës dhe teknologjisë, nuk ka arritur një bashkëpunim të baraspeshuar me natyrën. Me fjalën "mjedis" nënkuptojmë të gjitha kushtet natyrore, të cilat jetojnë në bashkëjetesë me krijesat e tjera. Gjithashtu, si pjesë përbërëse e mjedisit konsiderohet edhe mjedisi i njeriut, ajri që thithim, uji që pimë, qyteti në të cilin

jetojmë, si dhe njerëzit që na rrethojnë. Në anën tjetër, pyjet, bjeshkët, lumenjtë dhe detet, në të cilët marrin pjesë njerëzit, konsiderohen një pjesë tjetër përbërëse e mjedisit.



## MJEDISI NGA KËNDVËSHTRIMI KUR'ANOR

Gjatë periudhës së shpalljes së Kur'anit, arriti të ndryshohej ideja e të menduarit përballë çështjeve globale. Kur'ani solli ide të reja të ekzistencës, baza e së cilës ishte Njëshmëria –Tevhidi. Natyra për njeriun deri atëherë ishte e parëndësishme dhe pa ndonjë vlerë të veçantë. Me ardhjen e Kur'anit doli në shesh edhe një e vërtetë tjetër, si një argument prej argumenteve të Allahut xh.sh.. Urdhri i parë kur'anor ishte "Lexo"! Me këtë urdhër nuk nënkuptohej vetëm urdhri i të lexuarit të një teksti të shkruar a të ruajtur në një vend, por leximi në shumë aspekte. Në saje të këtij mendimi, bota e cila deri atëherë njihej si e pashpirt dhe e pakuptimtë, filloi të merrte një botëkuptim të ri, sepse edhe ajo ishte madhëruese e Allahut xh.sh.. Në fakt, të gjitha krijesat në këtë gjithësi të përsosur, I drejtohen Allahut me ndjenjën e tyre adhuruese, pa asnjë mangësi, si një zemër e vetme për të adhuruar Allahun.

## FAKTORËT E MJEDISIT NË KUR'AN

### 1) Krijimi i ekzistencës

Argumenti i parë që bën lidhshmërinë e Kur'anit me ekzistencën, është realiteti i shprehur në të, se ajo është krijuar nga asgjëja. "Ai (All-llahu) është që krijoi (pa kurrfarë shembulli) qiejt dhe Tokën (e duke qenë i tillë), e si do të ketë Ai fëmijë kur nuk pati bashkëshorte? Çdo send e krijoi Ai, dhe është më i dijshmi për të gjitha sendet e krijuara". (El-Enam, 101).

### 2) Uji si burim jete

Uji në Kur'an pasqyrohet si burim i jetës: "…edhe ujin e bëmë bazë të jetës së çdo sendi; a nuk besojnë?" (Enbija, 30), duke mos harruar as shiun, që nga qielli vjen me një masë të caktuar: "Ne lëshuam me masë ujë nga qielli dhe atë e përqendrojmë në tokë. Po Ne kemi mundësi edhe ta humbim atë (ujin)"(Muminun, 18) Uji, i cili është prej nevojave të rëndësishme jetësore të njeriut, që nga momentet e krijimit të tij kur ishte baltë, është një dhunti e papërshkrueshme si dhe shkak për shfaqjen e shumë begative.

### 3) Detet dhe oqeanet

Allahu në Kur'an thotë:"Pastaj, Ai është që nënshtroi detin, që prej tij të hani mish të freskët, e prej tij të nxirrni stoli që i vishni, e i sheh anijet si çajnë (lundrojnë) në të (me ushtimë çajnë ujin në det). Ua nënshtroi që të shfrytëzoni nga begatitë e Tij dhe ashtu të falënderoni (Zotin). (En-Nahl, 14) Allahu xh.sh. gjithashtu tërheq vëmendjen për dobitë e përfituara nga deti: "Zoti juaj është Ai që për ju mundësoi lundrimin e anijeve në det, në mënyrë që të kërkoni nga të mirat e Tij. Vërtet, Ai është shumë mëshirues ndaj jush". (Isra, 66)

### 4) Retë dhe shiu

Kur banorët e Mekës kërkuan nga Pejgamberi a.s. mrekulli, zbriti ajeti: "Është fakt se në krijimin e qiejve e të Tokës, në ndërrimin e natës e ditës, të anijes që lundron në det që u sjell dobi njerëzve, në atë shi që e lëshon All-llahu prej së larti e me të ngjall tokën pas vdekjes së saj, dhe në të përhap gjallesa të çdo lloji, në qarkullimin e erërave dhe reve të nënshtruara në mes qiellit e Tokës, (në të gjitha këto), për një popull që ka mend, ka argumente". (El-Bekare, 164) Kjo tregon që mrekullia më e madhe dhe e përhershme është bota që na rrethon, në të cilën mund të gjesh argumente të pafund për ekzistimin e Allahut dhe për Njeshmërinë e Tij, ndërsa shiu është vetëm njeri prej atyre argumenteve: "Ai është që i lëshon erërat si myzhde pranë mëshirës (shiut) së Tij. E kur ato (erëra) bartin re të mëdha përsipër, Ne i sjellim mbi një tokë të vdekur dhe në të lëshojmë ujin (shiun), dhe me të (me ujin) nxjerrim të gjitha frytet. Kështu i nxjerrim (i ngjallim) të vdekurit, ashtu që të kujtoni (fuqinë e Zotit)". (Araf, 57).



Kur'ani kur flet për shiun, përcakton një vështrim universal drejt krijesave, duke e paraqitur botën e tyre si të ishte një vendbanim i përbashkët: "Ai, i Cili për ju bëri tokën shtrat, (vendbanim) e qiellin kulm, e prej qiellit ju lëshoi shi, me të cilin ju siguroi lloje të fryteve si ushqim për ju, pra mos I shpifni Allahut shokë, duke qenë se ju e dini (që Ai nuk ka shokë)". (El-Bekare, 22) Duke qenë pjesë përbërëse e ekzistencës, Toka është përgatitur për njeriun në një sistem të veçantë furnizues me ujë, e gjithë kjo për zhvillimin dhe jetesën e krijesave.

**5)Bubullima dhe Vetëtima**

Bubullima, vetëtima dhe rrufeja, nga këndvështrimi kur'anor, janë krijesa të Allahut, që E madhërojnë dhe përmendin Atë. Allahu në Kur'an ka bërë një krahasim mahnitës në mes bubullimës dhe engjëjve: "Ndërkaq, murmurima madhëron (Zotin një) me falënderimin (që i takon) e Tij, (e madhërojnë) edhe engjëjt nga droja ndaj Tij". (Rad, 13) Ajo bubullimë, e cila vjen bashkë me vetëtimën dhe dëgjohet pas saj në gjithësi, sikur nxjerr zemrat nga vendi. Megjithëkëtë, kjo qarje dhe ky zë që për ne duket tmerrues, i përhapur ngado nga një horizont në tjetrin, përveç të tjerash, madhëron Allahun, duke treguar për begatitë, mëshirën dhe madhështinë e Krijuesit.

**6) Bjeshkët**

-Ai që krijoi krijesat si dhe qiejt pa asnjë shtyllë, është Ai që ka krijuar bjeshkët me përforcime, vetëm e vetëm që të mos e dëmtojnë njeriun: "Dhe Ai është, i Cili tokën e shtriu, dhe në të krijoi kodra e lumenj…". (Rad:3) Në Kur'an tregohet që bjeshkët madhëronin Allahun bashkë me Davudin a.s.: "Ne i patëm dhënë Davudit dhuratë të madhe nga ana jonë: "O male dhe shpezë, lartësoni (me tesbih) së bashku me të". Ne ia zbutëm atij edhe hekurin (si brumë)'' (Sebe, 10). Sikur nëpërmjet këtij madhërimi arrinte shkallën e afërsisë tek Allahu dhe largimin nga vetvetja, duke zhdukur të gjitha pengesat në mes tij dhe ekzistencës, duke u bashkuar me të në madhërim. Në anën tjetër, përgjigja e madhërimit vinte nga zogjtë dhe bjeshkët.

## KAFSHËT AMANETI I ALLAHUT PËR NJERIUN

Në realitet, koncepti i natyrës që e qartësoi Kur'ani, mbështetet kryekëput në faktin se të gjitha krijesat, qofshin ato të gjalla a të vdekura, përfshirë këtu dhe njeriun, janë krijesa të Allahut xh.sh.. Në këtë kontekst njeriu dhe natyra nuk janë elemente të ndara e të panjohura nga njëri-tjetri. Përkundrazi, ato janë një tërësi e krijuar nga Allahu xh.sh.. Njeriu është i obliguar që me natyrën dhe krijesat në të, të veprojë me përgjegjësinë më të madhe. Ismail R. Faruku bën një përmbledhje të bukur të boshtit të njeriut me natyrën, si vijon:1)Natyra nuk është pronë e njeriut, por e Zotit. 2)Natyra i është nënshtruar njeriut që të veprojë në të, porse brenda kufijtë e rregullave të veçanta. 3)Njeriu, ndaj natyrës duhet të veprojë patjetër në një formë etike, aq sa të ketë dobi prej saj dhe ta përdorë atë.

4)Njeriu duhet të studiojë në shkencat natyrore dhe sistemin universal duke bërë përpjekje për të kuptuar ligjet delikate dhe të mrekullueshme në të.

## SHPËRDORIMI I BURIMEVE NATYRORE KONSIDEROHET MËKAT

Nga ky këndvështrim, kuptohet qartë se Allahu xh.sh. është Ai Që ka përcaktuar begatitë, prandaj falënderimi ndaj Tij, përveç të tjerash, është përgjegjësi morale. Shpenzimi i tepërt, nuk është vetëm shpërfillje ndaj burimeve natyrore, - ai njëkohësisht konsiderohet mosrespekt ndaj Krijuesit, i Cili është Krijues dhe Pronar i të gjitha këtyre begative. Një gjë e tillë nuk ndikon vetëm tek ne, po edhe tek gjeneratat që vijnë pas nesh: "Ne çdo send kemi krijuar me masë të caktuar " (Kamer, 49) I tërheq vërejtjen njeriut në ruajtjen e një "caktimi" të tillë. Duke qenë mëkëmbës i Allahut në Tokë, njeriu ka të drejtë të përfitojë nga kjo natyrë me kusht të nënshtrueshmërisë ndaj Krijuesit të tij. Derisa njeriu t'i jetë nënshtruar Krijuesit të tij, të gjitha krijesat do të jenë në shërbim të tij.

Marrë nga: www..hiramagazine.com,përktheu nga arabishtja: Feim Hoxha



Nexhat Ibrahimi

# Droga – pandemia që vret njerëzinë

Kohët e fundit, sidomos gjatë dekadës së fundit, tema e drogës, e cila, si për shkak të përmasave, ashtu edhe të efekteve dhe pasojave, pa e tepruar, hynë ndër sëmundjet pandemike, si një e keqe globale, që kërcënon dhe vret njerëz çdo ditë e më shumë. Kjo e keqe, që për shumicën e banorëve tanë dikur ishte temë tabu, e për më të interesuarit, vetëm lajm televiziv ose shkrim i huazuar nga ndonjë gazetë e huaj, - sot droga përbën një problem të rendit të parë si për individin e familjen, ashtu edhe për shtetin dhe shoqërinë në përgjithësi. Në historinë njerëzore nuk janë zbuluar të këqija më të mëdha se droga. Më drejt, droga bën pjesë ndër të këqijat më të mëdha që njeh historia. Ajo gjatë një viti kalendarik vret shumë, shumëfish më tepër jetë në botë, paaftëson disa dhjetëra mijë jetë të tjera në botë, gjymton disa dhjetëra mijë të tjerë, kryesisht të moshës së re, kurse disa qindra mijë njerëz mjekohen e shërohen nëpër qendrat e ndryshme botërore të mjekësisë. Droga nuk zgjedh shtresa të popullsisë, nuk zgjedh njerëz ngjyrash dhe as zona gjeografike. Ajo godet të gjithë ata që kanë lidhje në një mënyrë me të. Qëndrimi islam për drogat dhe pijet alkoolike në përgjithësi, është i qartë. Ndalohet çdo pije që, drejtpërdrejt apo tërthorazi, dëmton apo kërcënon jetën dhe shëndetin psiko-fizik. Edhe mjekësia dhe farmakologjia flasin qartë për dëmet dhe pasojat e këtyre pijeve dehëse. Nëse do ta trajtonim në mënyrë më specifike temën e narkomanisë, atëherë do të konstatonim se baza kryesore e ndalimit të saj është ixhmai (konsensusi) i ulemasë, i bazuar në parimet kur'anore-synetike. Përse? Sepse Katër Imamët e parë sunitë (Ebu Hanife, Maliku, Shafiiu dhe Hanbeli) nuk

kishin trajtuar temën e drogës, meqë asokohe ende nuk ishte e njohur. Por, këtë temë e trajtuan imamët e mëvonshëm. Madje Ibn Tejmije mendon se lejimi i hashashit njeriun e largon nga Islami. Pra, përdorimi i tyre ndalohet me ixhma, dhe jo vetvetiu, për shkak të dëmeve të mëdha që shkakton përdorimi i drogave në të gjitha aspektet: besimor, moral, shëndetësor, ekonomik etj.. Juristët islamë theksojnë një hadith të transmetuar nga Imam Ebu Davudi: "Ummu Seleme r. anha transmeton: Pejgamberi a.s. e ka ndaluar çdo gjë që deh dhe që mjegullon arsyen". (Ebu Davudi).

## DROGA NË RANG ME VERËN

Shumica e juristëve islamë drogën e klasifikojnë në kategorinë e hamrit (verës), substancave dehëse. Kurse siç e dini, hamri është i ndaluar me shumë ajete kur'anore, sikurse është dhe ky: "O besimtarë, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta, nga shejtani. Prandaj, largohuni prej tyre, që të jeni të shpëtuar". (El-Maideh, 90). Imami Ibn Maxhe shënon transmetimin vijues: "Ibn Omeri r.a. transmeton se Pejgamberi i Allahut ka thënë: 'Çdo gjë që deh, është hamr (verë), kurse çdo hamr është haram". (Ibn Maxheh). Edhe pse ka dallim ndërmjet drogës dhe alkoolit, ato janë të njëjta për nga pasojat, sepse dëmtojnë arsyen e njeriut, zvogëlojnë shëndetin psikik dhe fizik, sepse dëmtojnë përkohësisht ose përjetësisht mendjen. Për këto vlen e njëjta normë, për shkak se arsyeja ligjore (`il-let'ul-hukm) e ndalimit të përdorimit të alkoolit, është elementi dehës i kësaj substance. Disa shtete, si Arabia, Irani, Kina e ndonjë tjetër, për trafikantët dhe përdoruesit e drogës, zbatojnë dënimin me vdekje. Shtetet myslimane qëndrimin e tyre e mbështesin në të drejtën e diskrecionit – ta'zirit, e jo të hududeve - dënimit të përcaktuar me Sheriat. Baza për këtë dënim është në ajetin:

„Dënimi i atyre që luftojnë (kundërshtojnë) Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe bëjnë shkatërrime në tokë, nuk është vetëm se të mbyten ose të gozhdohen, ose (të gjymtohen), t'u priten duart dhe këmbët e tyre të anëve të kundërta, ose të dëbohen nga vendi ...". (El-Maideh, 33).Trafikimi dhe përdorimi i drogës, për shkak të pasojave që ka, përbëjnë shkelje të rëndë në Sheriat, Kur'an e Hadith, dhe meritojnë dënimin me vdekje. Në këto vende, për shkak të këtyre masave, narko-dilerët janë më të paktët. Por, në vendet evropiane e ballkanike dhe në Kosovë, narko-dilerët dënohen vetëm simbolikisht, ata pothuaj privilegjohen, madje janë të nderuar nga zyrtarët dhe shoqëria në përgjithësi?! Dëshmia më e mirë se trafikimi dhe konsumimi i drogës po merr përmasa të rënda, është ndërtimtaria dhe tregtia milionëshe, që për çdo ditë po mbijnë si këpurdhat pas shiut. Nëse në Islam dënimi për vrasje të qëllimtë është vrasja, atëherë ç'të thuhet për individët dhe grupet që, me anë të drogës, vrasin jo individë po grupe e shoqëri të tëra dhe shoqërisë i shkaktojnë dëme materiale të paimagjinueshme! Droga, shitja dhe konsumimi i saj, janë kundër synimeve të Sheriatit (mbrojtja e fesë, jetës, arsyes, pasardhësve dhe pasurisë), sepse rrezikojnë dhe shkatërrojnë çdo gjë me vlerë universale. Droga ka depërtuar në shkolla, fakultete, lagje, shtëpi dhe institucione. Depërtimi i drogës nëpër klube nate, bare e diskoteka është bërë një gjë krejt normale. Ajo ka depërtuar te njerëz me ndikim në shoqëri: këngëtarë, aktorë, shkrimtarë. Vdekja e tyre nga droga trajtohet krejt normale, madje u jepet një vend i madh në mediet shtetërore e private. Për fat të keq, organet shtetërore, në vend që të parandalojnë, po edhe të luftojnë në mënyrë aktive kundër kësaj të keqeje, sillen me luks të madh; shteti bënë apel dhe herë-herë tregon shenja paaftësie, pafuqie dhe dorëzimi përballë të këqijave si droga. Një problem tjetër, që organet kompetente e kanë dhe do ta kenë problem, është trajtimi i gabuar i problemit të narkomanisë, sepse ato i trajtojnë si çrregullime organike dhe psikike, duke harruar ose neglizhuar përmasën shpirtërore të njeriut, e cila në fakt përcakton edhe veçantinë, cilësinë dhe natyrën e ekzistencës së njeriut. Mospërfshirja e kësaj përmase në mjekim e trajtim, do të prodhojë efekte të mangëta dhe të pamjaftueshme. Këtë e ka vërejtur mirë edhe eksperti malazias Imran N. Hosein, i cili thotë se modeli evro-perëndimor kundër varësisë nga droga, konsiderohet insuficient, sepse harron përmasën shpirtërore dhe bazohet në premisa të dobëta. Ai në vete posedon shumë lëshime, mbyllje sysh ose tolerancë të vetëdijshme ndaj hapave të parë të gabueshëm, rrezikun e së cilës nuk e kupton për shkak të qasjes kuantitative, antispirituale dhe së jashtmi në vlerësimin e çështjes.

## FEJA ËSHTË MBROJTËSI

Të nderuar!

Të ruajmë njerëzit tanë dhe veten tonë nga e keqja e drogës; të bëhemi të drejtë e të sinqertë në besimin tonë. Në këtë frymë flet edhe Jusuf El-Karadavi, kur pohon: "Feja është mbrojtësi dhe arma e parë që duhet ta përdorim kundër kësaj të keqeje vdekjeprurëse dhe rrënuese". Thjesht, të veprojmë në kuptimin e Fjalëve të Allahut të Madhëruar, Që flet për përparësitë e njeriut kundrejt krijesave të tjera, sepse njeriu meriton një kujdes më të madh dhe më gjithëpërfshirës: "(Kujto) Ditën kur do të thërrasim secilin njeri me prijësin (librin, pejgamberin, shënimet e veprave) e tyre. E atij që i jepet libri i tij nga e djathta e tij, të tillët i lexojnë shënimet e tyre (të mira), dhe nuk u bëhet e padrejtë asnjë fije". (El-Isra', 70). O Krijuesi ynë, na pastro nga mëkatet, na forco në rrugën e Islamit, na ndihmo të bëhemi të fortë përballë vështirësive dhe na bëj të fortë në lartësimin e Emrin Tënd!

Dr. Islam Hasani

# Zhvillimi i prodhimeve financiare që nga ditët e hershme të Islamit

Teknikat financuese që janë në përdorim sot, e kanë bazën në mësimet e Kur'anit dhe të Synetit të Pejgamberit a.s.. Në vendet arabe, para ardhjes së Muhamedit a.s., kishte aktivitete të shumta financiare për të ndihmuar tregtinë si të vetmin burim jete. Gjithashtu, edhe vetë Muhamedi a.s. ishte i përfshirë në këto aktivitete tregtare para dhe pas fillimit të Shpalljes së Kur'anit.

### FINANCIMI NË DITËT E HERSHME TË ISLAMIT

Kjo pjesë e këtij punimi shpjegon zhvillimet historike të aktiviteteve ekonomiko-financiare gjatë jetës së Pejgamberit a.s., duke pasur në konsideratë pozitën gjeografike të Arabisë. Këtë diskutim e fillojmë për ta bërë më të qartë se si dhe pse u themeluan institucionet financiare.

### POZITA EKONOMIKE E ARABISË PARA ARDHJES SË MUHAMEDIT A.S.

Para shekullit të shtatë, rruga nëpër Hixhaz ishte e tëra në duart e arabëve që banonin aty dhe e kishin Mekën si kryeqendër për çdo lloj aktiviteti, përfshire edhe atë tregtar. Ata merrnin prodhime të ndryshme nga Jemeni dhe i dërgonin në Siri, Egjipt dhe Persi. Rëndësia e qytetit të Mekës ishte më shumë komerciale dhe ai nuk ishte bërë qytet prestigjioz apo të kishte ndonjë krenari tjetër deri në Kohën kur erdhi Muhamedi a.s., Zgjedhja e Mekës si kryeqendër nga arabët, përveç sepse ishte qendër që lidhte vendet të cilat u përmendën, ishte edhe për shkak të ujit zemzem, që i furnizonte me ujë të freskët.[1] Konfederata e fiseve kishte një mexhlis (asamble e përgjithshme), në të cilin aspekti komercial ishte planifikuar dhe secili anëtar merrte pjesë e ishte aktiv ose duke bërë tregti, ose duke ndihmuar të tjerët për tregti, e po ashtu edhe për reklamimin e vendit për t'i joshur tregtarët duke siguruar një mjedis të përshtatshëm dhe të sigurt për tregti.[2] Pas ardhjes së të Dërguarit të fundit, ndodhi një bashkim i fiseve të shpërndara e të përçara ndërmjet tyre duke formuar një qytet-shtet, që më vonë u bë perandori shumë e fuqishme. Ata, njerëzit e racave dhe gjuhëve të ndryshme, arritën t'i bashkonin në një shoqëri të bashkuar, në një fe dhe një qeveri. Që nga ajo kohë (shek. i VII) e më tutje, myslimanët patën mundësi të zhvillonin tregti me vende të largëta në një shkallë shumë më të madhe sesa ishte e njohur më herët.[3]

### TREGTIA DHE KARVANËT

Karvanët ishin shumë të rëndësishëm për ushtrimin e tregtisë dhe mënyra e vetme për një tregti ndërkombëtare nëpër shkretëtirë, zakonisht në një shkallë të madhe, dhe, siç e ka përmendur edhe historiani i njohur i shekullit 10, Al-Tabari (v. 930), kishte karvan që arrinte deri në 2500 deve.[4] Një karvan i këtillë mund të lëvizte vetëm me një koordinim të mirëfilltë dhe me një përgatitje të madhe kundër ndonjë sulmi apo ndonjë të papriture të çfarëdo lloji. Karvanët bartnin të gjitha llojet e mallrave të nevojshme për furnizim. Ata të cilët bartnin prodhime tregtie, i quanin Latimah, kurse karvanët që bartnin gjëra ushqimore, i quanin Rikab.[5]

Pejgamberi a.s. kishte marrë pjesë në udhëtime të këtilla në vende të ndryshme. Në kohën para Shpalljes së Kur'anit, tregtia ishte në duart e tregtarëve nga Meka, Taifi dhe Xheda. Abdurrahman Ibn Avf, Uthman Ibn Affan, Hadixhe Binte Huvejlid, etj. ishin nga tregtarët më të njohur të asaj kohe; ata ishin figura të rëndësishme në shoqërinë tregtare të asaj kohe, kurse më vonë figura të rëndësishme në përkrahje të Pejgamberit a.s. dhe myslimanëve në përgjithësi, në ditët e hershme të Islamit.[6]

### NDODHI TË RËNDËSISHME PAS HIXHRETIT

Pasi Muhamedi a.s. bëri Hixhretin, një ndodhi që shënon edhe fillimin e kalendarit mysliman, ndodhën edhe një numër i madh ngjarjesh të rëndësishme, që do të ushtrojnë ndikim edhe në ditët e sotme. Në Mekë Muhamedi a.s. ishte vetëm një predikues, kurse në Medinë situata ndryshoi dhe ai u bë udhëheqës i pasuesve të tij, një komunitet i vogël, i cili rritej çdo ditë. Pastaj edhe të tjerë që jetonin në Medinë, pranuan që Muhamedi a.s. të ishte udhëheqës i tyre dhe ai u bë udhëheqës i qytetit-shtet të Medinës, i cili u rrit e u zhvillua shumë shpejt dhe funksionoi shumë mirë me të gjitha përgatitjet e nevojshme për atë kohë[7].

Një kthesë e madhe dhe një ngjarje historike në historinë e Islamit ndodhi me nënshkrimin e marrëveshjes shumë të rëndësishme, e cila nga shumë hulumtues bashkëkohorë quhet si 'kushtetuta e Medinës'.

E një ngjarje tjetër shumë e rëndësishme, për të cilën flitet apo diskutohet shumë më pak, qe edhe

themelimi i tregut të Medinës. Pejgamberi a.s., një tregtar i respektuar, i besueshëm dhe me eksperiencë, i cili për qëllime tregtie kishte udhëtuar edhe në vende tjera jashtë Mekës dhe kishte përjetuar një embargo shumë të rëndë nga paganët e Mekës, ishte shumë i vetëdijshëm për rëndësinë dhe realitetin që pavarësia ekonomike shpie në pavarësi politike.[8]

Menjëherë pas hixhretit myslimanët kishin lirinë e duhur për të jetuar ashtu siç dëshironin pa pasur frikë dhe persekutime, porse shteti i porsaformuar ishte pa asnjë pasuri monetare a financiare. Xhamia, përveç që luante rolin e vendit për falje, shërbente edhe për aktivitete të tjera. Shërbente si parlament, gjykatë, universitet, vend trajnimi për misionarë, vend deponimi i pasurisë që mblidhej nga sadakaja dhe zekati, me fjalë të tjera ishte vend që shërbente për shumë gjëra.[9] Menjëherë pas ndërtimit të Xhamisë së përmendur, Pejgamberi a.s., po atë vit (viti i parë hixhri) themeloi një treg, në të cilin myslimanët mund të dominonin dhe mund të tregtonin në mënyrën që dëshironin.

Ishin mbushur 13 vjet që nga fillimi i zbritjes së Kur'anit dhe kishte versete kur'anore që kishin zbritur në lidhje me aktivitetet ekonomike, disa rregulla ishin formuar në lidhje me transaksionet ekonomike, dhe ekonomia filloi të merrte formë, bazuar në mësimet islame. Nga rregullat ekonomike që përdoreshin para Shpalljes së Kur'anit, disave që nuk kishin elemente të ndaluara, iu dha legjitimitet, kurse disa u anuluan ose u modifikuan, për të shmangur elemente të ndaluara në një kontratë ekonomike.

Shteti i Medinës nuk ishte vazhdim i një shteti që kishte ekzistuar, ndryshim i thjeshtë i një dinastie, po ishte themeluar krejtësisht i ri, me një komplet rregullash për shoqërinë, prej më të thjeshtave deri tek ato më të komplikuarat.[10]

Pas hixhretit historia administrative e Arabisë ndryshoi; shoqëria islame organizoi aktivitete të mëdha ekonomike që nga ditët e para të shpërnguljes. Komunitetit agrar të vendit iu bashkuan një grup tregtarësh mekas me përvojë të madhe tregtie.[11]

Përdorimi i valutave monetare erdhi herët në shoqërinë islame, kurse ndalimi i ndërrimit jo të barabartë nga kuantiteti të prodhimeve tregtare homogjene përshpejtoi procesin e monetizimit. Në fillim myslimanët zunë të përdornin Dinarin e arit nga bizantinët dhe dërhemin e argjendit nga persianët si një monedhë të pranueshme për qëllime tregtie. Mirëpo shumë shpejt, që në kohën e mbretit Abdul Melik Ibn Mervan, i cili i takonte dinastisë Emevite, filluan të shtypnin dinarin e vet.[12]

Në kohën kur myslimanët ishin shpërngulur në Mekë, aty ekzistonin tregje, por ato ishin nën kontrollin e të tjerëve, kryesisht të çifutëve. kishte nevojë të madhe për një treg të pavarur, në të cilin myslimanët të mund të dominonin dhe të tregtonin sipas parimeve të tyre të shitblerjes, kështu që u themelua një treg, që më vonë u quajt tregu i Medinës.

Menjëherë pas themelimit të tregut, u paraqit nevoja për krijimin e kushteve të favorshme për t'i tërhequr tregtarët dhe klientët. Pejgamberi a.s. vuri dy kushte kryesore, që ishin shumë atraktive, për ta bërë tregun e ri të përsosur: heqjen e taksave dhe ndalimin e monopolit. Me heqjen e taksave, tregtarët i siguronte se nuk do të ngarkoheshin me ndonjë lloj takse dhe tregut të sapoformuar i dha një karakteristikë më konkurruese kundër atyre që ngarkonin taksa. Rregulla e dytë u bë me qëllim të ndërprerjes së monopolit në treg; kjo rregull nuk i lejoi askujt që të kishte vend apo tendë të përhershme në treg. Kjo ishte për të siguruar drejtësi në treg, duke eliminuar monopolin dhe duke ndaluar që një kategori njerëzish të jetonte si një grup më i privilegjuar përballë atyre që nuk ishin në gjendje t'u bënin konkurrencë.[13] Kjo iniciativë, e ndërmarrë nga vetë Pejgamberi alejhis-selam për të rregulluar tregun, konsiderohet si një fillim i kontrollit dhe rregullimit të tregut. Ky kontroll më vonë u themelua në një institucion të quajtur Hisbah (kontroll i tregut dhe i çështjeve të tjera), edhe pse termat Hisbah dhe Muhtesib u paraqitën në fillim të halifatit Abasid, fillimin e funksionimit e patën që nga koha e Pejgamberit a.s.[14].

Qyteti i Medinës, i cili para ardhjes së myslimanëve ishte vetëm një vend që kishte prodhime të agrikulturës, u shndërrua në një qendër administrative, politike dhe tregtare. Më vonë, pas kohës së Hulefai –rrashidinëve, qendra e shtetit islam në kohën e Emevitëve (661 – 750) u transferua nga Medina në Damask, dhe pas tyre, në kohën e Abasitëve kaloi në Bagdad dhe Basra (750 – 1038), kjo kohë dhe këto ndryshime u shoqëruan me ndodhi dhe risi në sferën ekonomike. Ato u bënë qendra botërore të industrisë dhe tregtisë. Kur Bagdadi u bë qendra kryesore e shtetit islam, shumë shpejt u bë qendra më e madhe tregtare botërore pa mos pasur as ndonjë rival të përafërt.[15]

(1)De lacy O'Leary, D.D. History of Arabia before Muhammad, (Lahore: Alliance Publisher, 1989) faqe 182-183. (2) Ibid.. (3) Abdulkader Chachi, "Origin and Development of Commercial and Banking Operations", Journal KAU (King Abdul Aziz University): Islamic Economics, vol.18, No.2, f. 39. (4)Ibn Jarir Al-Tabari, The History of al-Tabari vol. xxxv: The Crisis of the Abbasid Caliphate, përkthyer në anglisht me komentim nga George Saliba. (Berkeley: State University of New York press, 1985), f.. 40-44. (5)Alvi Haji Hassan, (1997) f. 5-6. (6)Ibid. (7)M.A. Sabzwari, "Economic and Fiscal System During the Life of Holy Prophet Mohammed Peace be on him", Journal of Islamic Banking and Finance, Vol:1, No.4, 1984. f. 2. (8)Cengiz Kallek, "Socio-Politico-Economic Sovereignty and the Market of Medina", Journal of Islamic Economics, Vol. 4, No. 1&2 1995, f. 2-3. (9)Sabzwari, f. 2-3.(10) Muhammad Hamidullah, "Budgeting and Taxation in the Time of the Prophet peace be on him" The Islamic Review, f. 19-20.



Mr. Samir B. Ahmeti

# EGJIPTI

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:
- Emri ndërkombëtar në anglisht: Egypt.
- Emri zyrtar: Republika Arabe e Egjiptit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 1,001,450 km².
- Numri i banorëve: 83.082.869 (2009).
- Dendësia: 76 (banorë në 1 km²).
- Feja: Myslimanë 94% – shumica e tyre suninj –, të krishterë 6% – 90% e tyre ortodoksë –, (bazuar në regjistrat zyrtarë të vitit 2001).
- Kryeqyteti: Kajro, i cili llogaritet qyteti më i madh në vend.
- Qytetet (Ndarjet administrative) e tjera kryesore: Aleksandria, Port Saidi, Suezi, El Mahalla El-Kubra, Luksori, El Mansura, Tanta, Zagaziki, Asjuti dhe Minja.
- Grupet etnike: egjiptianë 99.4%, të tjerë 0.6% (në mesin e tyre një përqindje e vogël shqiptarë).
- Gjuhët kryesore: Arabishtja (zyrtare), fliten anglishtja dhe frëngjishtja.
- Njësia monetare: Funta egjiptiane (1.00 EUR = 7.11542 EGP).
- Data e pavarësisë: 28 shkurt 1922.
- Festë kombëtare: 23 korrik 1952 (Dita e Revolucionit).

### POZITA GJEOGRAFIKE

Egjipti është shtet afrikan që shtrihet në pjesën verilindore të kontinentit. Në veri të vendit ka dalje në detin Mesdhe, kurse në lindje në Detin e Kuq. Egjipti është një shtet shumica e territorit të të cilit shtrihet në Afrikë, por një pjesë e territorit të tij është e vendosur në kontinentin e Azisë, pikërisht në gadishullin e Sinait. Për nga sipërfaqja është një shtet i madh, në kontinentin afrikan është i njëmbëdhjeti me radhë, kurse i tridhjeti në shkallë botërore. Republika e Egjiptit është e kufizuar me katër shtete – dy afrikane e dy aziatike. Nga perëndimi kufizohet me Libinë, me një gjatësi 1115 km; nga jugu me Sudanin, me gjatësi 1273 km; nga verilindja me Izraelin, me një gjatësi 266 km dhe me Palestinën (Rripin e Gazës), me gjatësi 11 km. Sipërfaqja e përgjithshme e Egjiptit është 1,001,450, prej saj 995,450 km i takojnë zonës tokësore dhe 6,000 km i takojnë zonës ujore[2]. Shumicën e territorit të Egjiptit e mbulon shkretëtira. Rrjedha e lumit Nil është në drejtim të veriut të vendit, duke thyer shkretëtirën, për t'u derdhur, në fund, në detin Mesdhe.. Lumi është i gjatëj 6,672 km.

Kajro – kryeqyteti i vendit, është qyteti më i madh në kontinentin afrikan, për nga madhësia e sipërfaqes tokësore[3]. Pika më e ulët e territorit në Egjipt nën nivelin e detit, është 133 metra, që gjendet në ultësirën Katara.. Egjipti ka gjithsej 88 aeroporte, 72 prej të cilave janë të asfaltuara. Për shkak të shtrirjes së tij nga veriu në brigjet e detit Mesdhe dhe nga lindja në brigjet e Detit të Kuq, Egjipti posedon rreth 32 porte detare. Gjithashtu, vendi ka rrugë hekurudhore[4]. Në Republikën e Egjiptit janë rreth 33 universitete. Për shkak të kursimit të hapësirës, po përmendi vetëm pesë sosh: Universiteti i Al Az'harit, Universiteti i Kajros, Universiteti i Aleksandrisë, Universiteti i Hulvanit dheUniversiteti i Ajnu Sh-shemsit[5].

KAJRO: Si kryeqytet i Republikës Arabe të Egjiptit, konsiderohet edhe qyteti më i rëndësishëm i vendit. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin në 20 milionë e gjysmë. Në këtë qytet, banojnë përafërsisht më shumë se një e katërta e banorëve të Egjiptit. Ky qytet ka shtrirje në anën e lumit Nil, gjegjësisht në jug të vendit. Historikisht Kajro është quajtur edhe qyteti i një mijë minareve, një aludim për numrin e shumtë të xhamive që kishte në këtë qytet. Qytetin e ka themeluar El Muizzu li dinil-lah, i cili erdhi nga Tunizia e sotme, gjegjësisht nga Mehdije – kryeqyteti i parë i shtetit Fatimi –, ku e kishte themeluar Shtetin Fatimi, dhe pastaj Kajron e bëri kryeqytet të shtetit të tij. Ndërtimin e tij e bëri komandanti Xhevher Es-sakali, në vitin 358 h / 969 m. Es-sakali ndërtoi mure rreth tri qyteteve dhe i quajti me një emër – Kajro. Pra, Kajro përfshinte qytetin Fusfat, të cilin e kishte themeluar Amr ibn Asi në vitin

20 h, qytetin El Asker, të cilin e kishte themeluar Salih ibn Ali El Ab-basi në vitin 132 h, dhe qytetin El Katai'ë, të cilin e kishte themeluar Ahmed ibn Tulun. Kajro aktualisht është qyteti më i madh arab dhe qyteti më i madh në Afrikë, si dhe, për nga banorët, renditet qyteti më i populluar në Afrikë dhe në Lindjen e Mesme. Zona më e dendur me popullatë në Kajro është zona El Metarije, të cilën e përbëjnë myslimanët me mbi 90% të popullsisë së përgjithshme të Kajros. Kurse, përqindja e mbetur (më pak se 10%), janë kryesisht të krishterë ortodoksë, dhe një përqindje e vogël e tyre katolikë e protestantë[6].

## HISTORIA E EGJIPTIT

Gjatë periudhës që prej rreth 60 mijë vjet më parë, kishin ndodhur përmbytje të Nilit për çdo vit në brigjet e tij dhe në zonat përreth, duke lënë pas (tërheqjes) tokë pjellore e dhé të pasur. Prandaj, ato zona pranë fushave të përmbytjeve, u bënë tërheqëse për popullatën. Në vitin 7000 para erës sonë, ambienti egjiptian ishte një ambient mikpritës dhe tërheqës për popullatën. Si argument për këtë, janë gjetur gjurma të vendosjes së disa banorëve në atë kohë, përkatësisht në zonat e shkretëtirës. Gjithashtu janë gjetur ca enë të qeramikës në disa varreza të Saidit (zonë që bie në pjesën e sipërme të lumit Nil). Egjipti u okupua nga romako – bizantinët në vitin 30 p.e.r., për t'u bërë më pastaj vendburim i Romës për nevojat që kishte ajo. Egjipti llogaritej një burim i rëndësishëm dhe shumë i pasur, prandaj Roma ishte e varur nga Egjipti për furnizimin me grurë. Qyteti i Aleksandrisë – i ndërtuar nga Aleksandri i Madh, në bregdetin e Mesdheut – u bë kryeqytet i vendit. Veçoritë e kryesore të Aleksandrisë – në kohën kur myslimanët çliruan Egjiptin – mund t'i përmbledhim si: 1) Aleksandria asokohe ishte qyteti më i rëndësishëm në Egjipt. 2) Ishte qendra e dytë e Perandorisë Romake të Lindjes (menjëherë pas Konstantinopojës). 3) Qyteti i parë tregtar në botën e atëhershme. Romakët ndërtuan bibliotekën e Aleksandrisë dhe muzeun romak, në kohën kur ishte i banuar nga rreth 300 mijë banorë. Perandoria Romake, pas vdekjes së Kleopatrës, qëndroi në Egjipt rreth shtatë shekuj, dhe kështu atë e bëri një provincë romake. Gjatë sundimit të romakëve, egjiptianët – popullata autoktone – detyroheshin të paguanin tagra të shumta, për kokë të njeriut, për tokë, bagëti, tregti dhe për ndërtimin e anijeve. Tagrat nuk ishin vetëm për të gjallët. Sipas historianit perëndimor Milne, egjiptianët detyroheshin të paguanin tagër edhe për të vdekurit e tyre, ngase nuk u lejohej t'i varrosnin të vdekurit pa paguar tatimin e caktuar për ta. Myslimanët, duke bërë thirrje në fenë islame, në vitin 642 m, çliruan Egjiptin përfundimisht, dhe kështu pati filluar një kapitull i ri në historinë e Egjiptit[7].

## HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË EGJIPT

Populli egjiptian autokton kishte dëgjuar për depërtimin e myslimanëve në Sham, por për ta ishte shumë magjepsëse kur informoheshin se si silleshin myslimanët në mes vete dhe se sa mirë i trajtonin ata jomyslimanët. Kjo nënkuptonte sikur egjiptianët shpresonin dhe dëshironin që myslimanët të bëheshin shpëtimtarë të tyre, që nëpërmjet tyre të shmangnin njëherë e përgjithmonë zullumin e romakëve. Pra, kur në kohën e halifit të dytë – Umer ibnul Hat-tabit – myslimanët çliruan shumicën e rajoneve të Shamit, sidomos Jerusalemin, u shfaq interesimi i tyre edhe për çlirimin e Egjiptit. Faktorët që ndikuan në inkurajimin e myslimanëve, më drejt të udhëheqësve të tyre rreth marrjes së këtij hapi shumë të guximshëm, në mes të tjerash ishin:



(1) Pjesa më e madhe e mbetur e ushtrisë romake, e cila pësoi disfatë nga myslimanët në Damask, në mesin e të cilëve ishte edhe njëri ndër prijësit e njohur romakë – Artabun, kishin marrë arratinë në drejtim të Egjiptit.

(2) Amr ibn Asi nxiti halifin e myslimanëve, Umer ibn Hat-tabin, për çlirimin e Egjiptit, duke i përmendur disa nga prioritetet e këtij vendi, siç ishin: toka prodhimtare e Egjiptit, me gjithë burimet e saja, vlera e madhe e Nilit (uji i të cilit ishte shumë frytdhënës) dhe banorët autoktonë, të cilët ëndërronin ardhjen e myslimanëve.

(3) Paralajmërimi i Pejgamberit a.s. rreth çlirimit të Egjiptit dhe porosia e tij për mirësjelljen e myslimanëve ndaj egjiptianëve, me rastin e çlirimit të Egjiptit dhe të bashkëpunimit të mëtutjeshëm të tyre me banorët e tij. Transmetohet nga Ebu Dherri r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Me të vërtetë ju – muslimanët – do të çlironi Egjiptin, një vend në të cilin gjendet El Kirati8. E kur ta çlironi atë – Egjiptin – silluni mirë me banorët e tij, sepse ata kanë të drejtë të gëzojnë mirësjelljen tuaj, si dhe për shkak të afërsisë familjare[9] me ta"[10]. Kur halifi i myslimanëve, Umer ibn Hat-abi r.a., filloi luftën për çlirimin e Egjiptit, urdhëroi Amr ibn Asin r.a. që me ushtrinë myslimane, të nisej në drejtim të Exhnadinit – pika më e afërt në kufi me Egjiptin –. Amri r.a., si komandant i ushtrisë myslimane, ishte nisur menjëherë në drejtim të kufijve të Egjiptit, dhe hyri në vendin e quajtur El Arish, konkretisht më 10 Dhul Hixh-xhe të vitit 18 h / 639 m, ku, së bashku me ushtrinë myslimane fali namazin e Bajramit, i cili llogaritet namazi i parë i Bajramit që falën myslimanët në Egjipt[11]. Shkaku i mosrezistencës së egjiptianëve autoktonë karshi myslimanëve, ishin taksat e larta që romakët u kishin ngarkuar egjiptianëve, dhe keqtrajtimi i tyre prej romakëve.



KLIMA

Klima e Egjiptit është e ndikuar nga disa faktorë; kryesori është pozita gjeografike e tij, sepse vendi nga veriu ka shtrirje në brigjet e detit Mesdhe, me një gjatësi prej 909 km, kurse nga lindja ka shtrirje në brigjet e Detit të Kuq, me një gjatësi deri në 1370 km. Ndërkaq, nga të gjitha anët e tjera të kufirit, Egjipti rrethohet nga shkretëtira. Pra, mund të përmendim dy karakteristikat më të rëndësishme të klimës së Egjiptit, njëra – është shumë e nxehtë dhe tjetra - me pak shi. Gjithashtu, mund të bëjmë dallimin vetëm midis dy stinëve të vendit, stina e verës, e cila karakterizohet nga një thatësi dhe nxehtësi, që fillon nga muaji maj e zgjat deri në muajin tetor, kurse stina tjetër është ajo e dimrit, që është e butë dhe me pak shi dhe fillon nga muaji nëntor e zgjat deri në muajin prill.

GJENDJA EKONOMIKE

Ekonomia e Egjiptit, llogaritet nga ekonomitë e larmishme në Lindjen e Mesme dhe me kapacitet të vogël të prodhimtarisë, e cila nuk ka bazë të fortë në naftë, siç janë shtetet e Gjirit Persik dhe Iraku. Shkalla e papunësisë në vend arrin në 9,1% (sipas të dhënave të vitit 2007)[13]. Në Egjipt kultivohen kultura të ndryshme bujqësore, ndër më kryesoret janë: gruri, misri, pambuku, orizi, fasulja, kallami i sheqerit, rrushi, fiqtë, mango, pjeshkat, mollët, ullinjtë, bananet. Edhe perimet zënë një vend të rëndësishëm në kulturën bujqësore dhe konsiderohet ndër komponentët më të mëdhenj të kulturës bimore të vendit. Prodhohen: patatet, domatet, pjeprat dhe shalqiri. Ndërkaq industritë kryesore të vendit janë: tekstili, çimentoja, prodhimet kimike, artizanalet, përpunimi i prodhimeve bujqësore etj.. Gjithashtu vendi ka rezerva pasurish nëntokësore, si: hekur, fosfat, ar, diamant, magnez, zink, plumb, naftë, etj[14]. .

(1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 49. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i botës islame f.57. Logos-a, 2009, Shkup. http://ar.wikipedia.org. (2)www.moqatel.com(3) http://ar.wikipedia.org(4) www..moqatel.com. Vladimir Zoto, ibid f, 50. Amir B. Ahmeti., ibid f, 57.(5) - http://universities.roro44.com(6) - http://ar.ëikipedia.org(7)www.moqatel.com. Bajrush Ahmeti; HISTORIA ISLAME 2., f. 61, 62, 65. Medreseja e Mesme Alauddin, 1997, Prishtinë.(8) El Kirat: Monedhë e vogël e valutës monetare të dinarit, dërhemit etj. Meqenëse kjo monedhë ndër egjiptianët ishte shumë e popullarizuar, ata e përdornin shumë dhe e përmendnin kudo. (9) Afërsia familjare: Këtu ka të bëjë me Haxheren – nëna e Ibrahimit, të birit të Pejgamberit a.s., e cila ka qenë prej tyre, pra kiptase nga Egjipti.(10) Muslimi, v. 8-të; pj. 16-të, kap Vlera e ashabëve; titulli: Porosia e Pejgamberit a.s. ndaj banorëve të Egjiptit; f. 313-314.



Arbër Berisha

# Perandoria Osmane dhe Shqiptarët

Perandoria Osmane, e cila u shtri nga Hungaria Veriore deri në Arabinë Jugore, nga Krimeja deri në Afrikën e Veriut, do të përmblidhte në vete edhe trevat shqiptare.

Shqiptarët u bashkuan me këtë perandori gjatë kulminacionit të saj, dhe për pesëqind vjet ndanë me të lavdinë dhe sfidat e saja.

Ajo, duke ndërtuar një botë tolerante dhe multikulturore, mblodhi në gjirin e sajë edhe popuj të tjerë.Grekët, hungarezët, serbët, kroatët,vllehtë, pomakët, ciganët, lazët, boshnjakët, çerkezët, bullgarët, rumunët, arabët, kurdët, tartarët, armenët, hebrenjtë dhe shumë popuj të tjerë ndanë kulturën dhe traditat e tyre me "komonueltin" osman. Kultura që turqit sollën

nga Azia Qendrore, e gërshetuar me traditat e popujve që ata sunduan,i dha kulturës osmane madhështinë më të madhe të kulturave të botës së Islamit të epokës moderne. Bejlerët,pashallarët dhe agallarët turq, së bashku me klasën e "devshirmëve" apo myslimanëve ballkanas, mundën të ndërtonin një perandori tolerante islame e cila ruajti me modesti dhe dinjitet kulturat dhe fetë e popujve të tjerë, duke prezantuar në Evropën Juglindore Botën Islame. Osmanët fillimet e tyre i patën në shekullin XIII gjatë sundimit të Osmanit (1280-1324), i cili themeloi principatën e tij, që më vonë do të bëhej ndër më të famshmet në histori. Perandoria e mëvonshme do të merrte pikërisht emrin e Osmanit dhe do të quhej Perandoria Osmane, sepse ai njihet si sulltani i parë i kësaj perandorie. Si datë e themelimit njihet viti 1299 nga ana e Osmanit, dhe si data e rënies njihet viti 1923 nga ana e Mustafa Kemal Ataturkut.

## OSMANLINJTË PATËN NJË TERRITOR PREJ 22.9 MILIONË KM²

Perandoria Osmane, në majë të lulëzimit në shekullin XVI, përfshinte 22.9 milionë km², duke mbajtur viset nga Afrika Veriore, Lindja e Afërt, Kaukazi deri në Evropë. Ishte rivali kryesor i shteteve evropiane kundër të cilave ndërmori shumë fushata ushtarake. Brenda perandorisë mbizotëronte rendi ushtarak dhe aristokracia e zgjedhur e padishahut ose sulltanit, sovranit të shtetit. Shekujt XVI e XVII ishin kulmi i lulëzimit të kësaj perandorie, ndërsa në shekujt XVIII e XIX, luftërat e shpeshta me Rusinë dhe Austro-Hungarinë, shënohen rënie të saj. Përfshirja në Luftën e Parë Botërore, në krah me Fuqitë e Qendrës, Austro-Hungarinë dhe Perandorinë Gjermane, osmanëve u solli shkatërrimin e plotë të perandorisë së tyre. Lëvizjet nacionaliste turke shpallën Republikën e Turqisë në territorin e mbetur, i cili kryesisht banohej nga populli turk. Ndër sulltanët më të njohur të kësaj perandorie, ishte edhe Fatih sulltan Mehmet ose Mehmedi II, bashkëkohës i Skënderbeut. Ai arriti të merrte në mënyrë spektakolare Konstandinopojën, kryeqendrën e Perandorisë Bizantine, që më vonë do të quhej Stamboll. Marrja e këtij qyteti ndodhi më 29 maj 1453. Mund të themi që në krye të Perandorisë Osmane erdhën 36 sulltanë (padishahë), që nga i pari, themeluesi Osman Gazi e deri tek i fundit Mehmeti VI ose, siç njihet ndryshe, Vahdedini. Perandoria Osmane mori fund më 29 tetor 1923, me themelimin e Republikës së Turqisë nga ana e Mustafa Kemal Ataturkut.

## SHQIPTARËT DHE OSMANËT

Perandoria Osmane kishte nevojë për forca të reja; shqiptarët u bënë besnikët e parë që jetonin në kuadër të kësaj perandorie. Sipas historianit turk Abdul Kadir



Ozcan: "Perandoria Osmane pati plot 34 kryevezirë (kryeministra) shqiptarë gjatë periudhës së ekzistencës së kësaj fuqie botërore, thënë ndryshe ata qëndruan në krye të qeverisë afërsisht 100 vjet ose 1/6 e kohës së ekzistencës së kësaj perandorie". I pari kryevezir që erdhi në pushtet, ishte shqiptari, nga origjina, Koço Daut pasha në vitin 1493. Kontributi i tij njihet në fushat social-kulturore. Ai ka qenë mbështetës i shkencës. Të gjithë pasurinë e tij e harxhoi për bamirësi. Xhamitë, medresetë, shkollat fillore, çezmat si dhe një sërë godinash social-kulturore, të ngritura prej tij, përdoren edhe sot e kësaj dite në lagjet e Stambollit. Ajo çfarë e bën Daut pashën të pavdekshëm, është ndërtimi i mureve mbrojtëse të Kostandinopojës. Daut pasha, me shpenzimet e tij, ndërtoi gjithashtu edhe një vilë për sulltan Bajazitin. Fortifikimet që iu bënë për ushtrinë e



re në shekullin 19, morën emrin e Daut pashës. Dy lagje në Stamboll mbajnë emrin e tij. E skalitur në kulmin e saj ishte edhe koha e Qyprilinjve (1656-1683) me përfaqësuesin e tyre të parë Mehmet Qypriliun, i cili lindi në një familje shqiptare, që ishte vendosur pranë Merzifonit në qytetin Qëpry (Köprü), nga i cili mori dhe mbiemrin; sot ky qytet, për nder të këtij veziri të madh shqiptar, quhet Vezirqëpry (Vezirköprü). Rrugën e Qyprilinjve do ta vazhdonin i biri, Fazil Ahmet pashë Qypriliu(1661-1676), kunati i tij, Kara Mustafa pasha (QYPRILIU) (1676 -1683), Abdullah Qypriliu (1723-1735) dhe shumë të tjerë nga dera e Qyprilinjve.[1] Në funksionin e Vezirit të Madh, pra të Sadrazemit – përveç Qyprilinjve, shërbyen edhe shqiptarë të tjerë, rreth të cilëve ka fare pak, ose më mirë të themi, aspak njohje, kërkime dhe hulumtime shkencore. Megjithatë, le të bëjmë një hap, qoftë edhe vetëm me prezantimin e emrave të tyre, duke shpresuar që pas kësaj të ketë prurje të tjera që do të ndriçojnë veprimtarinë dhe kontributin e këtyre shqiptarëve në historinë e Perandorisë Osmane. Disa prej tyre janë:

1.Arnaut Haxhi Halil pasha - lindur në Elbasan më 1655 dhe vdekur më 1733 - Sadrazem-Kryeministër.[2]

2. Patrona Halil - lindur në Horpeshte - Shqipëri!!! Vdekur në Stamboll 1730 - Sadrazem-Kryeministër.

3. Ajaz Ahmet pasha - lindur në Vlorë dhe vdekur në Stamboll 1539, Sadrazem-Kryeministër.

4. Turhunçu Ahmet pasha - lindur në Mat-Shqipëri, vdiq në Stamboll më 21 mars 1653, Sadrazem-Kryeministër.

5. Pargali Ibrahim pasha - lindur në Pargë, vdekur në Stamboll më 15 mars 1536, Sadrazem-Kryeministër.

6. Kemankesh Kara Mustafa pasha - lindur në Shqipëri më 1592 dhe vdekur në"Turqi" -1644, Sadrazem-Kryeministër, etj..

## SHQIPTARËT ARKITEKT TË FAMSHËM NË KËTË PERANDORI

Të njohur dhe në fushën jopolitike, vlen të përmenden: Arkitekti Atik (i vjetër) Sinani, - ndërtoi xhaminë e Fatihut (Sulltan Mehmetit II); Arkitekti Sedefqar Mehmet Agai, i lindur rreth vitit 1549 në Elbasan, - ndërtoi xhaminë e famshme në Stamboll-Sultananahmet Cami ose Ahmediye, e quajtur Xhamia e Kaltër; Arkitekt Kasem Agai, i lindur në Gramsh (Shqipëri) urbanist, konstruktor; Mehmet Isai nga Opari - autor i Taxh Mahallës në Indi, një ndër shtatë mrekullit e botës.Enciklopedisti më i madh botëror ka qenë Sami Frashëri, kryevepra e të cilit - "Kamus-al- a lam", është botuar në 10 vëllime të mëdha.Sipas raportit vjetor të Foreing Office-it për vitin 1909, shqiptari Raif pasha ishte drejtor (Mudur) i përgjithshëm i Doganave të Perandorisë Osmane.

Roli i shqiptarëve ishte i rëndësishëm jo vetëm në politikë, në qeverisje, në administratë (ministra-Vezirë), bejlerbenj (guvernatorë), sanxhakbejlerë (prefektë), kadilerë (Gjykatës), katibë (sekretarë), në arsim (myderrizë), në ushtri (jeniçerë,spahinj), - po edhe në kulturë, në art, në shkencë, në letërsi etj..

Këto dhe shumë të dhëna të tjera që nga data e fillimit e deri tek përfundimi si perandori me një superkulturë të ngritur, mbetën për të mos u harruar në shekujt e artë të qytetërimit dhe ngritjes së ndërgjegjes e vetëdijes së myslimanëve në rruzullin tokësor si dhe lidhjen e shqiptarëve dhe ngritjen e tyre me vëllezërit dhe aleatët e natyrshëm osmanë.

(1) Martran, Robert; "Historia e Perandorisë Osmane "Dituria", Tiranë 2004, f. 235 (2) J.Shaë,Stanford:Historia e Perandorisë Osmane dhe e Turqisë Moderne""Jehona Study Center",Tiranë 2006-07,f.04

# Turqia dhe Evropa

Ura e Bosforit e kalimit të ngushticës së famshme me të njëjtin emër, që kalon nëpër qytetin e Stambollit dhe konsiderohet tradicionalisht si kufiri midis Evropës dhe Azisë. Më shumë shihen gjasat e pamundësisë që Turqia të hyjë në Bashkimin Evropian.

## KËTU PËRFUNDON EVROPA – NDOSHTA EDHE NË TË ARDHMEN

Turqia është e madhe, e varfër dhe myslimane - me një këmbë në Azi dhe me tjetrën në Evropë. Megjithatë, vendi troket në derën e BE-së, por, sipas shkencëtarëve politikë të njohur, ndoshta nuk do të pranohet kurrë.

Kohët e fundit përfunduan negociatat e firmës juriste turke "Antroya", një kontratë në mes një firme gjermane dhe një kompanie turke në industrinë e çelikut. Marrëveshja ka një vlerë 2.5 miliardë dhe negociatat zgjatën më shumë se dy vjet. Pronari turk kishte nevojë për një multi-vizë për Gjermani, megjithëse afaristi turk udhëtonte rregullisht atje gjatë negociatave. Por miliarderit turk nuk i ishte pranuar aplikimi për një vizë të tillë. Autoritetet gjermane janë frikësuar se ai do të emigronte në Gjermani. Kjo është marrëzi. Vendet e BE-së na trajtojnë ne turqve tepër të nënçmuar, thotë kreu i Antroya-s, Alper Kesriklioglu.

## EVROPIANËT

Në firmën juridike, e cila është e vendosur në lokalet atraktive në qendër të Stambollit, punojnë juristë të rinj properëndimorë dhe shekullarist.

-"Ne e konsiderojmë veten evropianë, edhe pse kemi një kulturë paksa të ndryshme laike dhe myslimanët. Turqia është një vend modern, por evropianët shohin vetëm anën e Islamit dhe të Sheriatit ", -tha Düet Koray.

Këtë e pohoi edhe kolegu i tij, Bora Bilir.

- Turqit janë për vlera demokratike perëndimore. "E ardhmja jonë është në BE, por, shumë evropianë besojnë se ne jemi arabë dhe të paarsimuar. Ata na trajtojnë në përputhje me rrethanat. Kjo është poshtëruese", - tha ai.

## E MBROJTI ÇËSHTJEN E TURQISË

Javën e kaluar, Kryeministri britanik David Cameron mbrojti fuqishëm anëtarësimin e Turqisë në BE, ndërsa akuzoi Francën dhe Gjermaninë për standarde të dyfishta, për shkak se ata dëshirojnë që Turqia si anëtare e NATO-s t'i sigurojë kufijtë e Evropës, kurse, në anën tjetër, ia mbyllin derën e anëtarësimit në BE.

"Unë besoj se i bëjmë padrejtësi të madhe Turqisë, kur themi se Turqia mund të bëjë roje në kamp, po nuk e lejojmë të hyjë në tendë".

Një ditë më pas, Ministri i Jashtëm Gjerman Guido Westerwelle doli me një qëndrim të kundërt.

"Turqia nuk është gati për t'u bashkuar me BE-në tani, dhe 27 shtetet anëtare nuk janë të gatshme ta pranojnë këtë vend në mesin e tyre", - tha ai derisa ishte në një vizitë në kryeqytetin turk.

## PËRPJEKJE BOSH

Për një gjysmë shekulli, Turqia është përpjekur të bëhet anëtare e BE-së, që nga aplikimi i parë në vitin 1959. Në vitin 2005 u zhvilluan negociatat zyrtare për anëtarësim. Edhe pse Turqia ka bërë një sërë reformash demokratike, prapëseprapë negociatat kanë ngecur, jo pak për shkak të konfliktit për Qipron e ndarë, por edhe sepse Turqia ende ka një rrugë të gjatë për të shkuar atje, nëse dëshiron t'i përmbushë kërkesat e BE-së për trajtimin e pakicave, të drejtat e njeriut dhe demokracinë. Antonio Missiroli, drejtor i mirënjohur dhe kreator i ideve të politikës evropiane me qendër në Bruksel, mendon që Turqia nuk do t'i bashkohet kurrë klubit evropian. "Po të shtrohej çështja që të vija në bast paratë e mia, do të kisha vendosur që Turqia të mos bashkohet me BE-në. Megjithatë, unë jam një përkrahës i fortë i negociatave për anëtarësimin e Turqisë", - tha ai në një intervistë për gazetën Aftenposten.

Ai thekson se negociatat kanë çuar në një sërë reformash demokratike në Turqi.

Për të dy palët do të kishte qenë mirë nëse negociojnë përgjithmonë. BE-ja mund të tregoj vullnet të mirë për një vend të madh mysliman, ndërsa autoritetet turke negociatat mund t'i përdornin si një justifikim për të zbatuar reformat e vështira dhe të papëlqyeshme.

## NUK DO TË KËRKOJ LËMOSHË

Missiroli pohon se përfshirja e Evropës Lindore ka qenë një sukses i madh për shkak se këto vende janë si pjesa tjetër e Evropës. Për t'u bashkuar me BE-në, duhet të përmbushen një numër kriteresh të vështira. Mirëpo nëse bëhet fjalë për demokracinë, "NUK KA NEGOCIATA".Turqia nuk dëshiron të bëhet si



ne. Tregtarët turq besojnë se mund të gjendet ndonjë kompromis, por këto kërkesa janë absolute. BE bën pretendime të tilla në Turqi; Ankaraja këtë e sheh si një fyerje kombëtare. Turqia është një fuqi e madhe dhe do të trajtohet si e tillë. Turqia nuk dëshiron të hyjë në BE e gjunjëzuar.

Edhe pse Turqia kishte përmbushur të gjitha kërkesat, Franca, Gjermania dhe Austria alarmuan me këmbëngulje që t'i mbylleshin rrugët e shpresës Turqisë për në BE.

- Retorika antiturke nga Parisi, Berlini dhe Vjena u refuzua ashpër nga Turqia. Ata e ndien veten të fyer rëndë, ata mendojnë se BE nuk është e sinqertë gjatë zhvillimit të bisedave me Turqinë për të hyrë në Bashkimin Evropian.

**POPULLSIA E MADHE MYSLIMANE**

Shkencëtari italian beson se një arsye e rëndësishme për rritjen e skepticizmit evropian, është shtimi i madh i popullsisë në Turqi. 72.000.000 është popullsia e sotme dhe është e pritshme të rritet në 100 milionë në 2050, dhe kjo do ta bënte Turqinë vendin më të madh të BE-së. Turqia do të ishte bërë shumë e fuqishme në BE; Franca dhe Gjermania kanë frikë për humbjen së pushtetit. Përveç kësaj, Turqia është 97 % myslimanë. Frika e Islamit në Evropë është në rritje. Evropa ka tashmë 12-15000000 myslimanë, por Turqia do të përbënte një masë kritike. Evropa tashmë i ka problemet e integrimit të emigrantëve myslimanë. Vendet me më shumë emigrantë turq, që më skeptiket në lidhje me anëtarësimin e Turqisë në BE, janë: Gjermania, Holanda, Austria, Franca dhe Belgjika. Missiroli mendon se kjo mund të ketë pasoja katastrofike nëse Turqia heq dorë nga përpjekja për të hyrë në Bashkimin Evropian.

- Ajo do të inkurajojë tendenca që ne nuk i duam. Procesi i reformave do të pësojë ngecje dhe kjo mund të rrisë konflikte si superfuqi rajonale.

**I ZHGËNJYER**

Në Stamboll, avokati i ri Alpet Kesriklioglu është i pakënaqur që anëtarësimi i Turqisë në BE duket vetëm si një ëndërr e largët. Ai nuk e pëlqen murin që po ndërton Unioni për botën e jashtme.

- Ju nuk mund të zgjidhni vendin e lindjes. Megjithatë, ngrihen barrierat për të udhëtuar i lirë. Unë mendoj se të gjithë evropianët - përfshirë turqit - duhet të jenë në gjendje të udhëtojnë lirisht në Evropë. Turqia është pjesë përbërëse e komunitetit evropian.

**FAKTE: TURQIA DHE BE**

1959: Turqia kërkon anëtarësimin në KEE.
1963: Turqia pranon një marrëveshje asocimi me BE.
Korik 1974: Turqia pushton Qipron.
1987: Turqia kërkon anëtarësimin e plotë në KEE.
1989: Brukseli pranon kërkesën e Turqisë, e vonon trajtimin.
1996: BE bën marrëveshje me Turqinë për bashkim doganor.
1997: Krerët e BE-së refuzojnë për t'i dhënë statusin e aplikimit Turqisë.
1999: Në mbledhjen e Helsingfors-it Turqisë i jepet statusi i aplikimit.
2001-2004: Turqia kryen një sërë reformash për të përmbushur kërkesat e BE-së për anëtarësimin, duke përfshirë heqjen e dënimit me vdekje.
2005: Negociatat e anëtarësimit fillojnë.
2006: Tetë kapitujt e bisedimeve të ngrira për shkak të konfliktit për Qipron e ndarë.

**TURQIA**

Forma e qeverisë: Republikë.
Kryeqyteti: Ankara.
Areali: 770.760 km²
Popullsia: 72 milionë. Stambolli është qyteti më i madh, me 11 milionë banorë zyrtarisht, por në fakt duhet të ketë shumë më tepër.
Feja: Islame.
Kreu i shtetit: Presidenti Abdullah Gül.
Kryeministër: Recep Tayyip Erdogan.
Qeveria: AKP, një konservatore, parti miqësore e BE-së me rrënjët në Islamin e politikës së moderuar.
Valuta: Lira turke.

www..aftenposten.no, Qendra Islamike Kulturore Shqiptare në Norvegji,përktheu: Rijan Neziri

Dr. Ahmed Nasri

# Tiparet e para për legalizimin e ndryshimit në ndërtimin e civilizimit islam

Vërtetë ummeti islam posedon një fond të hatashëm të eksperiencës historike dhe civilizuese, po ashtu posedon veçorit dhe karakteristikat të cilat prezantohen në atributet e drejtësisë, bujarisë dhe humanizmit e të cilat ende nuk janë prezent tek popujt tjerë pavarësisht asaj se sa do që ata të pretendojnë për përparim dhe civilizim. Ku këto shoqëri ende nuk mund të shpëtojnë prej favorizimit, fanatizmit dhe shpirtit armiqësor përball tjetrit. Po ashtu këta ende vuajnë prej arrogancës dhe civilizimit vetjak e që të gjitha këto i çojnë deri te kontraversat dhe konfliktet, këto bëjnë që të humb tek ta kuptimi i humanizmit tek civilizimi e qytetërimi i tyre dhe kështu kjo të jetë e vazhdueshme tek civilizimi dhe historia e tyre. Por problemi që ka mbetur në mesin e ummetit islam është largimi nga veprimi civilizues dhe dalja prej betejës për ta mbrojtur civilizimin; ku është dobësuar hapësira ndikues e ummetit islam. E shkaku është mungesa e projekteve të rëndësishme civilizuese e prej tyre është projekti i ndryshimit, analiza gjithpërfshirëse ligjeve dhe synimeve, fuqia shkencore dhe praktike për të pa një alternativë dhe mundësi për të bërë ndryshime dhe për të arritur deri tek mundësia dhe realizimi i ngritjes civilizuese.

### PRITJA

Si problem tjetër nga i cili po rënkon ummeti islam është pritja derisa civilizimi i tanishëm vetë të flasë duke mos bërë kurrfarë reforme dhe konsolidimi. Pra, duke mos ditur shkencërisht atë se ngritja dhe rizgjimi kanë kushte, rregulla, profesionalizëm dhe mekanizëm. Prandaj, duke i ditur ligjet dhe shumicën e projekteve që mundësojnë realizimin e projektit për ndryshim të gjendjes dhe për të arritur deri te sjellja e një alternative të kërkuar në mënyrë të prerë nga besimi dhe për shkak të përhershmërisë së mesazhit islam pavarësisht sfidave dhe kundërshtarëve. Pranimi spiritual, shkencor dhe praktikë argumentojnë se ngritja e ummetit islam kërkon dije dhe punë për tu ripërtëri, për tu kristalizua shenjat e civilizimit dhe humanizmit nga gabimet e veta me anë të besimit-imanit, për të nxitur rolin veprues, rizgjuese dhe gjallëruese, marrja në konsideratë e ligjeve të ndryshimit civilizues. E gjithë kjo duhet të realizohet sipas shpjegimeve gjithpërfishrëse kur'anore duke realizuar projektet e udhëheqjes dhe prosperitetit vetëm e vetëm për të arritur tek praktikimi i ndryshimit të shpresuar dhe realizimi i alternativës së kërkuar.

### URDHËRESA - MESAZHI ISLAM DHE NDRYSHIMI

Vërtetë urdhëresa-mesazhi islam për realizimin e ndryshimit nuk është ndonjë produkt jo natyrshëm dhe i parealizueshëm që do ta plogështonte fuqinë e njeriut, por është një produkt i natyrshëm dhe që njeriu ka mundësi ta dirigjoj dhe të veproj me të sipas vullnetit të tij. Kjo liri e zgjedhjes së veprimit është brenda kornizave të sistemit të vetëm e të përkryer të cilin e ka sjell mesazhi islam. Është një produkt që buron nga liria e zgjedhjes dhe e vullnetit e jo nga dhuna e presioni. Për këtë njeriu mysliman mund të jetë aktori i ndryshimit, ngase ky e praktikon në jetën e tij sipas normave që kanë për qëllim ndërtimin e civilizimit dhe të historisë. Kanë ardhur ajete kur'anore që e trajtojnë realitetin e keq e të cilin e lidhin krejtësisht me vullnetin e njeriut : "Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.), e për ta përjetuar ata një pjesë të asaj të keqeje që e bënë, ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)."(Err-rrum: 41). Vërtetë janë përhapur fatkeqësitë dhe dhimbjet njerëzimit për shkak se njeriu e ka lirinë e zgjedhjes në veprime, qofshin veprimet e tija private apo edhe shoqërore. Pra, njeriu është ai i cili i ka shkaktuar këto dhimbje, ngase ai është i cili bëhet shkak në rregullimin e jetës civilizuese dhe ambientit ku jeton. E gjithë kjo bëhet për shkak se njeriu posedon lirinë e zgjedhjes në veprimin e disa çështjeve.

### NDRYSHIMI I NJERIUT

Atëherë, si projekt bazë për të ndodh ndryshimi, është që të fillohet me vetë njeriun duke organizuar se si të veproj me lirin e veprimi që e posedon ai. Kjo argumentohet me fjalën e Allahut të Lartësuar: "Këtë (masë ndëshkuese) e bëri ngase All-llahu nuk ishte ndryshues i një begatie, të cilën ia ka dhuruar një populli, derisa të ndryshojë ai vetë në vetvete (të bëhet përbuzës i së mirës) dhe ngase All-llahu dëgjon (çka thonë) dhe di (çka punojnë)."(El-Enfal: 53) Andaj ndryshimi i jetës është pengë i ndryshimit të brendshëm dhe parapërgatitjes për këtë ndryshim. Kjo ndodh kur personi i ndryshon mendimet, parashikimet dhe ndjenjat e tija përballë çështjeve me të cilat përballët dhe përballë veprimeve të shoqërisë nga e cila është i rrethuar. Feja islame është angazhuar që njeriut mysliman t'i ofroj një program edukues për ndryshim, e që ky program i jep skemën me të cilën duhet të përballoj problemet në këtë jetë me përpikëri dhe mençuri dhe që t'i kristalizohen atij bazat e përgjegjësisë së plotë ndaj jetës. Andaj mu për këtë duhet të takohen ndryshimi meditor, shpirtërore dhe shkencor me ndryshimin veprues dhe se kështu realizohet kreacioni i ri islam e që më anë të këtij -qoftë indvidi apo shoqëria- do të mundësohet riformimi i kulturës dhe civilizimit. Vërtetë kreacioni i individit ndërtohet mbi bazat e prezantimit të veçorive të tija humane të larta dhe me

pastrimin e tij të brendshëm si nga të këqijat dhe veprimet e ndyta të pasionit-epshit. Po ashtu bazohet edhe mbi bazën e motivimit për përsosjen e njerëzisë për zhvillimin e të meditiuarit të pastër ideor e shpirtëror dhe përsosjen e karakterit; duke u nisur nga parimet e shëndosha, në qëllimet e pastra e të larta, në moralin e shëndosh dhe në formimin e lidhjeve me të cilat realizohet uniteti, solidariteti dhe drejtësia, e që në të njëjtën kohë pengohet përçarja, telashet, shkatërrimi dhe konfliktet.

## NJERIU ËSHTË MODIFIKUES I CIVILIZIMIT

Me këtë mund të themi se ne e ndërtojmë civilizimin njerëzor mbi bazat që janë të mbështetura në solidaritet, ekuilibër dhe në lëvizjen për rizgjim e stabilitet dhe se kështu realizohet projekti i ndryshimit shumë të kërkuar. Umer Ubejd Hasneh thotë: "Vërtetë njeriu në civilizimin islam konsiderohet një krijesë që është i ngarkuar me obligime, që posedon aftësinë e të menduarit dhe që ka të drejtën e zgjedhjes në disa veprime, andaj ky konsiderohet modifikuesi i civilizimit, i mjeteve, qëllimeve dhe standardeve të civilizimit. Vërtetë peshohet civilizimi mbi bazën e fuqisë që mund të realizohet ajo që njeriu të jetë me kuptimin e plotë si njeri, mbi bazën e talentit, mbi aftësitë e mundësisë së ballafaqimit me çdo pengesë, për realizimin e perceptimit autonom, për harmonizimin e kësaj gjithësie me jetën dhe për ngritjen e njeriut në shkallë të lartë. Të gjitha këto janë që njeriu sa më mirë të kryej detyrën e vetë në ngritjen e civilizimit me të cilën është nderuar njeriu. Pasi që njeriu është mjeti veprues i civilizimit e që në të njëjtën kohë kjo është edhe qëllimi i tij, prandaj vërtetë implementimi i civilizimit do të jetë i sfiduar prej shumë rreziqeve dhe se shumicën e pasojave e ka nga vetë njeriu për shkak se njeriu i ka njohuritë e kufizuara e relative, për shkak se ai ka lakmi të llojllojshme e që përveç këtyre është si shkak edhe pamundësia e të kuptuarit të padukshmes se ku e ka fillimin e ku mbarimin dhe se kjo vazhdimisht shkakton tek ai shqetësime... Andaj mu për ketë shtohet nevoja për një Këshillues se si të përdoren aftësitë fizike dhe një Udhëzues se si të sillet njeriu në jetë por që ky të jetë që ka njohurit absolute që nuk është i përkufizuar në kohë dhe në vend...

Ne mund të themi: vërtetë civilizimi perëndimor edhe pse ka arritur në disa aspekte të ngritët dhe të triumfoj ndaj civilizimeve tjera, por ajo që është me rendësi është se duhet shikuar përfundimin e çështjes e jo sukses i përkohshëm. Shumicën e gjërave që na i ka treguar neve historia janë vërtetë argumente të civilizimit; pra besimet dhe idetë mbesin gjithmonë më të fuqishme se çdo politikë dhe se vlerat e atij që ka pësuar disfatë në aspektin ushtarak janë shumë të fuqishme se vetë ushtria triumfuese. Vërtetë civilizimi islam ka pësuar shumë disfata, eksploatim dhe pushtim, por përfundimi ka qenë ai që pushtuesi e ka përqafuar civilizimin e të pushtuarit. Këtë nuk mund ta hasim askund pos në historinë e civilizimit islam, arsyeja është se ky civilizim është i natyrshëm është vetë civilizimi i njeriut.

## MESAZHI I NJERIUT TË KULTURUAR

Por, cilat janë mjetet legale për ndryshim? Përgjigja për këtë pyetje është e strukur në vetë njeriun si veprues i ndryshimit, kjo është ngase ngritja e civilizimit dhe e veprimit në mënyrë legale për të bërë ndryshime është mesazhi i njeriut të kulturuar i cili në bazë është i arsimuar, i cili është i angazhuar që të bëjë ndryshime të brendshme dhe të veproj sipas motivimit të imanit-besimit me qëllim të ndërtimit të vlerave të civilizimit të mbarë njerëzor sikur që kishte ndodhur me shoqërinë e qytetërimit botëror (Medinës) ku këtë qytetërim e kishte themeluar i Dërguari i Allahut... Myslimani i kulturuar është ai i cili e krijon kulturën islame historike e cila ka bartë me vete farat e civilizimit botëror ku do që ka shkel ky civilizim gjatë shekujve ... Pra, "njeriu i kulturuar" është kritik shoqëror, ai është person që e preokupon jeta e shoqërisë duke u angazhuar që t'i tejkaloj të gjitha pengesat dhe sfidat vetëm e vetëm për të mirën e shoqërisë. Vërtete si detyrë e myslimanit të kulturuar është kontributi kryesor për implementimin legal të ndryshimit duke sjell kulturë progresive, duke sjell vlerat e larta njerëzore, fundamentale, të domosdoshme dhe lirimin e njeriut - qoftë si individ apo shoqëri- nga disfatat e personalitetit dhe duke u përqendruar në rikthimin e civilizimit shumë të kërkuar, në formimin e shoqërisë njerëzore mbi bazat e drejtësisë e bamirësisë e duke e shkatërruar arrogancën, duke realizuar ndërtimin e tokës, duke vepruar në mënyrë legale sundimin dhe qeverisjen e saj.

## IMPLEMENTIMI I NDËRTIMIT TË CIVILIZIMIT TË KËRKUAR

Ne në fakt kemi nevojë për një të kulturuar i cili do të angazhohet në udhëheqjen e ndryshimit legal me qëllimin e arritjes së implementimit të civilizimit të kërkuar për gjithë njerëzimin dhe për ta nxjerr ummetin islam nga anarkia, braktisja, kolapsi, copëtimi i neveritshëm, hallakatja e mënyrave të veprimit, dhuna politike, varfëria dhe mundimi... Të gjitha këto pengesa janë që sfidojnë ndryshimin legal dhe reformimin e arsyeshëm dhe se myslimani i kulturuar i udhëheq bijtë e këtij ummeti në arena të ndryshme vetëm e vetëm që të rregulloj ardhmërinë e tyre të pritur. Ky veprim behet kështu:

E para: Çlirimi i njerëzve nga frika e disfatës, motivimi i tyre për liri dhe unitet dhe implementimi i civilizimit i mbështetur në vullnet, zgjedhje të lirë dhe në fuqinë shpirtërore që shpije vetëm përpara kah përparimi.

E dyta: Përcaktimi i qëndrimit të civilizimit islam, e kjo të behet duke i studiuar trashëgimitë tona të civilizimit dhe rileximi tyre sipas programeve të reja e që në këtë mënyre të kemi nën pronësi të kaluarën tonë, të ndërtojmë të tashmen dhe të jemi të përgatitur për të ardhmen.

E treta: Duke u përgjigjur në këto pyetje: A është feja islame adekuat për gjendjen eventuale e cila është shumë gërshetuar? Si të veprojmë me fenë islame në këtë kohë? Si të anashkalojmë gjendjen tonë të trashëguar që

ne të jemi të atillë që t'i bëjmë konkurrencë të tashmes dhe të udhëheqim njeriun në bregun e sigurisë? Përse perëndimoret kanë përparuar- sipas asaj që thotë Shkib Arslani- e neve kemi mbetur prapa edhe përkundër asaj që ne jemi myslimanë?..

Përgjigja kërkon nga myslimani i kulturuar-arsimuar që të përqendrohet në tri çështjet e veprimit në implementimin e ndryshimit të legalizuar.. Si të veprojmë ne me shpalljen? Si të veprojmë ne me kohën eventuale? Si të veprojmë ne me mendjen?

### LËVIZJET E SJELLJES NJERËZORE

Për të kuptuar shpalljen dhe mësimet e saj duhet angazhuar logjikën me aq mundësi sa ka ajo; pra nuk mund të kuptohet shpallja dhe praktikimi i saj me eventualitetin pa e angazhuar mendjen dhe po ashtu duhet kuptuar gjendjen eventuale dhe kërkesat e kohës në mënyrë shumë të përpiktë. Të kuptuarit e rrethanave aktuale nuk mund të behet duke u bazuar vetëm në paragjykim dhe vlerësim personal, por ky kuptim është i qartë dhe i përpiktë kur është i mbështetur në fakte të qarta. Mbi këtë parim myslimani i arsimuar duhet të veproj kështu:

E para: që të meditoj në programin e definuar në Kur'anin Fisnik me qëllim që të sheh se shkatërrimi dhe ndërtimi i civilizimit botëror është i vazhdueshëm në historinë e njerëzimit; kjo d.m.th. se me kalimin e kohës ndodhin ndryshime të shumta, andaj sa herë që të plotësohen kushtet dhe të përgatitet tereni vendosen vlerat e civilizimit të cilat janë të përhershme edhe pse ndryshojnë format, emrat dhe mjetet!..Ky lloj i konceptit na bënë neve të gatshëm për t'i kuptuar sfondet të cilat e lëvizin sjelljen njerëzore, na ofron neve njohuri të mjaftueshme me qëllim që të mundemi të futemi thellë në brendësi dhe në bazë të çështjeve-problemeve e që të mos ndalemi vetëm në anët dytësore të cilat në anën e jashtme mund të dukën si të dobishme por në brendësi janë të dëmshme – edhe po qe se nuk mund të themi se krejtësisht janë të dëmshme- por pas një studimi dhe meditimi do të arrij të kuptojmë se ajo ishte vetëm një shkumë që zhduket: "Për sa i përket shkumës (së ujit apo të metaleve), ajo hidhet si mbeturinë, ndërsa ajo që u sjell dobi njerëzve, ajo mbetet në tokë. " (Err-Rr'ad: 17), po, kjo është korniza gjithëpërfshirëse e lëviz myslimanin e arsimuar që të bëjë ndryshime.

E dyta: Që të përcaktoj qëndrimin e njohurisë së vetë dhe qëndrimin e njohurisë së tjetrit, por kjo kërkon një program shkencor për të lexuar vetveten dhe për të kuptuar shkaqet e prapambetjes, regresit e keqësimit të gjendjes. E po ashtu kjo kërkohet për leximin e tjetrit me qëllim të njohjes së shkaqeve të përparimit dhe mjeteve me të cilat është ndërtuar ky përparim. Leximi i vetvetes nuk është një gjallëri automatike nga prapambeturitë e së kaluarës apo kopje torollake e kulturës së të parëve e as habitje me tjetrin (perëndimin). Mirëpo leximi i vetvetes është një mjetë që mundëson leximin e mendimeve të më hershme se si të bëhet ndryshim dhe reformim në bazat e njohëjs së koncepteve dhe në parimet e veprimit praktikë. E kjo realizohet me motivimin e besimit islam për ndërtimin e civilizimit të ri. Duhet pasur parasysh atë se kjo nuk mund të vije në shprehje pos nëse rikthehemi në leximin e civilizimit tonë me sy të ri, me eskortën e eksperiencës historike e civilizuese e cila e udhëheq shoqërinë islame qysh prej përplasjes me civilizimin perëndimor.

### ESKORTA EFEKTIVE

Eskorta efektive transferohet prej metodës së eksperiencës së vetme për ummetin islam në rishikimin dhe orientimin e saj kah rizgjimi dhe prezantimi i civilizimit edhe kjo duke u mbështetur në argumentet dhe fundamentet islame. Dhe ky lloj i leximit do të na bëj neve të mundur që të posedojmë trashëgiminë, eksperiencën historike dhe civilizimin, e që kështu ne do ta ndërtojmë të tashmen tonë dhe do të shikojmë për të ardhmen. Me ketë mjet ne do të mundemi që të rizgjohemi dhe se nuk bijnë nën ndikimin e propagandave të vazhdueshme të cilat nxisin në ndërtimin e modeleve perëndimore. Por ne duhet të shërbehemi me shpjegimet dhe programet e shëndosha të cilat burojnë prej trashëgimisë sonë historike dhe njerëzore, e që më pastaj të posedojmë fuqinë e zgjidhjes së problemit dhe analizimit të tij. Po ashtu të lëvizim të menduarit tonë në atë që është në pajtim me eksperiencat shkencore bashkëkohore derisa të bëhemi konkurrent në civilizimin e kërkuar. Vërtetë këto mjete duhet të realizohen në një moment të vetëm, pra të posedojmë njohuri shkencore për trashëgimin kulturore e më pastaj të rifreskojmë të menduarit tonë bashkëkohor. Nga këtu ne bëjmë lidhjen e të kaluarës me tashmen për ta ndërtuar të ardhmen, por jo vetëm kaq, ne do t'i japim civilizimit islam dhe historikut të saj rolin e parë për të bërë ndryshime me qëllim të ndërtimit të civilizimit dhe rikthimit të prosperitetit. E kjo është që ne t'i kuptojmë ligjet e ekzistencës dhe t'i kuptojmë etapat e civilizimit, shkaqet e ndërtimit të civilizimit, zhvillimit dhe rënies. Kështu do të veprojmë derisa ne të jemi të gatshëm që të kuptojmë logjikën e konkurrencës së civilizimit duke qenë kritikë real pa pasur presion dhe dhunë. E kështu me pastaj ne të zotërojmë të tashmen tonë duke e zotëruar edhe të kaluarën tonë, apo duke e zotëruar të kaluarën tonë të zotërojmë edhe të tashmen tonë me një kuptim të drejtë dhe pa kurrfarë gjymtimi. Ky është një ndërtim me etapa graduale që i përcakton etapës së dytë që të kthehet në etapën e parë të ndërtimit. Kjo shpreh tolerancë të madhe të të menduarit, hapje gjithëpërfshirëse, shikim të eventualitetit faktit, rikujtim i të padukshmes dhe historisë... Kjo është që të vendosen tiparet e para për legalizimin e ndryshimit dhe ndërtimin e civilizimit njerëzorë që edhe ne t'i përkasim atij, ky civilizim të ketë burimin prej vetes sonë, të ndjemë ne efektin e këtij civilizimi së bashku duke mos pasur obligim ndaj nesh prej dikujt tjetër.

www.hiramagazine.com. nr 20. 2010.
Përktheu nga arabishtja: mr.sci. Flamur Sofiu

### INTERVISTË ME SEM TENSLI

# POLEMIKAT NË UNIVERSITET MË HAPËN ZEMRËN DHE MENDJEN NDAJ FESË SË PASTËR

## "Dita kur unë e bëra publike dëshminë time në shtator 2008, është dita që ndryshoi jetën time".

*Si ka qenë përvoja jote e parë me fenë islame dhe myslimanët? Dhe tek cila pikë keni filluar të mendoni që ta pranoni fenë islame?*

Një nga shoqet e mia shumë të afërta në shkollën fillore, ishte myslimane dhe fenë islame e kam studiuar në një formë shumë të kufizuar qysh në shkollën fillore. Prandaj, qysh në moshën fëmijërore, kisha marrë disa njohuri rreth disa parimeve të fesë islame. Për shembull, e dija se cilat janë pesë shtyllat kryesore mbi të cilat ngrihet feja islame. Megjithatë, nuk arrita asnjëherë të kuptoja esencën e fesë islame dhe rrënjët e përbashkëta mes saj dhe Krishterimit përveç në një etapë të mëvonshme të jetës sime. Dhe çdo herë fenë islame e konsideroja si një fe të huaj, e cila nuk ka asgjë të përbashkët me Krishterimin të cilin e përqafoja. Atëherë, kur u regjistrova në universitet, u takova me disa myslimanë dhe fillova të bëjë me ta polemika rreth disa çështjeve fetare. Një prej tyre ishte edhe polemika rreth tensioneve të ngritura në mes myslimanëve dhe të krishterëve. Isha shumë e vendosur që t'i bindja shokët e mi mbi realitetin e krishterë, mirëpo vërejta se unë kisha nevojë për më shumë informacione rreth fesë islame, në mënyrë që të mund të futesha në dialog me ata. Në Ungjill, Jezusi (Isai a.s.) thotë që ne e kemi për obligim që ta testojmë fjalën e pajgamberëve të rinj, në mënyrë që ta dimë se a është e mirë apo jo ajo fjalë, d.m.th. a është ajo fjalë me prejardhje prej Zotit? Ky verset i Ungjillit jep të kuptohet mundësia e ekzistimit të pejgamberëve edhe pas Jezusit (Isait a.s.). Për këtë arsye kam bërë disa hulumtime dhe e kam lexuar Kur'anin (me qëllim që të arrija t'i përgënjeshtroja ata). Mirëpo, gjatë leximit të Kur'anit, vërejta se kisha një simpati ndaj kësaj feje dhe kështu fillova të mendoja rreth kësaj feje me një seriozitet më të madh.

*Çfarë të ka tërhequr më së shumti ndaj fesë islame?*

Si e krishterë, Ungjillin e kam studiuar në detaje. Për këtë arsye kisha njohuri të mjaftueshme jo vetëm rreth parimeve të Jezusit (Isait a.s.), por edhe për pejgamberët që ishin para tij. Kur e lexova Kur'anin,

u hamenda nga sasia e komponentëve të përbashkët në mes tij dhe Ungjillit, jo vetëm rreth atyre që kanë të bëjnë me historinë e pejgamberëve, por gjithashtu edhe me vetë idenë e adhurimit të Zotit Një, çështje e cila në Tevrat konsiderohet si çështje kryesore dhe thelbësore. Gjithashtu, në kohën kur nuk isha në gjendje ta kuptoja gjithë atë që ishte cekur në Kur'an, nuk kisha mundësi të gjeja brenda tij çështje kontradiktore, të cilat paraprakisht i kisha gjetur në brendësinë e Ungjillit. Kjo më bëri të mendoja edhe më shumë se ky tekst mund të jetë origjinal.

*A ka ekzistuar ndonjë person i caktuar, i cili ka ndikuar në vendimin tënd që të hysh në Islam ose i cili të ka inkurajuar për një gjë të tillë?*

Isha në kontakt- e njohur me dy shoqe myslimane, të cilat u takonin dy kulturave fetare të ndryshme. Njëra prej tyre më dhuroi një kopje të Kur'anit, dhe ky ishte nga elementet kryesore që unë ta pranoja fenë islame. Ndërsa tjetra kishte njohuri rreth çështjeve krahasuese të Islamit (veçanërisht rreth aktiviteteve të Zakir Najekut), mirëpo ajo nuk kishte mundësi të më shpjegonte mua se si mund të arrihet një bashkëpunim-përputhshmëri në mes Islamit dhe Krishterimit.

*Të çfarë natyre kanë qenë librat që ke shfletuar për t'u njohur me fenë islame?*

Libri i vetëm që kam lexuar me përkushtim dhe në detaje, para se ta pranoja fenë islame, ka qenë Kur'ani. Megjithëse vetëm Kur'ani ishte vështirë të kuptohej, veçanërisht për një njeri të ri në këtë fe, mirëpo ai më ka ofruar shumë pyetje, të cilat më pastaj ua shtroja shokëve të mi myslimanë.

*Çfarë mendimesh kishe për Islamin dhe myslimanët, para se ta pranoje Islamin?*

Asnjëherë nuk kam qenë e bindur për idenë se Islami është fe e terrorizmit. Ende e kujtoj atë hidhërimin që kishte mbërthyer shokët e shkollës sime në momentin e ndodhive të 11 Shtatorit 2001 dhe vuajtjet e tyre të fuqishme nga racizmi, gjë që unë e kisha dënuar tërësisht duke qenë në dijeni paraprakisht se kolegët e mi myslimanë janë të sinqertë dhe e duan paqen. Mirëpo shumica e kolegëve të mi ishin femra dhe baballarët e tyre kishin një ashpërsi në veprimet ndaj tyre, një gjë që në veten time krijoi një bindje se

Islami është fe e njëanshme, e cila ua mohon të drejtat femrave, aq, saqë disa prej tyre bëni me qëllim sjellje arrogante në shkollë, vetëm e vetëm që të rebeloheshin ndaj prindërve të tyre (këtë gjë e kam vërejtur shumë në mesin e shoqeve të mia myslimane (në dallim nga shoqet jomyslimane) për këtë arsye vërejta se ky diskriminim ndaj femrës dëmton imazhin e femrave myslimane.

*A ke mundësi të na përshkruash ditën kur e ke pranuar Islamin? A të kujtohet dita dhe ora?*

Pasi e lexova Kur'anin, realisht isha para një dileme se ç'duhej të besoja. Unë edhe më herët kam besuar në një Zot, mirëpo nuk isha e sigurt se cila fe është e saktë. Gjatë Ramazanit të vitit 2008 agjërova shumicën e muajit, gjithashtu fala edhe namazet me rregull, duke iu lutur Zotit që të më udhëzojë, ashtu siç thotë edhe Ungjilli: "Do të më kërkosh mua, do të më gjesh atëherë kur të më kërkosh me thellësinë e zemrës". Kështu, sa herë që kërkoja të vërtetën, Islami më bëhej edhe më i qartë, derisa ndjeva në brendinë time se isha e gatshme ta pranoja atë për fenë time. Në fund të muajit shtator të vitit 2008 u takova me një shoqe myslimane dhe së bashku shkuam për të drekuar. I tregova asaj për dëshirën time që ta pranoja fenë islame. Dhe kështu shoqja ime, pasi e kuptoi dëshirën time, më ftoi që ta thosha dëshminë (shehadetin).

*Si ka qenë reagimi i familjes sate, i shokëve të tu karshi kalimit tënd në fenë islame? A ishin përkrahës apo kundërshtarë?*

Shokët e mi në përgjithësi i kishte goditur një ndjenjë e mosbesimit, jo për shkak të mendimeve të tyre të gabuara rreth fesë islame, po për shkak se ata më njihnin mua si një femër mjaft liberale! Para se ta pranoja Islamin, ishte shumë normale që të pija raki, të kisha marrëdhënie romantike të shumta dhe gjëra të kësaj natyre. Për këtë arsye, kur shpreha dëshirën time për ta pranuar Islamin dhe për t'u larguar nga pirja e rakisë dhe marrëdhëniet e shumta jashtëmartesore, shokët e mi menduan se unë po tallesha. Ndërkaq, për sa u përket prindërve të mi, ata në fillim nuk e pranuan me mirëseardhje këtë ndryshim, sepse babai im ishte kundër feve të sistemuara, ndërsa nëna ime fenë islame e konsideronte si fe kundër emancipimit të femrës. Për këtë arsye ata nuk ishin të lumtur nga vendimi im, për arsyet e tyre personale. Çështja u ngatërrua edhe më shumë kur e vura shaminë, mirëpo, për fat të mirë, me kalimin e kohës u bënë më të afërt me vendimin tim për pranimin e fesë së re, edhe pse nuk e pranuan në mënyrë absolute. P.sh. nëna ime, darkën e datëlindjes sime më bleu peshk salmon dhe ëmbëlsira, të cilat nuk kishin alkool. Këto ndoshta janë çështje të vogla, por kanë një rëndësi, sepse në një mënyrë prindërit po pranonin vendimin tim.

*Duke pasur parasysh se ju jeni një angleze që ka pranuar fenë islame, a ju ka ndodhur ndonjëherë që të jeni e diskriminuar nga ana e myslimanëve apo e jomyslimanëve?*

Ajo që më ka penguar nga myslimanët, është "orientimi mbizotërues", ta quaj kështu; shumica e tyre sikur më thoshin: "Në veçanti atëherë kur fillova disa aktivitete fetare. Mendoj se shumica e myslimanëve nuk e vlerësojnë këtë çështje për sa u përket atyre njerëzve



që e kanë pranuar Islamin rishtazi. Këta njerëz, edhe pse para tyre kanë shumë çka të mësojnë, megjithatë janë shumë të etur për njohuri të reja dhe mund të them se janë të liruar nga të gjitha format e njëanshmërisë kulturore e sektare dhe ideve të gabuara atëherë kur fillojnë të thellohen në njohuritë e tyre rreth Islamit. Zakonisht shokët e mi myslimanë nuk kanë njohuri më shumë sesa unë rreth Islamit.

Si studente, mund të them me plot kënaqësi se shumica e kolegëve të mi e kanë pranuar me mirëseardhje kalimin tim në fenë islame. Mirëpo reagimi i një pjese të vogël të kolegëve të mi të krishterë e çifutë nuk ishte edhe aq i mirë, saqë, madje, njëri prej tyre edhe më pati sulmuar përmes internetit dhe pati krijuar përshtypje negative para ish-shokëve të mi nga kisha e mëparshme, duke u thënë atyre se unë kisha pësuar  shpëlarje të mendjes nga ana e një njeriu mysliman. Gjithashtu ndonjëherë has në shikime nënçmuese nga ana e disa njerëzve për shkak të shamisë.

*Që nga koha kur e keni pranuar Islamin, cila është pikëpamja juaj karshi Ymetit mysliman në përgjithësi?*

Gjatë përvojës sime me myslimanët, në veçanti me "Shoqërinë Islame" në universitet, jam takuar me disa burra dhe gra të shkëlqyer myslimanë, me të cilët kam lidhur marrëdhënie të shkëlqyera miqësore. Jam e bindur se Ymeti ynë bart shumë të mira dhe shumë mundësi për të vepruar, mirëpo problemi i vetëm, si duket, është se myslimanët në Perëndim janë të frikësuar nga promovimi i fesë dhe praktikimi i saj. Prandaj, për këtë arsye, personalitetet kryesore që shfaqen nëpër medie dhe flasin për Islamin, janë personalitete ekstreme, për fat të keq, dhe ata realisht nuk e përfaqësojnë Islamin e vërtetë.

Sot të rinjtë, veçanërisht të rinjtë myslimanë, ballafaqohen me shumë vështirësi, derisa të arrijnë ndonjë sukses në jetën e tyre private dhe të realizojnë një pozitë të lakmueshme. Për këtë arsye është shumë e vështirë që myslimanët të mos futen në garë me të tjerët për të arritur një pozitë dhe për të siguruar një jetesë të mirë, gjë që "duan ata apo nuk duan" nuk u lë kohë të mjaftueshme për ta shpenzuar në aspektin e davetit-thirrjes islame. Mendoj se presionet kulturore i kanë shtyrë myslimanët e sinqertë që të mos shoqërohen përveçse me myslimanë. Për këtë arsye jo myslimanëve nuk u jepet mundësia që të njihen me Islamin e vërtetë dhe real.

*Cili ajet kur'anor ju ka tërhequr më së shumti që ta pranoni Islamin? A ka ndonjë ajet kur'anor i cili është shumë afër zemrës suaj?*

Kaptina el-Ihlas ka një rëndësi të veçantë për mua, sepse ajo përmbledh çështjen e besimit në një Zot, çështje e cila çdoherë ka një rëndësi qenësore në besimin tim, edhe si e krishterë edhe si myslimane. Mendoj se për mua, apo për mendimin tim, ajeti më i rëndësishëm është ajeti ku Allahu xh.sh. thotë: "Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson tagutët e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. All-llahu është dëgjues i dijshëm". Sepse ajo e tregon realitetin të cilin kam gjetur në Islam.

*Çfarë këshille u kishe rekomanduar të riinjve myslimanë brenda Britanisë së Madhe?*

Nuk mendoj se jam e privilegjuar për të rekomanduar këshilla për të tjerët, mirëpo, meqenëse jam një pjesëtare e re e fesë islame, them se fenë islame na duhet ta vlerësojmë drejt. Ndiej një mirësi të madhe në brendinë time, që kam pranuar fenë islame, ndjenjë të cilën jam e bindur se nuk do ta ndieja sikur të isha myslimane që nga fëmijëria. Këshilla ime më e madhe për veten time dhe për të tjerët, është që të përqendrohemi në çështjet parësore dhe t'i lëmë çështjet dytësore. Është shumë vështirë për një mysliman të sinqertë, në kushtet aktuale, që të jetë i përkushtuar ndaj kulturës dhe traditës britanike, mirëpo, në fund të fundit, ne do të japim llogari para Zotit e jo para ndonjë njeriut tjetër. Dhe jam shumë e bindur se nuk do të pendohemi asnjëherë nëse flijojmë diçka të kësaj dynjaje për hir të fesë.

www.asharqalawsat.com. nr.11564,27 korrik,2010. Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe, Vedat Shabani



# Zemrat plot dashuri

*Një fjalë goje, gjashtë shekuj kaluan*
*Shqiptarë, turq, boshnjakë e rumunë*
*Prej vendesh më t'bukurat në Ballkan*
*Zoti na desh' vëllezër në një vatan*

*Krahët m'u thyen, mua-gjasht'-shekujsh çinar*
*Në gjoks një mall i lashtë m'djeg zjarr*
*Jetim në vendin tim kam mbetur, vëlla*
*Po kokën s'e ula, gjithnjë lart e mbajta*

*Nga Mur' i Kinës gjer n'Ballkan-pra*
*Zemra e dyqind milionëve Ankara*
*Në fletë të t'madhërishmes sonë histori*
*Pashë, oh ç'pamje, këtë mrekulli*

*Trëndafilat q'Evropës i mbinë në gji*
*Të mjerët, bilbilave ia patën zili*
*Ç'janë këto beteja asnjëra s'e di*
*Nga zemrat e zbrazëta pa dashuri*

*Ballkani neve vatan na u bë*
*Si zhduk feja-fenë thua se-s'ësht'-gjë?*
*Për shekuj zemrat dashuri qenë plot*
*Urrejtje kush mbajti humbi më kot*

*Dot s'na mposhtën thonë mijëra minaré*
*T'trishta n'janë kubetë, kjo zemër ësht' hare*
*Në mos lot, ç'rrjedh prej çezmash vallë*
*Qyshkur fat t'Ballkanit qiell-e-tok' po qajn*

*Rrënjët thellë i ka, dhe në e gjymtojnë*
*Prapë i mbijnë degët, të forta i bulojnë*
*Mbase prap' i thyhen, po s'bí'-ky div-çinar*
*Se Zoti e ruan gjer në të fundit orë*

*Askush kurrkujt zullum mos t'i bëjë*
*Zemrat dashuri-plot mos t'i pëgëjë*
*Zemrën shkretë kush ka, pa dashuri*
*Fundin e vet ta shohë në histori*

*Kështu pra jam unë, e ashtu je ti*
*Më e madhja forcë është dashuri'*
*Të parët kanun ktë zakon ma lanë*
*Që-Zot'yn na e bëri dhuratë-bukuri*

*Prej sa njerëzish që erdhën e shkuan*
*Mik këtë popull zgjodhi Zoti*
*Këta që përjetësinë kërkuan*
*E pas lanë çka e mat moti*

*Kush do Zotin, merr fuqi*
*Që, ta dish, e bën me fletë*
*Kush ec' këtë rruge shokët i di*
*Po s'thuhet me fjalë, veç jetohet vetë*

*Gjithë ç'jetojmë për ne është sprovë*
*Prej rrugës frika mos të t'shmangë*
*Mes vllezrish grindje dhe në pastë*
*Me dashuri mbyllet kjo plagë*

*Mos të kemi mes-nesh-ndarje, po veç besë*
*Që në rrugë pa krye të mos na qesë*
*Ta duam njeri-tjetrin pa tradhëtuar*
*Yni do jetë g'zim-plot fund i amshuar*

*Mustafa Bozdemir*




Refik Gerbeshi

# Vlera e njeriut

Zoti i Gjithëdijshëm krijoi gjithçka në shërbim të njeriut dhe njeriun e veçoi duke i dhuruar mendje e duke ia mësuar rrugën e drejtë përmes Shpalljes-mësimit hyjnor.

Edhe pikënisja dhe qëllimi i krijimit të njeriut, është misioni i mëkëmbësit të Zotit në tokë, mision ky i cili është pa dyshim ngarkesë dhe përgjegjësi për njeriun, prandaj edhe nuk mund ta merrnin as Toka e qiejt. Ky mision, aq sa ka peshën e tij, ka edhe mënyrën e të kontribuarit për shoqërinë njerëzore në rend të parë, për gjallesat e tjera në përgjithësi dhe ndryshimin e Tokës për të mirë, duke ruajtur dhe lehtësuar jetën në të.

Për ta realizuar këtë qëllim, individi duhet t'u bashkohet individëve të tjerë, t'u përshtatet e t'i

tejkalojë mos akceptimet e tij, por me forcat e bashkuara të shikojnë ardhmërinë. Duke kuptuar njëri-tjetrin, duke bashkuar idetë dhe duke i argumentuar ato që janë të vërteta, të dobishme dhe funksionale, shoqëria ecën me hapa të sigurt drejt përsosmërisë dhe integrimit. Zoti ka krijuar gjuhët, racat dhe llojet e ndryshme të popujve e individëve, kështu që asnjë njeri nuk është i ngjashëm tërësisht dhe as i pavarur, veçse prej tyre kërkohet bashkëveprimi duke iu shmangur dobësive dhe duke kërkuar dobitë dhe kontributet e çdonjërit.

### NJERIU S'ËSHTË I PËRSOSUR

Pa dyshim që njeriu nuk është i përsosur absolutisht, prandaj edhe ekziston mundësia e gabimeve pran të jetuarit, por edhe përmirësimi, pendimi dhe rikthimi në jetën normale - është domosdoshmëri. Gjithashtu edhe nxitimi njerëzor shfaqet shpesh në reagimet e pakontrolluara. Ndalimi për ta kujtuar mirë çështjen, do ta zgjidhë atë më lehtë. Në popullin tonë thuhet "Bluaje tri herë dhe pastaj nxirre (fjalën)". Pra mendimi në vetvete, konsultimi si dhe studimi se çfarë mund të sjellë një mendim, - kërkojnë qasje serioze pa asnjë dyshim. Ngase nga ngutia mund të gjykojmë gabimisht, madje me ndonjë gabim që nuk përmirësohet më. Sidomos kur bëhet fjalë për jetën e njeriut, krijesës më të çmuar dhe më të vlefshme që ka krijuar i Madhi Zot. Çdo gjë është e krijuar me qëllim të caktuar, ashtu si edhe çdo individ ka rolin, fushëveprimin dhe mundësinë e veprimeve për të ofruar vlera. Ibrahimit a.s. i tha Zoti: "Mos m'u lut t'i gjykoj njerëzit me mbytje, se ndoshta mund të pendohen ose të kenë pasardhës të dobishëm". Muhamedi a.s. kishte mundësinë t'i dënonte kurejshitët, kur ata e ndiqnin dhe e mundonin, por lutej: "O Zot, fali, sepse ata nuk dinë"!

### JO SI INDIVID PO SI GRUP

Thirrjet hyjnore i janë drejtuar njeriut sidomos në shumës: "O ju njerëz"; "O ju që keni besuar"; "O popull"etj.. Edhe kur Zoti i drejtohet njeriut si individ, ka edhe kuptimin e gjithëpërfshirjes. Për t'i dhënë kuptim të plotë qenies njeri, kërkohet grupi i përbërë prej disa njerëzve dhe kurrsesi që një individ të jetë i plotë, pa pasur nevojë për të tjerë dhe i pavarur tërësisht. Kjo cilësi i takon vetëm Zotit-Një të Vetmit, i Cili nuk ka nevojë për askënd. Ashtu sikurse hidrogjeni nuk mund të funksionojë vetë dhe duhet oksigjeni për të formuar elementin Ujë, i cili është pikë fillestare e domosdoshme dhe nga i cili fillohet dhe varet jeta. Ujin e formuan elementet hidrogjen (dy pjesë) dhe oksigjen (një) -$H_2O$, po ashtu edhe Qelizen e formojnë pjesët më të vogla si dhe atomin gjithashtu. Edhe njeriu ka të njëjtin rol si individ, ngase i Dërguari apo i zgjedhuri i Zotit nuk mund ta kishte rol po të mos kishte kujt t'ia mësonte mësimet e shenjta hyjnore. Imami s'mund të dalë imam po nuk pati xhemat persona që falen. Kështu të dërguarit e Zotit, si edhe Muhamedi a.s., kishin nevojë për individë të tjerë, për të themeluar shoqërinë e besimtarëve, në mënyrë që t'ua transmetonin edhe të tjerëve mësimet e Zotit. E si mund të bëjmë diçka ne të vetëm, me kokën tonë me mendimet tona dhe individualisht?

Ademi a.s. ishte në Xhenet dhe aty kishte të gjitha që i nevojiteshin, por plotësimi i tij iu bë kur i erdhi Hava, bashkëshortja e tij, pastaj plotësimi i tij u bë edhe kur i lindën pasardhësit, e vazhdimi i jetës së tij u bë kur kaloi në jetën e varrezave e do të vazhdojë edhe në Ditën e ringjalljes për t'u realizuar qëllimi i krijimit dhe fjala e Krijuesit, vetëm atëherë kur do të vendoset në Xhenet me të gjithë ata nga pasardhësit e tij që e kanë merituar, për ta bërë jetën e amshuar, jetën e pafund.

### TË VETMUAR NUK MUND TË LËVIZIM GJË

Bashkimi i ideve, dobive dhe kontributeve të njerëzve krijon shoqëri të nevojshme të domosdoshme, por asnjëherë ideale të papërsëritshme. Por ky grupim e bashkim duhet të ketë gjithashtu qëllimin, pikësynimin e vet e, mbi të gjitha, idenë për t'i kontribuar shoqërisë njerëzore për realizimin e fjalës së Krijuesit, e përmes kësaj i sjell dobi edhe vetvetes si individ. Prandaj thirrjes nga Krijuesi: "Kapuni të gjithë për litarin e Allahut e mos u përçani", duhet t'i përgjigjen dhe i përgjigjen ata që e kuptojnë përgjegjësinë e tyre. Dhe jo vetëm kaq, por edhe e kuptojnë se të vetmuar nuk mund të lëvizin gjë.

Muhamedi a.s. bëri një krahasim të tillë me të dërguarit e tjerë sikurse një tullë në ndërtesën e madhe. Kjo mungonte dhe ai a.s. e plotësoi ngritjen e kullës së quajtur plotësim i mësimeve fetare. Ndarja në popuj e fise, në ngjyra e gjuhë, është bërë për t'u njohur ata në mes tyre dhe jo për t'u përlarë, për të kundërshtuar e luftuar njëri-tjetrin. Kështu është mësimi i shpallur nga Zoti i Gjithëdijshëm. Pra, njerëzit janë të krijuar për njëri- tjetrin, janë të varur nga njëri-tjetri dhe nuk janë shoqëri nëse nuk pranojnë njëri-tjetrin, ashtu siç është. "Nuk është mysliman ai që fle me barkun plot, e fqinji i tij nuk ka ç'të hajë" - vijnë fjalët e Muhamedit a.s.. Andaj besimtar i vërtetë është ai që rri me shoqërinë, bashkohet e ballafaqohet me shoqërinë, dhe jo ai që preferon vetëm vetminë. Edhe gurë- gurë bëhet mur; edhe pika-pika mbushet pusi; por edhe nga njëri e tjetri bëhet shoqëria. Në fikhun islam, si edhe në të drejtën gjithënjerëzore, interesi i përgjithëshëm është më i rëndësishëm sesa ai

personal. Po kështu qëndron fakti edhe në mendime, gjykime e në shkencë. Pra, grupi i dijetarëve mund të sjellë fetvanë, dhe jo individi.

**GABIMI PËR LIRIM DHE DËNIM PËR GABIM**

Gjykimi i takon vetëm Zotit, Ai është më i Merituari, si për adhurim, kërkim mbrojtjeje, mbështetje etj., ashtu edhe për gjykim. Sepse Ai është i Gjithëdijshëm, i informuar absolutisht më së miri dhe Ai gjykon më së drejti. Është përgjegjësi dhe vështirësi të gjykosh për gjëra, sado të vogla që të duken ato. Mund të ndodhë shpesh që i padrejti të ankohet i pari dhe të kamuflojë për ta mbuluar gabimin e tij, siç ishte rasti i vëllezërve të Jusufit a.s., që shkuan tek babai i tyre me këmishën e përgjakur dhe duke qarë gjoja se e kishte ngrënë ujku... Ngutia dhe mosstudimi i qetë argumentues shkakton gabimin shumë të rëndë në rast gjykimi. Edhe po të bëhet argumentimi, edhe po të pranojë gabimtari, prapë kërkohet kujdes, ngase ekzekutimi apo dënimi, siç e cekëm më lart, I takon më së shumti Atij që e ka krijuar, i ka dhuruar njeriut mundësinë jo vetëm të rrugës së drejtë, po edhe të gabuar. Më mirë është që të gjykojmë gabimisht dhe ta falim çdonjërin prej nesh, sesa të gjykojmë drejt dhe të ekzistojë mundësia të dënojmë ndonjë të pafajshëm. Shpesh rastis që dikush i gjykon njerëzit se do të shkojnë në Xhenet apo në Xhehnem, ndonëse këtë mundësi e njohuri nuk e ka asnjëri prej njerëzve. Ose i etiketon të tjerët si pabesimtarë (qafirë) apo grup të shpëtuar, e të tjerët të dënuar vetëm sepse nuk mendojnë sikurse ai. Kjo gjë kërkon kujdes e përgjegjësi. Nga historia e Omerit r.a. kemi rastin e reagimit të tij të drejtë, kur u ankua një qytetar meqë i kishte rënë me shkop udhëheqësi i atij vendi.Kurse nga jeta e Muhamedit a.s. kemi shumë shembuj të tillë, qoftë edhe ndërhyrje nga Zoti: "Ti (Muhamed) je vetëm udhëzues e jo dominues".Apo edhe kur i erdhi njeriu (Maiz Eslemi) që kishte bërë mëkatin dhe kërkonte ekzekutimin e tij, Muhamedi a.s. donte ta shmangte atë që të mos bëhej ekzekutimi i tij me mbytje. U përpoq ta largonte nga dëshmimi i tij, në mënyrë që të mos bëhej gjykimi i merituar me mbytje. Nga kjo rrjedh edhe fjala e resulullahut: "Nëse gjeni rrugëdalje, lirojeni të akuzuarin, sepse për gjykatësin është më mirë të gabojë në falje sesa të gabojë në dënim".Në anën tjetër, të gjithë jemi mëkatarë dhe e drejta për të dënuar dikë i takon atij që nuk bën mëkate, siç e kemi shembullin nga jeta e Isait a.s., kur kundërshtarët e tij ia sollën mëkatarin i cili, sipas ligjit, duhej të ekzekutohej, të mbytej. E Isai a.s., me ndjenjat e tij të buta inteligjente, pa dyshim me mësime nga Zoti, pranoi gjykimin, por, kur erdhi momenti i ekzekutimit, kishte thënë: "Kush është prej jush pa gabime, le të hedhë gurë mbi të"!Zoti, me mëshirën e Tij, na faltë gjithë, dhe kjo është shpresa jonë e madhe.

## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME PRIZREN, SHPALLË

# KONKURS

për plotësimin e vendeve të lira të punës në KBI në Prizren për:

I.
Arkëtar në Këshillin e BI në Prizren;

II.
- Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Antalya" në Prizren ;
- Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë në lagjën "Bazhdar-hana" në Prizren.

Kushtet për pozitën numër I:
- Të ketë kryer së paku Medresenë "Alauddin" të Prishtinës dhe mbi një vit përvojë pune
- T'i përmbahet rregullores së këtij Këshilli dhe Kushtetutës së BIK-ut
- Të ketë aftësi komunikuese
- Të jetë i shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht.

Kushtet për pozitën numër II:
- Të ketë kryer Fakultetin Islam, brenda ose jashtë vendit;
- T'i përmbahet rregullores së këtij Këshilli dhe Kushtetutës së BIK-ut;
- Të ketë aftësi komunikimi;
- Të jetë i shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht.

Kandidati krahas kërkesës, duhet të dorëzojë edhe këto dokumente:
- Diplomën e Medresesë respektivisht të Fakultetit;
- Çertifikatën e lindjes;
- Çertifikatën e mjekut (pasi të pranohet);
- Çertifikatën që nuk është në hetime;
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale)

Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes në revistën "Dituria Islame".



Mustafa Erish

# Esma r.a. ligjëruesja e grave

Esma r.a. ishte një zonjë ashare, e cila vinte para Resulullahut a.s. dhe i paraqiste lirisht vështirësitë e saj; ishte transparente dhe kishte një të folur të drejtë…..

... - Një zonjë e shkathët dhe e guximshme, e quajtur me pseudonimin "Hatibetu-nisa"-"Ligjëruesja e grave". Besonte se edukata dhe turpi nuk duhet të jenë pengesë për të mësuar fenë dhe tregonte zell në mënyrë të paturpshme që ta mësoj fenë, një e dashur e shkencës…. Ishte medinase prej zonjave ensare. Ishte prej bijve të Abdyleshelit prej fisit Evs. Pas hixhretit ishte nderuar me fenë islame. Babai i saj, Jezid ibni Seken, dhe motra e saj, Havva, ishin ashabë. Është transmetuar se vajza e hallës së Muadh ibni Xhebel(r.a)'ut, Esma, ishte gjendur edhe në Bejturidvan.

### ESMA R.A. ISHTE NJË ZONJË NDIHMËTARE, BUJARE

Dëshironte gjithnjë t'i shërbente dhe të gostiste Resulullahin a.s.. Kur gjente rast, prej ushqimeve dhe pijeve i dërgonte të Dërguarit tonë..Një ditë në kohën e akshamit, kishte përgatitur pak bukë dhe rrush të thatë.Të dashurin, të Dërguarin tonë, derisa po dilte nga faltorja, e ftoi në shtëpinë e saj. Dielli i dy botëve, i Dëguari ynë, këtë ashabe sakrifikuese nuk e ktheu,sdhe së bashku me shokë e pranuan ftesën. Esma r.a. bukën e përgatitur e solli përpara tij dhe i tha:"Qofshin të flijuar nëna dhe babai im për ty, o i Dërguari i Zotit"!Urdhëroni e hani"!"Pejgamberi i Mëshirës, së bashku me ashabët, filloi me një bisedë miqësore duke thënë: "Hajde bismilah" U ngrëntë me shëndet! Buka dhe rrushi ishin shtuar. Tek po hanin, shtohej. Esma mbeti e habitur. Duke e transmetuar këtë ngjarje, ajo thoshte: "Pasha Allahun, në Dorën e të Cilit është shpirti im, e pashë me sytë e mi. Xhemati i përbërë prej 40 personave, as rrushin e as bukën nuk mundën ta hanin krejt.Dhe pasi pinë edhe ujë, ata u larguan. Ne anëtarët e familjes pimë ujë nga ajo (enë lëkure) e cila shtohej, dhe gjenim shërim. Na erdhi bereqeti në rrëskun tonë".

### ZEMRA E SAJ ISHTE E MBUSHUR ME DASHURI PËR RESULULLAHUN

Ajo dinte t'i vlerësonte rastet. Kohë pas kohe shkonte në shtëpinë e lumtur të Dërguarit tonë, bisedonte me zonjat dhe nënat e besimtarëve. Në ditën kur Aisheja (r.anha)shkoi nuse në shtëpinë e të Dërguarit tonë, ajo u gjend aty.Njëherë të Dërguarit të Allahut i ishte dhënë qumësht për të pirë.Pas pirjes së qumështit nga i

Dërguari, i qe ofruar nënës sonë, Hz.Aishes, po ajo prej turpit si një nuse e re, nuk dëshiroi ta merrte.

Pastaj Esma (r.anha) i tha:"Oj Aishe!Mos i kthe ofertën Resulullahut, merre dhe pije". Hz.Aisheja e mori dhe, pasi piu një sasi, përsëri ia ktheu të Dërguarit. I Dërguari ynë (s.a.) këtë herë qumështin ia ofroi Hz.Esmës. Edhe ajo e mori gotën dhe piu prej saj.Esma binti Jezid r.a. ishte njohur në mesin e ashabëve për një të folur të drejtë dhe për fjalë të vërteta. Për këtë shkak asaj i është dhënë pseudonimi ''Hatibetu-nisa"- Ligjëruesja e grave".Gratë medinase, kur dëshironin ta pyesnin për diçka Resulullahun a.s., e dërgonin atë si përfaqësuese. Atë e kishin zgjedhur përfaqësuese për të mësuar disa çështje që një ditë kishin preokupuar mendjet e tyre. E lutën që ta pyeste të Dërguarin. Edhe ajo po me atë qëllim erdhi në qetësi dhe mbajti një fjalë lakonike:"Qofshin të flijuar pë ty nëna dhe babai, Ja Resulallah!Unë tek ju erdha si përfaqësuese e grave. Allahu ju ju ka dërguar Pejgamber për të gjitha gratë dhe për të gjithë meshkujt. Ne të besuam ty dhe Zotin tënd.Ne gratë rrimë në shtëpi dhe i kryejmë kërkesat e burrave e i rritim fëmijët tanë. Ndërsa ju meshkujt keni për detyrë të falni namazin e xhumasë, të shkoni në xhami së bashku me xhemat, të vizitoni të sëmurin, të gjendeni në namazet e të vdekurve, më shumë se një herë të shkoni në Haxh, d.m.th. në disa çështje ju është dhënë epërsi. Edhe më e rëndësishme është që jeni nderuar të bëni xhihad në rrugën e Zotit. Nëse një mashkull del në rrugë për të shkuar në haxh a umre ose për të luftuar me armikun në luftë, ne i rritim fëmijët, ruajmë pasurinë, endim penj, pastrojmë rrobat dhe i qepim ato..Edhe ne me këto shërbime tona, a mund të jemi të barabarta me meshkujt në të mirë dhe shpërblime? Dielli i të dy botëve, i Dërguari ynë, dëgjoi me kujdes këto fjalë të Esmës r.a. dhe tek mendimet që shfaqi ajo lidhur me çështjen që kishte shtruar, ai gjeti e vlerësoi inteligjencën dhe të folurit e drejtë dhe ashabëve pranë tij, u tha :"A keni dëgjuar fjalë më lakonike se kjo prej një gruaje në çështje të fesë"? Pastaj, në emër të saj, të gjitha zonjave besimtare u është dhënë sihariqi:"Oj zonjë, dëgjo dhe tregoju atyre zonjave që të kanë dërguar ty përfaqësuse! Urdhëroi dhe i tha: Një grua, nëse kalon mirë me bashkëshortin e saj, e fiton kënaqësinë dhe pëlqimin e tij, kjo është e përputhshme me të gjitha veprat superiore që i numërove, d.m.th. e fiton të njëjtin shpërblim".

**81 HADITHE TË TRANSMETUARA NGA MUHAMEDI A.S.**

Esma binti Jezid r.a., pas kësaj ngjarjeje, është përmendur me pseudonimin "Hatibetu-nisa".Pasi mori këtë myzhde nga i Dërguari, menjëherë dëshiroi t'ua përcillte shoqeve të saj. Nga ai vend u largua me gëzim. Me hapa të shpejtë shkoi pranë shoqeve me një hare shumë të madhe e me lot gëzimi, u përcolli fjalët që i dëgjoi nga i Dërguari. Të gjitha u sihariquan nga ky lajm dhe këtë e kremtuan sikur një festë. Më pastaj shërbimet në shtëpi ato nuk do t'i konsideronin më si një ngarkesë po si një adhurim, i cili atyre u sjell shpërblim. Ç'tolerancë!....Ç'shembull i sinqertë!..Ç'fe e përsosur!... Njeriun e shpërblen në bazë të qëllimeve! Si punën e burrave, ashtu edhe punën e grave e njeh adhurim! Me sa kujdes e lidh gruan për përkujdesje ndaj familjes!... Allahu ynë, na mundëso edhe neve mirëkuptim, dashuri dhe lumtur.!… O Zot, na bëj ne që zemrat tona të jenë të mbushura me bukuritë e Islamit ne shtëpitë tona!....Esma r.a. herë pas here ishte e pranishme në ligjëratat e të Dërguarit s.a.. Një ditë, kur shkoi aty pranë, Resulullahu po u jepte njoftime ashabëve në lidhje me Dexhallin. Ishte ulur edhe ajo dhe kishte filluar të dëgjonte. Lajmet kishin shtuar tmerrin dhe habinë.Filloi të qante me zë, duke mos i mbajtur lotët. Dielli i dy botëve, kur e pa duke qarë, e pyeti e tha:"Oj Esma ! Përse qan"? E ajo tha:"O i Dërguar i Zotit! Kur jemi të heshtur, jemi aq të padurueshëm, saqë nuk e presim as bukën të piqet. Ndërsa në kohën kur Dexhalli do të dalë, nëse do të ketë skamje, si do të jetë gjendja jonë? – ajo kështu shprehu pikëllimin e saj. Pas kësaj i Dërguari i Zotit e ngushëlloi kështu Esmën r.a.:"Nëse E Lartësoni Allahun dhe vazhdoni të mbështeteni tek Ai, atë ditë do të jeni të sigurt nga uria", për të vazhduar: "Nuk ka nevojë të vuani kështu. Nëse unë do të jem në jetë, do të jem mburojë".Por, kur të shfaqet Dexhalli, nëse unë nuk do të jem gjallë, Allahu i Madhëruar i mbron besimtarët, - dhe urdhëroji e këshilloji që ta përmendin Zotin sa më shpesh". Po ashtu Esma r.a. një ditë tjetër shkoi tek i Dërguari dhe e pyeti se si pastrohen gratë nga menstruacionet dhe xhynubllëku. Nëna jonë, Aishja r.a., e lavdëroi atë për këtë gjest dhe tha":Ndjenja e turpit nuk është pengesë për gratë ensare, që ato të mësojnë fenë e tyre". Esma binti Jezid r.a. nga i Dërguari i Allahut ka transmetuar 81 hadithe. Pronarët e Sunenit disa prej haditheve të saj i kanë huazuar. Kuptimi i disa haditheve është si vijon:"Kush ndërton një xhami për hir të Allahut, Allahu i ndërton atij një shtëpi në Xhennet"."A doni t'ju tregoj se cili prej njerëzve është më i miri"? Ashabët i thanë: "Po, o i Dërguar i Zotit". I Dërguari i Zotit tha : "Ata që E përmendin vazhdimisht Allahun" dhe vazhdoi:"A doni t'ju tregoj se cili prej njerëzve është më i keqi ndër ju"? Ata i thanë:"Ata që përgojojnë dhe që bëjnë çrregullime në mes miqve, që duan njëri-tjetrin jo për hir të Zotit. "

Esma binti Jezid .b.Seken el-ensarije r.a. ishte një zonjë ashare, e cila kishte një inteligjencë të lartë, të folur lakonik, ishte guximtare dhe e shkathët. Ajo ishte pjesëtare në luftën e Hajberit dhe në çlirimin e Mekës, por veçanërisht tregoi trimëri në luftën e Jermukut.

Përktheu nga turqishtja Esma Morina,Marrë nga revista: ALTINOLUK, Nr: 208 qershor 2003

Halil Ibrahimi

# Jashtëtokësorëve u ndalohet hyrja në Kosovë!

## Edhe një herë rreth shamisë, laicitetit dhe hipokrizisë

Në një debat në TV Klan Kosova, Nehat Mustafa, zyrtar i MASHT-it, sqaron se urdhri administrativ me 'uniformë fetare' nuk nënkupton ndalimin e bartjes së shamisë së vajzave myslimane në shkolla, por bartjen e uniformës së hoxhës, priftit dhe rabinit! Hajde mençuri, hajde! A keni parë ndonjëherë në ndonjë vend të botës nxënës me uniformë hoxhe, apo arsimtar të veshur si rabin, ose drejtor shkolle në rroba prifti? Siç duket, dikush në Ministrinë e Arsimit nuk e lexon drejt akronimin e institucionit ku punon, por e kupton në ndonjë gjuhë tjetër, duke e kthyer kështu në Ministri të Fantazive dhe Imagjinatës. Kë tentojnë ta mashtrojnë? Në Diznilend dhe në botën e Hari Poterit mund të ndodhë gjithçka: shtrigat mund të fluturojnë mbi bishta fshesash, autobusët mund të hyjnë nëpër vrima gjilpërash dhe jashtëtokësorët mund të jetojnë vetëm me ajrin e Tokës. Duke vrojtuar zhvillimet e përditshme sociale, ekonomike dhe juridike në vendin tonë, nuk ke si të mos stepesh kur e sheh se Kosova jonë fort e dashur, fatkeqësisht, është shndërruar në një shoqëri fantastiko-shkencore, ku nuk të çudit më as lajmi më i pazakontë. Në vazhdën e ngjarjeve të fundit rreth përjashtimit të nxënëseve shqiptare myslimane nga shkollat për shkak të shamisë, prapë nuk ke si të mos e konsiderosh Kosovën në të njëjtin nivel me Diznilendin, Hari Poterin apo Shoqërinë e Unazave. Ministria e Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë, me aferën rreth ndalimit të shkollimit për nxënëset myslimane në Kosovë, vetveten e ka kthyer në një shoqatë magjistarësh, ku lejohen - edhe fantazia, edhe hipokrizia, edhe budallakia. Fillimisht MASHT-i, duke dashur të ndalojë bartjen e shamisë nga vajza myslimane në shkollat publike, doli me një urdhër administrativ që 'ndalonte ndalimin e bartjes së uniformës fetare'. Kjo ishte e mjaftueshme për të kuptuar se çfarë njerëzish kemi zgjedhur për të na udhëhequr dhe për të përparuar e menaxhuar jetën tonë të përditshme. Në vend që urdhri administrativ të ndalonte bartjen e uniformës fetare, siç ishte konceptuar nga krijuesit, ai e bënte të kundërtën: e ndalonte ndalimin e bartjes së uniformës fetare(?!)Kjo i bie njësoj sikur ligji, i cili ndalon vrasjen e fëmijëve, të shkruhej si 'ndalim i ndalimit të vrasjes së fëmijëve',që domethënë se është e ndaluar të ndalosh vrasjen e fëmijëve, pra të gjithë ata, qofshin zyrtarë shteti apo qytetarë, që mëtojnë të parandalojnë vrasjet, do të jenë të ndaluar nga ligji, dhe jo vetë vrasësit.

### MASH-T PO GABON RËNDË

Nuk kaluan ditë dhe MASHT-i e korrigjoi gabimin e bërë duke treguar fytyrën e vërtetë antihumane, antinjerëzore dhe kundër të drejtave e lirive individuale. Në kundërshtim me të gjitha konventat ndërkombëtare dhe me Kushtetutën e vendit, ata ua shkurtojnë të drejtën e shkollimit femrave që kanë zgjedhur të ushtrojnë një të drejtë fetare njësoj siç kanë bërë për shekuj të tërë edhe gjyshet e stërgjyshet tona, qofshin katolike apo myslimane. Është rrenë nga më banalet se bartja e shamisë së vajzave myslimane është futje e ndonjë tradite të re tek shqiptarët. Nëse jo nënat, atëherë përfundimisht gjyshet e partizanëve që marrin vendime kundër shkollimit të vajzave shqiptare myslimane, kanë bartur shami në kokat e tyre.

Kur çështja e shamisë u bë e madhe, pas protestave të qytetarëve të Kosovës, Ministria e Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë për ta hequr barrën e përgjegjësisë nga vetvetja, doli me një tjetër fodullëk edhe më të madh. Në një debat në TV Klan Kosova, Nehat Mustafa, zyrtar i MASHT-it, sqaron se urdhri administrativ me 'uniformë fetare' nuk nënkupton ndalimin e bartjes së shamisë së vajzave myslimane në shkolla, por bartjen e uniformës së hoxhës, priftit dhe rabinit. Libri i shenjtë i këtij të fundit ka një thënie të mençur: "Mund ta edukosh të marrin, por nuk mund ta bësh kurrë të mendojë". A ka menduar ndonjëherë, para se ta ketë shqiptuar këtë margaritar, z. Mustafa, se çfarë marrëzie ka nxjerrë në publik? Sipas pohimit të këtij zyrtari të MASHT-it, del se ndalohet që nxënësit dhe arsimtarët në shkollat publike të bartin veshjen e hoxhës, priftit, rabinit apo të prijësit hindus? Hajde mençuri, hajde! A keni parë ndonjëherë në ndonjë vend të botës nxënëse vajza me uniformë hoxhe, apo arsimtare femra të veshura si rabin, ose drejtoresha shkolle në rroba prifti? Unë jo dhe, nëse z. Mustafa ka parë ndonjëherë në Kosovë diçka të tillë, bën mirë të na tregojë, sepse do të ishte një kuriozitet i rrallë ekzotik. Me gjasë, në katundin e z. Mustafa, drejtori i shkollës qe veshur me mbështjellësen budiste, ose mësuesja e tij ia mësonte Abetaren me çallmën e hoxhës! Siç duket dikush në Ministrinë e Arsimit, Shkencës dhe Teknologjisë nuk e lexon drejt akronimin e institucionit ku punon, por e kupton në ndonjë gjuhë tjetër duke e kthyer kështu në Ministri të Fantazive dhe Imagjinatës.



## KË TENTOJNË TA MASHTROJNË?

Kaq të pamençur u dukemi zyrtarëve tanë shtetëror? Kjo është njësoj si të thuash se mbishkrimi "Ndalohet hyrja për të papunët" në ndonjë institucion shtetëror, nënkupton ndalimin e hyrjes për jashtëtokësorët apo për të vdekurit, sepse fundja edhe të parët edhe të dytët janë të papunë. Ç'mund të presim në vazhdim nga zyrtarë të tillë, të cilët i kemi votuar e zgjedhur vetë! Të na tregojnë se urdhri "Ndalohet parkimi i veturave jozyrtare" në ndonjë parking, nënkupton ndalimin e qilimave fluturues apo të raketave të jashtëtokësorëve? Nuk është për t'u çuditur, edhe nëse ndodh! Laicizmi është keqkuptuar skajshmërish, sa kohë që tentohet se shamia të fut në kthetrat e tij. Një shtet shekullar apo laik nuk nënkupton luftimin e çfarëdo vlere fetare në kufijtë e tij, por vetëm neutralitet dhe barazi të të gjitha besimeve fetare. Feja ka qenë gjithnjë burim dhe brumë i ngjarjeve më të rëndësishme në historinë shqiptare. Ndodhitë më të mëdha kanë qenë të bartura nga njerëz me virtyte dhe ndikime të qarta fetare, dhe kjo as që kishte prishur ndonjëherë harmoninë fetare dhe as që kishte pasur ndonjë ndikim të keq. Nëse laicizmi nënkupton flakje të gjithçkaje fetare nga shqiptarët, atëherë historia jonë, e kaluara dhe e tashmja, ngelin lakuriq fare. Pjesa më e mirë e letërsisë klasike shqiptare duhet të ndalohet, njerëzit më eminentë të kulturës, politikës dhe përpjekjes shqiptare - duhen përjashtuar dhe ngjarjet më frymëzuese duhen ritushuar. A mund të imagjinojmë dot kulturën dhe historinë shqiptare pa Sami Frashërin, "Qerbelanë", "Lulet e Verës", "Mesharin", Fishtën, Ismail Qemalin, Haxhi Zekën, Lidhjen e Prizrenit apo Adem Jasharin!

Në anën tjetër, është hipokrizi mënyra se si është trajtuar veprimi i shtetit laik në Kosovë duke u kuptuar nga aparati shtetëror vetëm si luftë karshi shqiptarëve myslimanë. Nëse një vajzë myslimane nuk mund të hyjë në shkollë me shami, si ka mundësi që Gonxhe Bojaxhiu, po me shami në kokë, të jetë e pranishme jo vetëm në shkolla, libra zyrtarë shkollorë, zyra shtetërore, po madje të rrënohen edhe shkolla për t'u ngritur shtatore të kësaj gruaje me kokën të mbuluar. Zyrtarët shtetërorë bëjnë mirë që të fillojnë sa më parë të mendojnë për qytetarët që i kanë votuar, si qytetarë të denjë me të drejta të mirëfillta, sepse këta të fundit nuk janë aq foduj sa të besojnë në përjetësi përralla me magjistarë dhe kuaj fluturues. Sepse vetëm kur ta zbulojnë Gonxhe Bojaxhiun, kur të rruajnë Sami Frashërin dhe kur të heqin gjithçka fetare nga 'Qerbelaja' ose 'Lulet e Verës' së Naim Frashërit, ne qytetarët e Kosovës do të pajtohemi me palaçot e ministrive apo komunave tona, për të na kufizuar të drejtat njerëzore më elementare. Deri atëherë, mirupafshim në zgjedhjet e ardhshme!



Organisation of the Islamic Conference
The Secretary General
Organisation de la Conférence Islamique
Le Secrétaire Général

1969-2009

OIC/SG-01/2010/ 004825

Bashkësia Islame e Kosovës
Islamic Community of Kosova



# IHSANOGLU I PËRGJIGJET LETRËS SË MYFTIUT TËRNAVA

*Sekretari i përgjithshëm i Konferencës Islamike (OKI), dr. Ekmeludin Ihsanoglu, i përgjigjet letrës së Myftiut Tërnava që i pati dërguar pas vendimit këshillëdhënës të GJND-së. Në letrën e z. Ihsanoglu për Myftiun Tërnava, thuhet:*

*Shkëlqesia juaj Naim Tërnava*

*Myfti i përgjithshëm i Kosovës dhe kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës*
*Kam pranuar shkresën tuaj të datës 23/07/2010 që ka të bëjë me mendimin këshillëdhënës të GJND-së në Hagë i cili vërteton se pavarësia e Kosovës nuk është në kundërshtim me të drejtën ndërkombëtare. Ky mendim i rëndësishëm historik na gëzoi pa masë dhe na dha më shumë optimizëm për ta parë Kosovën duke arritur njohje nga e tërë bota për pavarësinë e saj të meritueshme. OKI është angazhuar që herët për të përgatitur rrethanat për pavarësinë e Kosovës, patëm vënë kontakte të shumta me zyrtarët të lartë dhe kryetarë të shteteve e qeverive për ta mbështetur këtë pavarësi. Falënderojmë Allahun që shumë nga këto vende i janë përgjigjur këtyre angazhimeve dhe zyrtarisht e kanë njohur Kosovën. Sigurisht që juve ju kujtohet deklarata jonë më 18/07/2008 në të cilën ne patëm shfaqur solidarizimin dhe përkrahjen tonë për shpalljen e pavarësisë së Kosovës. Kjo deklaratë pati bërë jehonë të madhe në përkrahjen e pavarësisë. Dua t'ju rikonfirmoj se mendimi këshillëdhënës i GJND-së do të na mundësoj që t'i realizojmë përpjekjet tona në marrjen e përkrahjes zyrtare për pavarësinë e Kosovës e cila do të arrihet përmes aktiviteteve të sekretarit të përgjithshëm të OKI-së dhe përmes kontakteve me zyrtarët e lartë dhe kryetarët e shteteve dhe qeverive anëtare të organizatës.*
*Duke ju dëshiruar sukses, pranoni respektin tonë më të madh për ju*

*Ekmeludin Ihsanoglu*

## MYFTIU TËRNAVA PRITI DREJTORIN EKZEKUTIV TË UNIVERSITETIT "INSANIAH" HAMZA BIN ISMAIL

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti në selinë e Kryesisë së BI, në Prishtinë, më 5 gusht Drejtorin ekzekutiv të universitetit "INSANIAH", Hamza bin Ismail, nga Alor Setar Malajzia, të cilin e njohu me zhvillimin dhe historikun e BIK-së. Myftiu Tërnava me mysafirin nga Malajzia bisedoi edhe për bashkëpunim në fushën e arsimit, sidomos në nivelin e programeve master. Me këtë rast, Myftiu Tërnava me Drejtorin ekzekutiv të universitetit "Insaniah", Hamza bin Ismail, nënshkruan marrëveshje bashkëpunimi për studime të nivelit master për studentët kosovarë në universitetin "INSANIAH" në drejtimet Ekonomi dhe Financa Islame. Realizimi i marrëveshjes pritet të nisë nga tetori i këtij viti.
*(R.Shkodra)*

**KRYEMINISTRI THAÇI VIZITON MYFTIUN TËRNAVA**

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava më 13 gusht priti kryeministrin e Kosovës, Hashim Thaçin, i cili e ka uruar e përgëzuar Myftiun Tërnava dhe besimtarët me rastin e fillimit të muajit të madhëruar të Ramazanit. Myftiu Tërnava me kryeministrin Thaçin biseduan edhe për sukseset e Kosovës, sidomos për suksesin e Kosovës në GJND, për njohjet e reja që i pret Kosova si dhe për çështje të tjera. Pas takimit, Myftiu Tërnava për gazetarë deklaroi: "Unë si Myfti i Republikës së Kosovës e falënderoj për përkushtimin e tij të vazhdueshëm që ka në raport me bashkësitë fetare në Kosovë.Njëherësh shfrytëzova rastin që edhe njëherë t'i uroj sukseset e vazhdueshme të qeverisë në raport me rrjedhat e përgjithshme të shkuarjes mbarë, si dhe fitoren në GJND.Kjo vizitë sot më tepër kishte një karakter urimi, ku për në fillimin e muajit të bekuar të Ramazanit. Ne gjithashtu sigurisht edhe treguam gatishmërinë tonë të vazhdueshme për një bashkëpunim edhe më të madh me institucionet e Kosovës. Bashkërisht, sigurisht, që do të punojmë dhe në zgjidhjen e të gjitha çështjeve të cilat kanë të bëjnë edhe me BI".




**Thaçi: BI ka dhënë një kontrubut të jashtëzakonshëm**

Kryeministri Thaçi, tha se vizita ime është një vizitë urimi dhe përgëzimi për muajin e shenjët të agjërimit për myftiun Tërnava dhe për të gjithë besimtarët e fesë islame, duke i uruar në emrin tim personal dhe të qeverisë së Kosovës për këtë muaj të shenjt të mirësisë, solidaritetit, të pastrimit të shpirtit, të mirëkuptimit, të afrimit të njerëzve, të respektimit të së kaluarës dhe mendimeve për të ardhmen. Ishte takim tepër miqësor dhe falënderoj edhe BIK dhe komunitetet tjera fetare për tolerancën që kanë krijuar në Republikën e Kosovës që është model për rajon, por që mund të them edhe më gjerë. Prandaj do të vazhdojmë që të kemi një bashkëpunim shumë të ngushtë. Natyrisht që biseduam edhe për suksesin historik të republikës së Kosovës në GJND, për procesin që po kalojmë, për njohjet e reja që do të vijnë. Besoj që edhe Myftiu, e edhe BI do të japin kontributin e tyre të rëndësishëm dhe për përgatitjen e shtetit të Kosovës për Asamblenë e përgjithshme që do të mbahet në muajin shtator". Interesimit të gazetarëve se cilat do të jenë hapat e BI pas mendimit të GJND-së për lobim për njohjen e Kosovës, Myftiu Tërnava iu përgjigj: "Sigurisht që BIRK edhe në të kaluarën ka dhënë një kontribut në raport me njohjet e reja për Kosovën shtet të pavarur. Tashmë e kemi rrugën edhe më të lehtë, dhe mua më vjen mirë që sot para jush të deklaroj se dje kam marr një letër nga sekretari i përgjithshëm i OKI, zotëri Ekmeludin Ihsanoglu, ngase menjëherë pas mendimit të GJNDS-së unë i pata dërguar një letër, i cili thotë se me tërë përkushtimin që kam unë si sekretar i përgjithshëm i OKI do të bëj të pamundurën sa më shpejt të vijnë njohjet e reja për Kosovën si shtet sovran dhe i pavarur. Ne do të shfrytëzojmë të gjitha rrugët diplomatike, miqësinë tonë që kemi me shumë kolegë tanë anë e kënd botës, e në veçanti në Botën Arabe dhe Islame".Në pyetjen e gazetarëve se a i kishte kërkuar kryeministrit që ta shfuqizonte Udhëzimin administrativ që ndalon bartjen e mbulesës në shkolla, Myftiu Tërnava iu përgjigj: "Kryeministri i Kosovës në vazhdimësi deklarohet se duhet respektuar ligjet dhe standardet. Të gjitha këto së bashku me kryeministrin edhe me të gjithë të tjerët ne do punojmë konformë standardeve të cilat janë në Kosovë, konformë kushtetutës dhe ligjeve që janë në Kosovë, dhe, sigurisht që në vazhdimësi do të bëjmë edhe koordinimin e punëve dhe të zgjidhen të gjitha problemet në raport me besimtarët me standardet e BE". Ndërsa kryeministri Thaçi për këtë u shpreh: "Gjithçka do të jetë sipas standardeve më të larta të BE, në përputhshmëri të plotë me kushtetutën e Republikës së Kosovës dhe ligjeve tona".

*(R.Shkodra)*



## MINISTRI HAZIRI: BI S'DO TË JETË MË NËN HIJE

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 16 gusht priti ministrin e Kulturës, Rinisë e Sportit, Lutfi Hazirin me të cilin trajtuan trashëgiminë materiale që i përket proviencës islame.
Ata u dakorduan që të bashkëpunojnë ngushtë për ruajtjen dhe trajtimin profesional të objekteve kulturore që i përkasin trashëgimisë islame.Pas takimit Myftiu tha se ishte një rast i mirë që të bisedojmë për së afërmi për disa çështje, nuk po i them problematike, të cilat kanë të bëjnë kryesisht me ruajtjen e trashëgimisë fetare, kulturore e historike tona të përbashkëta të të gjithëve, që është shumë e madhe në Kosovë, që kemi objekte kapitale me vlera të jashtëzakonshme. Andaj mund të them se u dakorduam se edhe BIK, mirëpo edhe ministria të jemi më syçel, që të japim tërë atë që është e mundshme me dhënë prej vetes për ruajtjen e këtyre objekteve sepse është një thesar i pakompenzueshëm dhe i cili flet shumë për të kaluarën tonë. Ndërsa ministri Haziri, tha: pjesa e kulturës islame, që u përket periudhave të ndryshme, dhe që është ndërtuar nga besimtarët, nga shqiptarët në përgjithësi si shumicë më e madhe gjithmonë është ajo që e ka ruajt dhe e ka zhvilluar deri në këtë fazë. Ne jemi duke punuar listën e objekte të trashëgimisë kulturore, dhe deri tash ka mbri një numër të madh. Janë 5000 objekte në Kosovë që do të trajtohen me ligj si objekte që ka mundësi të hynë në kuadër të mbrojtjes shtetërore, një numër i madh i tyre janë i kësaj periudhe që po flasim.
Për dy objekte që tash jemi afër finalizimit xhamia "Hatunije" në Prishtinë dhe xhamia në Dobërçan tash jemi para fillimit të punëve për rindërtim. Instituti për Mbrojtjen e Monumenteve e ka fjalën kryesore për të rekomanduar, për të këshilluar e për të aprovuar projekte. Disa xhami kanë hyrë në masa tona të intervenimit për ruajtje këtë vit dhe për renovim vitin e ardhshëm, ku do të jenë me kërkesë urgjente natyrisht që përfshihen edhe objekte tjera përcjellëse siç është Hamami i Prishtinës, Xhamia e Çarshisë, Xhamia e Jashar Pashës dhe objektet tjera që janë të rëndësisë së veçantë. Për dy objekte biseduam që të lirohen nga uzurpimet. Besoj që ky kabinet qeveritar nuk do ta lejon me qenë nën hije BIK, kultura islame në Kosovë dhe trashëgimia që i përket kësaj periudhe, çfarë vërtet jemi ballafaquar këto vitet e para, jo balancim, por prioritet sipas nevoje dhe sipas kërkesës që do të vendoset tash". *(R.Shkodra)*

## MYFTIU TËRNAVA PRITI IPESHKVIN DODË GJERGJI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më datë 27 korrik ka pritur në selinë e Kryesisë së BIK-së, Ipeshkvin e Ipeshkvisë së Kosovës, Don Dodë Gjergjin, me të cilin bisedoi për koordinimin e punëve të dy bashkësive fetare në ngjarje të rëndësishme. Pas takimit, Myftiu Tërnava tha: "Për BIRK sot ishte një nder i veçantë, ngase patëm në vizitë ipeshkvin Dodë Gjergji. Si gjithherë si deri tash, ashtu edhe në të ardhmen të dy bashkësitë tradicionale fetare këtu në Kosovë, do të kenë një bashkëpunim edhe më intensiv për një mirëqenie të përgjithshme të të gjithëve. Në takimin e sotëm biseduam që të dy bashkësitë në vazhdimësi të kemi koordinim të punëve, aty ku shumë gjëra na bashkojnë; gjithashtu biseduam që të punojmë edhe më tepër për kultivimin e mirëkuptimit, duke respektuar besimin e njëri - tjetrit dhe duke dhënë masazhe për paqe, tolerancë e mirëqenie. Në takimin e sotëm biseduam edhe për nevojën e koordinimit të veprimeve me rastin e manifestimeve të ndryshme, të cilat organizohen qoftë nga Ipeshkvia, qoftë nga BIK, për se falënderoj Ipeshkvin e Kosovës për punën e madhe që ka bërë për



Kosovën në vazhdimësi dhe për mirëqenien fetare në Kosovë në veçanti" . Ndërsa Ipeshkvi Dodë Gjergji, tha: "Në vazhdën e takimeve të mia me autoritetet në vend, për t'u përgatitur sa më mirë për 100 - vjetorin e Nënës Tereze, unë jam këtu në BIK, siç e tha edhe Myftiu Tërnava, për të konfirmuar edhe një herë se Kisha Katolike e respekton BIK-në, dhe së bashku me të dëshiron të ndajë momente të rëndësishme. Njëkohësisht ne dëshirojmë të falënderojmë BIK-në, e cila është e hapur për bashkëpunim dhe e cila shpreh gatishmërinë për të qenë së bashku në momentet e rëndësishme. Ne gëzohemi që angazhimi ynë i përbashkët dhe i sinqertë do të jetë një dëshmi më e fuqishme, jo vetëm për popullin tonë, por edhe për të gjithë njerëzit vullnetmirë, sepse, duke ecur së bashku, ne vërtet mund të kemi vështirësi, por jemi gjithmonë aty për të ndihmuar dhe për të mbështetur njëri-tjetrin".



**MYFTIU TËRNAVA TAKON KREUN E MITROVICËS AVNI KASTRATIN**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 17 gusht ka vizituar KK të Mitrovicës ku është pritur nga kreu i saj, Avni Kastrati dhe nënkryetari Rizah Haziri. Pasi e falënderoi për pritjen, fillimisht Myftiu Tërnava e njohu kryetarin e Komunës së Mitrovicës dhe bashkëpunëtorët e tij me rrjetat në BI, me ç'rast i njohu nikoqirët me organizimin, funksionimin, sukseset dhe sfidat e BI, ku veçoi gjendjen e rëndë financiare të punëtorëve të BI. Myftiu Tërnava foli edhe për pronat e BI të cilat në shumë vende janë uzurpuar e tjetërsuar nga ish - sistemet, por fatkeqësisht edhe tani ka njerëz që dëshirojnë të tjetërsojnë pronat e BIK. Për ketë myftiu tha se BI, në të kaluarën sistemi komunist dhe okupatori serb ia ka konfiskuar rreth 90 për qind të pronave të saj, duke shtuar se fatkeqësisht ka tendenca që këto prona të konfiskohen edhe pas lufte. Myftiu Tërnava i tha kryetarit Kastrati se fjala është për pronën afër hekurudhës, e cila ende shfrytëzohet nga një kompani private, por e cila evidentohet pronë e Kuvendit të Komunës, e që sipas tij tjetërsimi është bërë në kohën e masave të dhunshme në Kosovë. "Prona e lartëpërmendur deri në vitin 1997 ka qenë pronë e BI-së dhe këtë të gjithë e dinë dhe për këtë ka dëshmi të bollshme si dhe dokumentacion të mjaftueshëm. Mirëpo, në vitin 1997 pushteti serb në mënyrë të paligjshme e ka bërë pronë të komunës, andaj ju lusim ju si drejtues i komunës që të na ndihmoni në kthimin e kësaj prone", i tha kryetarit Kastrati, Myftiu Tërnava. Si tjetër problem Tërnava përmendi edhe pronën e BI-së në Iliridë, e një pjesë e së cilës është uzurpuar nga disa individ dhe pronën afër stadiumit të qytetit, ku janë vendosur kioskat nga ish tregu i gjelbër, duke u bazuar në një marrëveshje mbi qiranë midis komunës dhe BI-së, qira të cilën BI-ja nuk është duke e marrë qe 16 muaj. Kryetari i Komunës, Avni Kastrati, i tha Myftiut Tërnava se ai dhe komuna janë shumë të interesuar të bashkëpunojnë ngushtë me BI-në dhe t'i zgjidhin problemet e qytetarëve, pjesa dërmuese e të cilëve i përkasin besimit islam. Sa i përket pronës afër stadiumit të qytetit, kryetari Kastrati tha se ashtu si edhe BI-ja, edhe komuna është e dëmtuar, sepse nuk merr asnjë cent nga shfrytëzuesit e kioskave. Ai tha se ka shumë probleme në lidhje me këtë, pasi që kioskat janë tjetërsuar dhe me vështirësi identifikohen pronarët e tyre, për t'i detyruar që t'i paguajnë obligimet komunale, me çka komuna do të lante borxhin BI-së. Por, kryetari Kastrati premtoi se lidhur me këtë çështje do të bëhet një zgjidhje nga e cila të tria palët do të ndahen të kënaqur. Ndërkaq, lidhur me pronat në Iliridë, kryetari Kastrati tha po ashtu se do të bisedoj me pronarët që kanë uzurpuar pronën eventuale të BI-së dhe se shpreson se edhe kjo çështje do të zgjidhet shumë shpejt dhe në favor të BI-së, duke u bazuar në dokumentacionin konkret. Kastrati dhe Tërnava biseduan edhe për mundësinë e rindërtimit të xhamisë së Ibrit në cepin verior të urës kryesore, që gjatë luftës është rrafshuar me tokë nga ekstremistët serb. Myftiu Tërnava i tha kryetarit Kastrati se për këtë çështje ka biseduar edhe me shefin e ICO-së, Piter Feith dhe përfaqësues të institucioneve të tjera ndërkombëtare, nga të cilët ka kërkuar rindërtimin e xhamisë aty ku ka qenë. Sipas Myftiut Tërnava, Feith i ka thënë atij, se për rindërtimin e kësaj xhamie duhet edhe pëlqimi i komunitetit serb dhe se në këtë aspekt ka ende probleme, por që megjithatë ai ishte shprehur se xhamia do të rindërtohet. *(R.Shkodra)*

## PAS 110 VITEVE NË KOMUNËN E DEÇANIT NDËRTOHET XHAMI E RE

Në një manifestim solemn, ku ishin të pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorët, kryetari i KK të Deçanit, Rasim Selmanaj, me bashkëpunëtorët, kryetari i KBI-së të Deçanit, Besim Halilaj, Abdyl Mushkolaj, kryetar i OVL për Dukagjin si dhe shumë besimtarë e xhematlinj nga Deçani e rrethina, më 3 gusht në Deçan u vë gurthemeli për ndërtimin e xhamisë së re. Ndërtimi i një xhamie në Deçan ishte nevojë e kamotshme, ngase Deçani ka vetëm një xhami, kurse fillimi i ndërtimit të kësaj xhamie të re ka vlerë dhe domethënie edhe më të madhe për arsye se ky ndërtim nisi pas plot 110 vjetësh. Duke iu drejtuar të pranishmëve në këtë ceremoni, Myftiu Tërnava, tha: "E gëzofshi këtë objekt fetar, këtë vend të shenjtë ku besimtarët deçanas do të luten për mirëqenien e tyre, të familjes e mbarë qytetarëve. Do të jetë ky vendi ku do të lutemi për paqe e vëllazërim, për jetë të mirë për të gjithë.", duke pohuar: "Pa liri, nuk mund të ndërtojmë as xhami.", për të shtuar se në Deçan, ndërtimi i një objekti të ri, çfarë do të jetë kjo xhami, po fillon pas 110 vjetësh. "Edhe ky tempull fetar do të luajë rolin e tij në edukimin fetar të të rinjve tanë, të cilët nuk kanë nevojë për predikime nga të tjerët, siç ka tendenca të vazhdueshme". Myftiu Tërnava në fjalën e tij është solidarizuar edhe me ish-kryeministrin Ramush Haradinaj, për se tha: "Lutemi tek Allahu, me besim të plotë në pafajësinë e Ramush Haradinajt, që të lirohet sa ma parë! Ramushi edhe një herë do të qartësojë pafajësinë e tij në Gjykatën e Drejtësisë në Hagë". Ndërkaq, Besim Halilaj, kryetar i BI-së të Deçanit, është shprehur mirënjohës për fillimin e ndërtimit të kësaj xhamie, por edhe për investimet e shumta nga donatorë të ndryshëm dhe për përkrahjen e autoriteteve komunale e të shoqatave të dala nga lufta e UÇK-së, për restaurimin dhe rregullimin e shumë xhamive të shkatërruara nga lufta e fundit. Gjatë qëndrimit në Deçan, Myftiu Tërnava ka vizituar Kuvendin komunal, ku është pritur nga Kryetari Rasim Selmanaj me bashkëpunëtorët, ndërsa pasdite Myftiu qëndroi në Gllogjan, në familjen Haradinaj, ku u prit nga Hilmi Haradinaj. Myftiu tha se beson në pafajësinë e Ramushit dhe u shpreh i bindur që Ramushi do të kalojë edhe këtë sfidë e do të dalë fitimtar.





## PËRUROHET XHAMIA "HAXHI IBRAHIM DEVOLLI"

Më 30 korrik, në Pejë, në prani të shumë besimtarëve, Myftiut të Kosovës, mr. Naim Tërnava, kryetari i Pejës, dr. Ali Berisha me bashkëpunëtorë, përfaqësuesit e KBI të Pejës në krye me Nexhmedin ef. Hoxhën, përfaqësues të familje e kompanisë Devolli, u përuruar xhamia "Haxhi Ibrahim Devolli" ndërtimin e së cilës e ka financuar "Devolli Group", duke përfshirë edhe blerjen e truallit. Me tekbire u bë zbulimi i pllakës së xhamisë bashkërisht e bënë Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, kryetari i Pejës, dr. Ali Berisha dhe përfaqësuesi i familjes Devolli, respektivisht nipi i Ibrahim Devollit. Ndërtimi i xhamisë nga familja Devolli është bërë në shenjë respekti për babanë e tyre që njëherësh ishte edhe themelues i kompanisë "Devolli Group", me së është quar në vend edhe një nga amanetet e tij. Duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu Tërnava tha se bërja e shtetit hapi mundësi të reja në çdo fushë që të kontribuohet edhe më shumë. "Kjo xhami është argumenti më i madh që flet vetë, nuk ka nevojë të na flet askush për të, por çdo kush që e shikon këtë xhami ajo i kthen përgjigjen aty për aty. Vetëm shihni këtë bukuroshe, këtë shtëpi të Zotit përgjigjen e keni prej saj vet nuk ka nevojë që ne të flasim. Mirëpo me



këtë vepër kaq madhore që ka bërë familja Devolli dhe të gjithë ata që janë interesuar dhe kane dhënë kontribut duhet të dinë që kanë bërë një vepër të madhe. I madhi Allah xh.sh. në Kur'an thotë: "Çdo kush prej juve le të shikon vetën se çka po përgatit për nesër në takim me Allahun" me një fjalë çka po merr me veti sepse që të gjithë ne do të kalojmë në botën tjetër e haxhi Ibrahimi ka marr pasurinë më të madhe që mund ta ketë dikush sepse Muhamedi a.s. ka thënë :" Ai i cili e ndërton një xhami në këtë dynja, i madhi Allah xh.sh. do t'ja ndërtoj atij një prej shtëpive të xhenetit". Ndërsa kryetari i këshillit të BI të Pejës, Nexhmedin ef. Hoxhaj tha: Kjo xhami do të shndërit si meteor, si diell, si hënë, një objekt që se kemi pas dhe e kemi ëndërruar që ta kemi. Këtë solemnitet e përshëndeti edhe kreu i Pejës dr. Ali Berisha dhe përfaqësuesi i "Devolli Group". Hytben e xhumasë e mbajti Myftiu Tërnava namazit të xhumasë i priu imami veteranë nga Prishtina Mustafë ef. Dervisholli. *(R.Shkodra)*

**NË PRESHEVË U PËRURUA XHAMIA "EBU BEKR ESSIDIK"**

Më 26 korrik 2010, në një manifestim solemn, në prani të një numri të madh të qytetarëve nga Presheva me rrethinë, si dhe të mysafirëve të përzgjedhur nga Kosova, Maqedonia e diaspora, në Preshevë 6 vite pas nisjes së gurthemelit u përurua xhamia "Ebu Bekr Esidik". Me tekbire, shiritin e përurimit e preu Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili kishte udhëtuar enkas në Preshevë që të ndaj gëzimin me besimtarët e Luginës. Ai vlerësoi se kjo është një ditë e mirë, por është edhe një natë e mirë, siç njihet në popull natë e madhe (Nata e Beratit), andaj edhe rahmeti i Allahut xh.sh. aq më tepër kur jemi edhe në vigjilje të muajit të madhëruar të Ramazanit është edhe më i madh. Prej veprave të mira që njeriu bën është edhe ndërtimi i shtëpive të Zotit- xhamive. Ky motiv, kjo dëshirë, kjo fuqi, ky vullnet del nga besimi i thellë që kemi në Krijuesin suprem e në porositë e tij, dhe porositë e Muhamedit a.s.- pejgamberit tonë të fundit".Ai në vazhdim tha se keni bërë këtë xhami –këtë shtëpi të Allahut e për të cilën Ai në Kuranin famëlartë po na thotë: " Vërtet shtëpitë e Allahut i ndërtojnë ata besimtarë të cilët e besojnë Allahun, besojnë ditën e fundit". Ndaj ju me këtë punë kaq madhështore që keni bërë, keni dëshmuar se vërtetë jeni ata të cilët e besoni Allahun dhe ata të cilët dëshironi që fjala e Allahut të jetë prezentë në këtë pjesë këtu, te ky xhematë. Mirëpo besoni edhe në shpërblimin nesër kur do të dalim para tij. "Më tutje myftiu Tërnava tha se kjo bukuroshe edhe më tepër i ka shtuar bukurinë Luginës së Preshevës, dhe për atë që vjen nga Kosova shikimi i parë shkon në këto dy minaret kaq të bukura. Kështu që vetvetiu njeriu thotë "Kjo është pasqyra me të cilën reflekton, me të cilën shihet Lugina.". Sepse xhamia është vend që ka kontribuar dhe kontribuon që ne të jemi të lidhur mes vete , që ne ta respektojmë njëri - tjetrin, që ne të duhemi mes vete, që ne t'ia shtrijmë dorën njëri-tjetrit, që ne të reflektojmë në vazhdimësi ndjenjën e të mirës dhe largimin nga të ligat". Kryetari i KBI të Preshevës, Dr. Adnan Ahmeti, tha se Allahu xh. sh. qoftë razi me të gjithë ata që kanë kontribuar edhe me një gozhdë të vogël për nderimin e këtij objekti kaq madhështor. Roli i xhamisë është në funksion të arsimit të popullatës, Zoti në Kur'an thotë lexo"- përfundoi dr. Ahmeti.Të pranishëmve iu drejtuar Sevadail ef. Jakupi – imam i xhamisë, mr. Ragmi Destani- kryeimam i KBI në Bujanoc dhe anëtar i Kryesisë së BIK nga rajoni i Luginës së Preshevës.

Disa të dhëna për xhaminë:
Dimensione: 26 x 20 m.
Hapësirë e shfrytëzueshme në tërë xhaminë: 1. 500 metra katrore.
Kostoja e përgjithshme e këtij objekti: 505020 euro.
Mënyra e financimit: Xhamia është ndërtuar me kontributin e besimtarëve të Luginës së Preshevës
Donacione: 5.200 dollarë ndihmë nga besimtarët prej Turqisë, dhe 4.315 euro nga Shoqata turke "Mili Gurus" e cila vepron në Gjermani.



## PËRKUJTOHET SULLTAN MURATI

Myftiu u Kosovës NaimTërnava morri pjesë më 10 gusht në programin memorial për nder të "Sulltan Muratit" ku ceremonia e përurimit u mbajtë në shtëpin kulturore" Sulltan Murad" te Tyrbeja e Sulltan Muratit në fshatin Mazgit (Obiliq). Sulltani Murat I Sovrani, i cili ka rënë dëshmor në betejën e Fushë Kosovës, është përkujtuar pranë tyrbes ku është varrosur në 621-vjetorin e vdekjes. Në këtë ceremoni përpos Myftiut të Kosovës mr.Naim Ternava, morrën pjesë edhe përfaqësues nga Komuna Osmangazi dhe Bashkia e Metropolit të Bursës. Ceremonia filloi me këndimin e Kur'anit të madhëruar dhe një pjese të mevludit.Ndërsa Kryetari i BIK,mr Naim Tërnava tha se Sulltan Murati nuk ra dëshmor për pushtet dhe pasuri, por në emër të islamit dhe luti Zotin që të bëjë mëshirë mbi shpirtin e tij. Në fjalimet e rastit që u mbajtën në ceremoni u fol për rëndësinë e Sulltan Muratit. Ambasadori i Turqisë në Prishtinë, Hüsrev Ünler, kryetari i Komunës Osmangazi nga qyteti i Bursës, Mustafa Dündar tha se planifikojnë ta vazhdojnë aktivitetin, i cili sivjet organizohet për të 5-ën herë. Në kuadër të ceremonisë përkujtimore të Sulltan Murat Sovranit në 621-vjetorin e vdekjes u organizua edhe festivali i bërjes së fëmijëve synet në bashkëpunim me komunën e Obiliqit.




## KBI E FERIZAJT ME SELI TË RE

Në një solemnitet rasti, në prani të Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, nënkryetarit të KK, Besim Zymberi, strukturave të KBI-së të Ferizajt, pjesëtarëve të KFOR-it amerikan dhe atij grek, pastaj të pjesëtarëve të PK-së, si dhe shume imamëve e besimtarëve të Ferizajt e rrethinës, më 9 gusht u bë përurimi i objektit të KBI-së të Ferizajt, i ndërtuar në oborrin e xhamisë së madhe "Mulla Veseli". Kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, ka theksuar se ky objekt modern përkon me atë të arkitekturës autoktone shqiptare dhe do të shërbejë si qendër prej nga do të zhvillohet, organizohet dhe rigjallërohet jeta fetare e kulturore e besimtarëve myslimanë. "Ndërtimi i këtij objekti kaloi nga nevoja në domosdoshmëri" – theksoi ai. Ndërkq, Myftiu i Kosovës Naim Tërnava, është shprehur se institucioni që ia drejton, është interesuar që këshillave në tërë Kosovën t'u sigurojë një infrastrukturë moderne, në mënyrë që punët të kryhen ashtu siç duhet. "Sigurisht se kjo seli do të mundësojë një gjë të tillë dhe besimtarët si dhe vetë punëtorët e BI-së do ta ndiejnë veten mirë kur të vijnë në këtë seli për të kryer shërbimet e natyrave të ndryshme, që kanë të bëjnë me besimtarin dhe çështje të ndryshme". Më tej ai ka thënë se Kosova dita-ditës po reflekton rreze drite dhe po tërheq vëmendjen e opinionit botëror. "Bota mbarë ka hedhur shikimin nga Kosova dhe sigurisht edhe vendimi i fundit i GJND-së ka qenë një shenjë se bota demokratike vlerëson lart dëshirën, vullnetin e këtij populli për liri të plotë e ardhmëri, dhe Kosova sot e deri në Kiamet do të jetë një shtet i pavarur dhe sovran duke qëndruar në fqinjësi të mirë me të gjitha shtetet në rajon, por duke ruajtur veten e dinjitetin e vet". - ka nënvizuar myftiu Tërnava, për të shtuar se janë pikërisht këto vlera që e afrojnë si kurrë më parë Kosovën drejt BE-së. "Asnjëherë BIK, pavarësisht se në çfarë rrethanash gjendet, nuk do të lejojë që askush të luajë apo të tentojë të luajë me ndjenjat e besimtarëve myslimanë. Ne jemi pjesëtarë të BE-së, Kosova është pjesë e Evropës dhe dëshirojmë të integrohemi në të gjitha proceset evropiane, mirëpo gjithherë duke ruajtur identitetin islam që kemi, identitet që na ka shoqëruar shekuj me radhë, që na mban dhe meriton të avancohet. Do të integrohemi në shoqërinë evropiane vetëm ashtu si jemi, duke respektuar tri besimet kryesore të kombit tonë në të gjitha trevat shqiptare", - ka theksuar Myftiu Tërnava, duke i porositur imamët që në Muajin e shenjtë të Ramazanit, Muajin e Kur'anit, t'i përkushtohen një pune sistematike në rrafshin e edukimit të brezit të ri për t'i luftuar dukuritë negative të pranishme në shoqëri, për të avancuar më tej drejt prosperitetit dhe nga e mira. Edhe nënkryetari i Kuvendit të komunës së Ferizajt, Besim Zymberi, ka thënë se ky objekt "ka një rëndësi shumë të madhe dhe ndihemi të gjithë të privilegjuar që po përurojmë një objekt nga i cili në të ardhmen do të mund të mësojmë dhe kultivojmë e të përcjellim mesazhin hyjnor dhe profetik". *(R.Shkodra)*

**NË VIGJILJE TË RAMAZANIT NË PRIZREN, MBRËMJE KUR'ANORE**

Në vigjilje të Muajit të madh të Ramazanit, KBI i Prizrenit, më 4 gusht 2010, në sallën e sporteve të qytetit, pas namazit të akshamit, organizoi Mbrëmje Kur'ani, ku kënduan pjesë nga Kur'ani 4 burra (dy nga Kosova, një nga Turqia dhe një nga Danimarka). Në këtë mbrëmje qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorët, Ambasadori i Republikës së Turqisë në Prishtinë, Metin Hyserv Ynler, si dhe shumë personalitete të tjera nga të gjitha anët e Kosovës. Fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBI-së të Prizrenit, Lutfi efendi Ballëk, i cili, pasi përshëndeti të pranishmit, tha se organizimi i kësaj Mbrëmjeje Kur'ani në prag të Muajit të shenjtë të Ramazanit është bërë për ta pritur Ramazanin sa më të përgatitur edhe shpirtërisht. Të pranishmëve, me një fjalë rasti iu drejtua edhe Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava, i cili foli për vlerën që ka këndimi i Kur'anit, dhe i uroi të pranishmit për muajin e madhëruar të Ramazanit. Në Mbrëmjen e Kur'anit në Prizren, me zërin e tyre melankolik e me një lexim artistik, Kur'an lexuan: Hakim Ilazi (Kosovë), Xhelal Kaloshi (Kosovë), Hayrettin Özturk (Turqi) Fatih Aksay (Danimarkë). Është hera e katërt që në Prizren, në prag të muajit të Ramazanit, organizohet Mbrëmje Kur'ani.




**GRATË JAPIN PROGRAM KULTUROR PËR RAMAZAN**

Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK në bashkëpunim më KBI në Vushtrri, organizoi program kulturor për nder të muajit të bekuar të Ramazanit.

Programi u mbajt me 09.08.2010 në ora 16:00 në shtëpinë e kulturës në Vushtrri.

Programin e hapi nxënësja e medresesë së mesme "Alauddin" në Prishtinë, Mevlude Gajtani me disa ajete nga Kur`ani famëlartë që i kushtohen muajit të Ramazanit. Qëllimi i këtij programi ishte që t'i përkujtojmë vlerat dhe rëndësinë që ka ky muaj ku dihet që Allahu xh.sh këtë muaj e ka bërë muaj të mëshirës dhe faljes së gjynaheve. Për rëndësinë dhe vlerat e këtij muaji gjerësisht foli ligjëruesja nga Vushtrria Lumnije Zeqiri. Më pas në skenë u paraqiten grupi i fëmijëve nga Prishtina me pikat e tyre të përgatitura enkas për këtë program, kurse kori i vajzave nga M.M. "Alauddin" në Prishtinë, përfunduan pjesën artistike të këtij programi.Lgjëruesja Mr. Besa Ismaili – Ahmeti, foli në veçanti për grat dhe për të mirat të cilat ata mund t'i bëjnë gjatë këtij muaji."Kush përgatit iftar dhe e ushqen agjëruesin, ajo do t'i bëhet falje mëkatesh dhe mbrojtje nga zjarri dhe do të fitojë shpërblimin sa të agjëruesit, duke mos u pakësuar shpërblimi i këtij të fundit." "Kur të agjërosh le të agjërojnë veshët e tu, sytë e tu, gjuha jote le të agjërojë nga gënjeshtra dhe gjërat e ndaluara. Largohu nga shqetësimi dhe mundimi i fqiut."(R.Shkodra)

**BESIMTARËT U TREGUAN HUMANË**

Muhamedi a.s. thotë: "Shfrytëzoji pesë gjëra para se të arrijnë pesë të tjera: rininë tënde para pleqërisë,shëndetin para sëmundjes,pasurinë para varfërisë, kohën e lirë para se të angazhohesh, dhe jetën para se të vdesësh". Qendra Kombëtare e Kosovës për Transfuzionin e Gjakut aktivitet të vetin themelor e ka grumbullimin e sasive të mjaftueshme të gjakut nga dhuruesit vullnetarë dhe shpërndarjen e tij për pacientët që kanë nevojë për gjak dhe prodhime të gjakut. Kjo qendër bën organizimin e sesioneve për dhurimin e gjakut nëpër të gjitha institucionet e Kosovës, po ashtu në planin vjetor të QKKTGJ-së hyjnë edhe FSI dhe medreseja "Alauddin". Në muajt e verës, për shkak të përfundimit të procesit mësimor dhe pushimeve, kemi mungesë më të shtuar të rezervave të gjakut, prandaj kemi bërë më herët një kërkesë në BIK që të na lejohet të zhvillojmë aktivitete për dhënien e gjakut në xhamitë e vendit pas namazit të xhumasë. Kërkesa na është lejuar dhe për këtë falënderojmë BIK-në, dhe sidomos Kryetarin e BIK-së, Myftiun mr.Naim Tërrnava. Për këtë kohë kemi zhvilluar 5 aksione në vende të ndryeshme, ku kemi hasur në mikpritje vëllazërore.

Më poshtë gjeni vendin dhe numrin e dhuruesve: Xhamia e Gjilanit 38 dhurues, Xhamia e Kamenicës 8, Xhamia e Hajvalisë 21, Xhamia e Dardanisë 40 dhe Xhamia e Emshirit 21dhurues vullnetarë.

Për shkak të muajit të madhërishëm të Ramazanit kemi ndërprerë aktivitetet nëpër xhami, për të vazhduar pas Bajramit. Në emër te QKKTGJ-së dhe të gjithë atyre pacientëve që kishin nevojë për gjak dhe morën gjak, i falënderojmë të gjithë besimtarët që dhuruan një prej pjesëve më të çmuara të trupit – gjakun:
- imamët dhe këshillat e xhamive, BIK-në dhe u dëshirojmë agjërim të lehtë dhe të pranuar tek Zoti dhe shpresojmë që ky bashkëpunim të vazhdojë edhe në të ardhmen.

*Ardian Lulaj (Udhëheqës për Promovim dhe Informim, Qendra Kombëtare e Kosovës për Transfuzionin e Gjakut – Prishtinë.)*



## OKI MIRËPRET VENDIMIN PRO PAVARËSISË SË KOSOVËS

Organizata e Konferencës Islamike (OKI) ka mirëpritur mendimin këshillues që është shpallur nga Gjykata Ndërkombëtare lidhur me atë se pavarësia e Kosovës nuk është në kundërshtim me asnjë ligj ndërkombëtar. Ekmeludin Ihsanoglu, Sekretar i përgjithshëm i kësaj organizate, beson se mendimi i GJND-së është pasqyrim i idealeve të popullit të Kosovës dhe ky vend e meriton që të përkrahët për ndërtimin e një shteti të ndërtuar, në paqe dhe stabilitet me fqinjët e rajonit. Ihsanoglu gjithashtu ka tërhequr vërejtjen: Europa do ta lërë një territor për myslimanët dhe të gjithë ata që kanë kompetenca në këtë fushë, duhet ta respektojnë mendimin e GJND-së dhe me anë të dialogut konstruktiv të kontribuojnë për paqen dhe vendosjen e sigurisë së qëndrueshme në rajonin e Ballkanit. Ihsanoglu ka shfaqur shpresën se mendimi i Gjykatës Ndërkombëtare do të bëjë që Kosova dhe vendet fqinje përreth saj të arrijnë t'i kalojnë mospajtimet ekzistuese dhe, duke bashkëpunuar me njëri-tjetrin, të ndërtojnë të ardhmen e vet bazuar në paqe dhe në siguri të qëndrueshme.

## UNIVERSITETI GOETE I GJERMANISË ME DEGË ISLAME

Sipas asaj që është pajtuar bordi drejtues i universitetit Goete të Gjermanisë, dega e Studimeve Islamike në këtë universitet prej tetorit do të pranojë studentë në këtë drejtim. Do të themelohet Dega për Studime Islame në shkallën bachalor dhe studentët në këtë degë do t'i ndjekin studimet në një periudhë trevjeçare, në lëndët si historia dhe qytetërimi islam, bazat e fesë islame dhe sociologjia e fesë. Universiteti Goete ka ndërmend që, duke shfrytëzuar profesorët e teologjisë, në mesin e lëndëve të studimeve të vërë edhe lëndën e komentimit të Kur'anit fisnik, lëndën e feve dhe medhhebeve islame. Nga specifikat më të rëndësishme të kësaj dege të re të studimeve universitare është shfrytëzimi i profesorëve të teologjisë nga feja islame, e krishterë dhe ajo çifute. Në këtë degë teologët myslimanë, të krishterë dhe çifutë për studentët do të ligjërojnë për filozofinë dhe bazat e fesë islame, krishtere dhe çifute.

## HOLANDA, 1 MILION DOLLARË PËR XHAMINË E NJU-JORKUT

Qeveria e Holandës, ka caktuar një buxhet prej një milion dollarësh si ndihmë për ndërtimin e xhamisë 13-katëshe në Nju-Jork. Ndarja e buxhetit njëmiliondollarësh si donacion për ndërtimin e xhamisë 13-katëshe në Nju-Jork është vendosur në kuadër të zgjerimit të bashkëpunimit në mes Qeverisë së Holandës, Organizatës Islamike të Kordovës (Spanjë) dhe Organizatës për Zhvillimin Islamik të Amerikës.
Partia e Lirisë e Holandës, nën udhëheqjen e Giret Vajlders-it, përfaqësues i së djathtës radikale në Parlamentin e Holandës si dhe producent i filmit fyes ''Intriga'', duke kritikuar vendimin e qeverisë për dhënien e ndihmës materiale për ndërtimin e faltoreve për myslimanët, ka kërkuar nga qeveria shpjegime në lidhje me ndarjen e këtij buxheti nga të ardhurat tatimore të vendit për ndërtimin e xhamisë së lartpërmendur. Kjo qendër, përveç xhamisë, do të ketë një pishinë, një sallë të basketbollit, salla të veçanta për mbajtjen e mbledhjeve dhe tryezave të ndryshme, një sallë për konferenca me kapacitet për 500 persona, kushte lehtësuese për organizimin e festave dhe kremtimeve, sallën e filmit si dhe kushte lehtësuese për organizimin e ekspozitave artistike

## FRANCA ME PARTI ISLAME

Skenës politike të Francës iu shtua edhe partia e re islamike ''Unioni i Ri i Francës'' (NUFR), e cila, duke lëshuar në qarkullim ueb-faqen e saj dhe duke bërë reklamime të gjera, shpalli themelimin e saj. Në reklamat e partisë 'Unioni i Ri i Francës', që qarkullojnë nëpër internet, duke folur për nevojën e formimit të partisë politike islamike në këtë vend, thuhet: "Duke shpallur të ndaluar ndalimin e hixhabit islamik në shkollat e Francës në vitin 2004, grupet islamike kanë kuptuar



nevojën për themelimin e sistemit islamik të arsimit në Francë, ndërsa sot diskutimet dhe polemikat siç janë kundërshtimi i prodhimit të produkteve sipas dispozitave të Sheriatit islam, identiteti kombëtar dhe ndalimi i ndërtimit të minareve, - tregojnë mospranimë dhe mosangazhimin e myslimanëve në qarqet politike dhe po kjo çështje i ka shtyrë një numër të femrave dhe meshkujve myslimanë që të formojnë partinë e re politike, me qëllim që t'i ofrojnë shërbime pakicës myslimane. Partia e re Islamike e Francës, duke vendosur një video në youtube, ka shpjeguar qëllimet e veta dhe ka shpallur ekzistencën e saj në mënyrë zyrtare.

**ANGLIA PUBLIKON LIBËRTHIN ''UDHËZUESI PËR NXËNËSIN AGJËRUES''**

Këshilli i qytetit Stuk Oon Terent të Anglisë ka njoftuar: Duke marrë parasysh faktin se sivjet një pjesë e muajit të Ramazanit do të bjerë në të njëjtën kohë me fillimin e vitit të ri shkollor në Angli, ky këshill publikon një libërth 11-faqesh për nxënësin mysliman që agjëron. Për të siguruar materialin e këtij libërthi udhëzues, ky këshill është ndihmuar nga Këshilli Islamik i Anglisë dhe në të ka ofruar këshilla rreth ndryshimit të orarit të mësimit gjatë muajit të Ramazanit, sikur është data e mbajtjes së provimeve dhe ndryshimi i orarit të klasave të notit. Në këtë libërth udhëzues thuhet: "Agjërimi i nxënësit duhet të bëhet në një mënyrë që të mos ndikojë në aktivitetin e tij mësimor". Publikimi i këtij libërthi është përballur me kritika nga Terry Sanderson, kryetar i Organizatës Kombëtare Shekullare të Anglisë. Përderisa ai kritikon publikimin e këtij libërthi udhëzues, është shprehur: "Ndryshimi i programit arsimor për një periudhë njëmujore për të realizuar kërkesat e një pakice fetare, është një gjë e papërshtatshme".



**EL-HAJL KRYETAR I KËSHILLIT EKZEKUTIV TË UNIONIT TË UNIVERSITETEVE ISLAMIKE**

Sulejman bin Abdullah Eba El-Hajl, drejtor i Universitetit Islamik Muhamed bin Saud të Arabisë Saudite, u zgjodh në postin e kryetarit të Këshillit Ekzekutiv të Unionit të Universiteteve Islamike. Unioni i Universiteteve Islamike në mbledhjen e pestë që është zhvilluar në qytetin Baku të Azerbajxhanit, ka vendosur të zgjedhë kryetarin e ri të këshillit administrativ të Unionit të Universiteteve Islamike. Në vazhdim, duke synuar realizimin e këtij vendimi dhe duke marrë parasysh faktin se mbledhja e ardhshme e këtij unioni mbahet në Arabinë Saudite, Sulejman bin Abdullah Eba El-Kejl, drejtor i Universitetit Islamik Muhamed bin Se'ud të qytetit të Riadit, është zgjedhur kryetar i ri i Këshillit Administrativ të këtij unioni. Posti i kryetarit të Këshillit Administrativ llogaritet prej tri posteve më të rëndësishme të Unionit të Universiteteve Islamike.

**100-VJEÇARJA SAUDITE VENDIN E PARË NË HIFZ**

Një zonjë 100 vjeç nga Arabia Saudite në provincën El-Beshair (në jug të këtij vendi) ka arritur të zërë vendin e parë në garat për hifzin e Kur'anit që janë zhvilluar të veçanta për femra. Garat për hifzin e Kur'anit, të veçanta për femra, janë zhvilluar në provincën El-Beshair të Arabisë Saudite dhe janë organizuar me kontributin e Shoqatës Bamirëse për Hifzin e Kur'anit në këtë provincë në grupin e hifzit të 10 xhuzave të Kur'anit së bashku me praktikimin e rregullave të texhvidit gjatë leximit të verseteve kuranore, gjatë të cilave kjo zonjë 100 vjeçe arriti të zërë vendin e parë. Kjo zonjë 100 vjeçe, edhe pse është plotësisht analfabete, ka arritur t'u japë përgjigje të sakta të gjitha pyetjeve të shtruara nga komisioni i jurisë. Garat për hifzin dhe texhvidin e Kur'anit të organizuara nga Shoqata Bamirëse për Hifzin e Kur'anit në provincën El-Beshair janë zhvilluar të veçanta për femra në nivel të hifzit të 10 xhuzave të Kur'anit.

**TETËVJEÇARI VENDIN E PARË NË GARAT E HIFZIT**

Garat kur'anore të organizuara nga Shoqata Bamirëse për Hifzin e Kur'anit janë zhvilluar në Mekë, ku morën pjesë 2000 garues. Vendin e parë e zuri një fëmijë i moshës 8 vjeç. Nevaf Ali Galib, kryetar i Shoqatës Bamirëse për Hifzin e Kur'anit të Mekës, lidhur me këtë, tha: "Ky fëmijë është vetëm 8 vjeç dhe ka arritur t'u japë përgjigje të sakta të gjitha pyetjeve rreth hifzit, leximit dhe texhvidit të Kur'anit fisnik, pa bërë asnjë gabim, prandaj arriti të marrë notën 100". Ai shtoi: "Provimi kur'anor i kësaj shoqate është zhvilluar në rajonin e Mekës dhe në këtë provim kanë marrë pjesë 2000 kandidatë nën mbikëqyrjen e kësaj shoqate si dhe zënia e vendit të parë nga ky fëmijë tetëveçar tregon cilësinë e lartë të mësimit të Kur'anit në këtë shoqatë". Nevaf Ali Galip në fund ka thënë: "Në këtë vit rreth 800 nxënës në këtë shoqatë kanë mësuar përmendsh tërë Kur'anin, ndërsa 1500 nxënës të tjerë kanë arritur të mësojnë përmendsh 15 xhuza të Kur'anit.

*(Mr.R.Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | MUAJI I KUR'ANIT | E PËR-GJAKURA | LLOJ BIME BARISHTORE MJEKËSORE | ISHA (LAT.) | SHENJË PIKËSIMI (SH.SHQ.) | PËREMËR PRONOR | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MUAJI I SHTATË HIXHRI | | | | | | | | | | | | | | |
| NJË NGA KUSHTET E ISLAMIT | | | | | | | | | | | | | | |
| E ÇMENDUR, E MARRË | | | | | | | | | | | | | | |
| ENDE | | | | | | EMRI I VULËS SË PROFECISË | | | | | | | | |
| VENDO NË HUNGARI | | | | TERAMETRI / MËSHIRË E ALLAHUT | | | | | | | | | | |
| VENDO NË ASIRI | | | | | UNIONI | | | | | | | | | |
| MISHI I DHËMBËVE | | | | | HIDROGJENI / LIBRI I ZOTIT | | | | | | | | | |
| IRIDI | | | LUMË NË BURMA | | | | | | | | | | | |
| | AMPERI / PJESËTARI I FESË ISLAME | | MONASH UNIVERSITY MALAYSIA / SEKONDA | | | | | | | | | | | |
| METRI | | DËRRASË PLISBËRËSISH / KUSHT PARA FARZIT | | | | | | | | | | | | |
| DY ZANORE | | | EMËR I HUAJ M. / ADHURIMI I ALLAHUT | | | | | | | | | | | |
| REKUIZIT I NJË SPORTI DIMËROR | | | | NORVEGJIA | | MIRATIM | | | | | | | | |
| BANOR I NJË KRAHINE SHQIPTARE | | | | INTERNET PROTOCOL / KËLYYSH LEPURI | | | OKSIGJENI | MAGJISTËR ARTESH | JO NË MES | MBETJE NGA PAGESA, KTHIM | E PASTRUARA | | | NJË NGA KUSHTET E ISLAMIT |
| AI, PAS TË CILIT FALET XHEMATI NË XHAMI | | | | | LATINE / NATRIUMI | | | | | | | ONTOLOGJIA | AZOTI / QYTEZË JONA (PASHQ.) | |
| QYTETI KU NDËRROI JETË PROFETI a.s. | | | | | | | SHFUQIZOVA / FUTBOLLIST BRAZILIAN | | | | | | | |
| STUDIO PIKTORI | | | | | | | | SANIM SHËNDETI / FLORI, DUKAT | | | | | | |
| DRAMË E JOSIP RELËS | | | | | I PËRZEMËRT / ANGSTREMI | | | | | | | ATA / MUAJI | | |
| ITALIA | | I PASUR | | | | | | | EMËR M. ISLAM ME D.M.TH. FISNIK | | | | | |

